


**Ministria e Ambientit dhe Planifikimit Hapësinor**

**Departamenti i Ambientit**

# FJALOR

# FJALËSH DHE SHPREHJESH MJEDISORE





Përgatitur nga Ismet POTERA

Prishtinë, 2002

MINISTRIA E MJEDISIT DHE PLANIFIKIMIT HAPËSINOR
DAPARTAMENTI I MJEDISIT-SEKTORI I EDUKIMIT

# FJALOR
# FJALËSH E SHPREHJESH MJEDISORE
# /SIC.ballina fq.90



**PRISHTINË, 2002**

FJALOR FJALËSH E SHPREHJESH MJEDISORE

Autor: Ismet Potera

Ilustrimi në ballinë: Vehbi Ejupi

Botues: Departamenti i Ambientit-Sektori i Edukimit

Përgatitja komjuterike: Armend Shabani

Shtyp: _________________

## Parathënie

Nevoja për një fjalor me shpjegime për fjalët dhe shprehjet nga lëmi i mjedisit ka qenë e kahershme. Lexuesi kosovar ka nevojë për fjalorë dhe për libra shkencor, sidomos të lëmive të reja. Çështjet dhe problemet mjedisore nuk janë trajtuar dhe nuk kanë pasur trajtim meritor në institucionet dhe në qarqet tjera relevante të shkencës dhe dijes. Derisa mjedisi me të gjitha problemet përcjellëse është trajtuar dhe trajtohet edhe sot në një masë si diç e dorës së dytë, ne sot e kemi këtë gjendje të mjedisit, por edhe të vetëdijes e kulturës mjedisore. Ideja për hartimin e një fjalori të këtillë erdhi nga nevoja për plotësimin e një zbrastësire ekzistuese dhe nevoja për ofrimin e një ndihme të tillë për nxënësit dhe lexuesit si dhe të interesuarit tjerë për këtë lëmi shkencore dhe të dijes. Mungesa e fjalorëve dhe librave shkencor varfëron dijen dhe nuk ndihmon përparimin shkencor. Ky fjalor plotëson vetëm një pjesë të literaturës për problemet e mjedisit. Fjalori nuk ka ndonjë dedikim për lexues-përdorues të veçantë, por do të jetë për të gjithë. Deri më tani në gjuhën shqipe ka munguar një fjalor i tillë. Një fjalor i përkthyer në Tiranë, nuk i përfshinë shumë zëra dhe shprehje mjedisore. Në gjuhët tjera janë botuar shumë fjalorë me shprehje e fjalë mjedisore. Janë botuar fjalorë edhe për probleme më të ngushta mjedisore, si p.sh. ngrohja globale, ndotje e ujit etj. Për hartimin e këtij fjalori i shfrytëzuam të gjithë ata fjalorë që patëm mundësi t'i shfrytëzojmë. Ishte përparësi shfrytëzimi i fjalorëve të ndryshëm nga interneti në gjuhën angleze. Zërat dhe shprehjet janë dhënë në gjuhën shqipe dhe angleze, ndërsa sqarimet vetëm në gjuhë shqipe. Këtë e bëmë me qëllim që të interesuarit shprehjet dhe zërat e këtillë t'i gjejnë në anglishte dhe të zgjerojnë njohuritë lidhur me çështjet mjedisore. Një analizë shterruese i bëmë Fjalorit të Gjuhës së Sotme Shqipe, ku nxorrëm të gjitha fjalët, që menduam se janë të nevojshme për hartimin dhe plotësimin e këtij fjalori. Disa zëra dhe shprehje të futura në fjalor nuk kanë lidhje të drejtpërdrejt me problemet e mjedisit, por ato kanë lidhje të tërthortë dhe shërbejnë për plotësimin e njohurive lidhur ne çështjet mjedisore. Kemi bërë përpjekje që fjalët të përdoren sa më shqip, do të thotë vetëm në rastet kur nuk kemi gjetur fjalë të përshtatshme është përdorur vetëm varianti i huaj. Gjatë përkthimit të termave dhe shprehjeve për mjedisin nga gjuha angleze kemi pasur vështirësi, sepse për shumë terma ishte vështirë të gjenden terma adekuate në shqip. Vëtëm për shprehjen **leachet** në anglisht kishim problem në përkthim. Asnjë fjalor i botuar te ne nuk e sqaron këtë fjalë. Fjala është për lëngun që kullon nga mbeturinat e kalbura dhe që është një ndotës i mjedisit. Ne përdorëm fjalën **llokajë,** e cila më përafërmi i përgjigjet. Në disa anë të Strugës për këtë përdoret fjala **llun/a**, por që nuk e gjetëm në fjalorët shqip. Meq që është botimi i parë i këtij lloji te ne, atëherë edhe vështirësit dhe pengesat, por edhe mangësitë janë të mundshme. Për këtë kisha dëshiruar që ekspertët e lëmive të ndryshme të japin mendimet e tyre dhe me rastin e ndonjë ribotimi të kemi një fjalor të mirëfilltë. Për shumë fjalë dhe shprehje kam bërë konsultime të frytshme me biologë, kimist, fizikanë, gjeograf dhe gjuhëtarë. Me këtë rast të gjithë kolegëve, vendës dhe ndërkombëtar u jam mirënjohës dhe i falënderoj.

Korrik, 2002 Autori
Prishtinë

# A

**Absorbim=Absorbtion:** Thithje e gazeve dhe e avullit nga trupat e ngurtë dhe të lëngët. Në kuptimin mjedisor: Hapësirat e hapura dhe zonat e gjelbëra përbëjnë mikroklima, një prej funksioneve të të cilave është sigurimi i thithjes. Nëpërmjet dukurisë së absorbimit/thithjes, zonat e gjelbëra shndërrojnë dioksidin e karbonit në oksigjen, thithin pluhurin nga ajri dhe e shërbejnë si filter selektiv ndaj rrezatimit. Përthithje.

**Acid=Acid:** Bashkim kimik, zakonisht i lëngshëm, me shije të thartë e me veti gërryese, që përmban hidrogjen dhe që me metalet jep kripëra; tharrtor.

**Acidifikim/acidim/oksidim=Acidifikation:** Humbje e vazhdueshme e aftësisë për të asnjëanësuar prurjet acide, që shfaqet me zvogëlim të alkalinitetit dhe me rritje të përqëndrimit të joneve hidrogjen (p.sh.zvogëlimi i pH të ujërave ose të tokës si rrjedhojë e rritjes së prurjeve të anioneve acide, si psh. të jonit të sulfatit).

**Aciditet=Acidity:** Thartirë, thartinë, thartësi.

**Acid aerosol=Acid aerosol:** Lëng acidik ose grimca të imta të ngritura në ajër me përqëndrim të lartë. Iritojnë mushkëritë dhe ndikon në organet e frymëmarrjes dhe astmës.

**Administrimi i mbetjeve=Waste management:** Të gjitha masat për shmangien e mbetjeve, grumbullimin, transportimin, ruajtjen, trajtimin pa rrezik, riciklimin, rishfrytëzimin, ripërdorimin dhe asgjësimin përfundimtar e të sigurtë të të gjitha llojeve të mbetjeve, duke marrë në konsideratë aspektet mjedisore dhe ekonomike.

**Administrimi i burimeve natyrore=Natural resurce management:** Administrimi i harmonizuar dhe i integruar i burimeve natyrore përmes masave dhe aktiviteteve të përdorimit, mbrojtjes ndryshimit dhe pakësimit të konfliktit. Administrimi i përdorimit njerëzor të burimeve natyrore mbi bazën e përdorimit të qëndrueshëm për brezat e tanishëm e të ardhshëm të jetës njerëzore, bimore dhe shtazore.

**Administrim i hedhurinave të ngurta=Solid waste management:** Trajtim i mbikëqyrur i materialeve hedhurinë që nga burimi i krijimit (përmes proceseve të regjenerimit) deri në asgjësim.

**Administrim i duhur/kujdestari=Stewardship:** Përdorim dhe menaxhim i mençur i mjedisit dhe burimeve të tij, në lidhje me njohjen e lidhjeve jetësore dhe përgjegjësive për mjedisin dhe brezat e ardhshëm të të gjitha formave të jetës. Administrimi i duhur nënkupton që njerëzimi të respektojë, kujdeset dhe të ruaj mjedisin për të tashmen e të ardhmen, përmes përpjekjeve dhe përgjegjësive individuale dhe kolektive.

**Administrim i mjedisit=Environmental management:** Masa dhe kontrolle të ndryshme ndërkombëtare, shtetërore dhe lokale të cilat synojnë ruajtjen e mjedisit, përdorimin racional e të qëndrueshëm të burimeve natyrore, optimizimin e ndërlidhjeve midis shoqërisë dhe mjedisit dhe përmirësimin e mirëqenies së njerëzve për brezat e tanishëm e të ardhshëm.

**Administrim i integruar i mjedisit=Integrated Environmental Management:** Filozofi që mbështet një kod praktik për të siguruar që konsideratat mjedisore të integrohen në stadet e procesit të zhvillimit, me qëllim qëtë arrihet në një ekuilibër i dëshirueshëm midis konservimit dhe zhvillimit.

**Administrim i integruar i mbetjeve=Integrated waste management:** Përdorimi i një sër praktikash për trajtimin e mbetjeve të ngurta urbane. Ai mund të përfshijë pakësimin që në burim, riciklim, djegien dhe depozitimin.

**Administrim i përgjithshëm i mjedisit=General administration of the environment:** Çdo aktivitet i përcaktuar i cili i referohet mbështetjes së përgjithshme të vendimeve të marra në kontekstin e aktiviteteve të mbrojtjes së mjedisit, qoftë prej organizatave qeveritare dhe atyre joqeveritare.

**Aerobe=Aerob:** Mikroorganizma që jetojnë e zhvillohen vetëm në prani të oksigjenit të lirë.

**Aerosol=Aerosol:** Pezulli e grimcave të lëngëta a të ngurta në një mjedis të gaztë. Këtu bëjnë pjesë pluhurat mikroskopike, lëngjet, kemikalet, pluhuri i polenit, bakteret dhe viruset. Sasia e këtyre aerosoleve varet nga zhvillimi dhe dendësia e qarkullimit të automjeteve në trafik. Sidomos sasia e plumbit.

**Aftësi asimiluese=Assimilative capacity:** Aftësia e një trupi ujor natyror për të pritur ujëra ta ndotura ose materiale toksike pa efekte të dëmshme në të dhe pa dëmtime të jetës ujore ose qenieve që konsumojnë ujë.

**Agrobiologjia=Agrobiology: S**hkenca që merret me ligjet e përgjithshme biologjike, të cilat veprojnë në rritjen e bimëve e të kafshëve të dobishme për bujqësinë e për blegtorinë.

**Agrosferë=Agrosphere**: Pjesë e biosferës, në të cilën njeriu organizon prodhimin e ushqimit.

**Agrobotanikë=Agrobotanic**: Shkenca që merret me studimin e vetive morfologjike e fiziologjike të kulturave bimore.

**Agroekosistem=Agroecosystem:** Tokë që përdoret për mbjelljet, kullota dhe bagëti; pjesë e afërt e tokës e pakultivuar, në të cilën rritën bimësi tjera dhe gjallesa; dhe ndërvarshmëria e shoqëruese, shtresat e dheut, ujërave nëntokësor dhe rrjetit të kullimit.

**Agrofond=Agrophound:** Tërësia e masave agroteknike, që zbatohen në një tokë bujqësore dhe që përcaktojnë gjendjen e aftësitë prodhuese të saj.

**Agrokimi=Agrochimi:** Shkenca që studion përbërjen kimike të tokave dhe shfrytëzimin e lëndëve kimike për rritjen dhe mbrojtjen e bimëve.

**Agromelioracion=Agromelioration:** Përmirësim; kultivimi dhe përmirësimi i tokës së punës, duke e punuar dhe duke e pasuruar me plehra kimike e natyrore për ta bërë më të plleshme.

**Agrozooteknikë=Agrozootecnic:** tërësia e njohurive shkencore dhe e rregullave, që duhen zbatuar për rritjen e bimëve bujqësore dhe të kafshëve të dobishme.

**Ajër/ -ajri=Air:** 1. Gaz i tejdukshëm, që mbështjell Tokën dhe që përbëhet kryesisht nga azoti dhe oksigjeni; 2. hapësirë e lirë që shtrihet mbi tokë.

**Ajër i brendshëm=Indoor Air:** Ajri që thithet brenda një strukture të banueshme.

**Ajrim-i/ajrosja=Aeration:** Proces i cili nxit shpërbërjen biologjike të lëndës organike në ujë, nëpërmjet ajrimit. Procesi mund të jetë pasiv (kur mbetjet janë të ekspozuara ndaj ajrit) ose aktiv (kur një mjet përzierës apo notues fut ajër).

**Ajri i ambientit=Ambient Air:** Çdo pjesë e pakufizuar e ajrit, ajri rrethues.

**Ajrim i ujit i ujit=Water aeration:** Përpunimi me ajër i ujërave për nevoja komunale e teknike. Kryhet duke shpërndarë ujin në ajër ose duke gurgulluar ajër brenda ujit; përodret për të larguar prej ujit gazet e tretura, kripërat e hekurit si dhe në proceset biokimike (siguron furnizimin me oksigjen të baktereve aerobe gjatë pëstrimit të ujërave të shkarkuara) etj.

**Aklimatesë=Naturalization**: f. (lat. Acclimatisatio) përshtatje klimës në një mjedis të ri, të mësuarit me një klimë; përshtatje kushteve të reja klimatike.

**Aktiometri=Actiometry**: Degë e meteorologjisë që merret me energjinë e Diellit në atmosferë; 2. degë e astrofizikës, që merret me rrezatimin e përgjithshëm të trupave qiellor në kufirin më të lartë të atmospheres; aktiometër-vegël për matjen e këtyre rrezeve.

**Aksident/ndodhi/ ekologjik=Ecological incident:** Ndodhje ose aktivitet i pakontrolluar, që është shkaktuar nga veprime ose veprime të pakujdesshme e materieve të rrezikshme në prodhimtari, përdorim, qarkullim, transport, deponim dhe ruajtje, të cilat sjellin kërcënim për jetën e njeriut dhe shëndetin publik, shkatërrimin apo degradimin e mjedisit, dëmtimin e mjedisit apo çrregullimin krititik të mjedisit.

**Aktivitet karakteristik për mbrojtjen e mjedisit=Characteristic Environmental protection Activity**: Çdo aktivitet parësor ose dytësor i kryer nga njësitë e prodhimit të specializuar në mbrojtjen e mjedisit ose një aktivitet suplementar i aktiviteteve parësore e dytësore, të cilat janë të lidhura me mbrojtjen e mjedsisit. Rezultatet e aktiviteteve karakteristike të mbrojtjes së mjedisit quhen "shërbime karakteristike".

**Akumulim biologjik=Bioaccumulation:** Procesi me anën e të cilit substancat kimike akumulohen direkt nga organizmat ujore ose përmes konsumit të ushqimit, i cili përmban kimikate që bioakumulohen.

**Aldehid-kroton: Aldehid croton(?)**: [$CH_3CH=CHCHO$]: Është përbërës i gazit të liruar nga makinat; në atmosferë reagon me oksidin e azotit dhe ozonin nën ndikimin e rrezeve UV. Iritues i fortë i lëkurës dhe syve dhe alergjen. (lotsjellës). Është mjaftë toksik gjatë inhalimit dhe kontaktit me lekurën./prekjes/

**Alergjen =Allergen:** Substancë që shkakton reakcione alergjike tek individët e ndieshëm.

**Algë=Alga**: Leshterik; bimë e thjeshtë, zakonisht e gjelbër e me forma të ndryshme, që nuk ka ndarje në kërcell, gjethe e rrënjë dhe që rritet në vendet me ujë. Organizma që përmbajnë klorofil e që ndodhen si në ujin e kripur, ashtu edhe në ujin e ëmbël; nuk kanë lule ose farëra, por riprodhohen me spore njëqelizore. Ndryshojnë përsa i përket madhësisë nga qeliza të vetme deri në alge gjigante, që arrijnë mbi 3,5 metra gjatësi. Janë katër llojesh: të murrme, të kuqe, të gjelbra dhe të gjelbra në të kaltra. Alget përdoren si shtesa ushqimore, si ushqim për kafshët, si burim jodi etj. ato përmbajnë lëndë të ndryshme minerale, vitamina, proteina dhe aminoacide të pazëvendësueshme. *Alget e gjelbra në të kaltra ndotin ujin dhe janë helmuese për peshqit dhe kafshët e tjera të ujit*.

**Alkal=Alkal:** Lëndë e tretshme në ujë, me veti të ngjashme me ato të sodës a të potasit, që del nga bashkimi i kripës me acid dhe që gjendet edhe në hirin e bimëve të djegura.

**Alkalinitet=Alkalinity**: Kapaciteti i bazave që të neutralizojë acidet, duke vepruar me jone hidroksile. Për shembull gëlqerja ndihmon zvoglimin e aciditetit të ujit në liqej etj.

**Alumin=Aluminium:** Metal, i cili është toksik për drunjë dhe për peshq.

**Aluvion=Alluvion**: Balta, zalli, rëra etj. që sjellin lumenjtë e përrenjtë dhe e lënë gjatë rrjedhës së tyre; shqip: lyshtër, lymërishtë.

**Ambalazh=Coverin, package:** Material i ndryshëm, që përdoret për të mbështjellë mallra që të mos dëmtohen dhe që të ruhen nga prishja. Shpesh ky ambalazh është ndotës për mjedisin nëse hedhet kudo.

**Ambientalizëm=Activited to change the envirnment:** Pjesmarrja aktive në përpjekjet për zgjidhjen e problemeve të ndotjes së mjedisit dhe të resurseve.

**Ambient=Environment**: 1. Tërësia e kushteve natyrore, në të cilat jeton e zhvillohet njeriu ose një qenie e gjallë; mjedis; Tërësia e të gjitha kushteve të jashtme që ndikojnë në jetën, zhvillimin dhe mbijetesën e një organizmi; 2. kushtet shoqërore, në të cilat jeton e vepron njeriu; mjedis; 3. dhomë a pjesë ndërtese ose hapësira rreth saj, që shërben për një punë a veprimtari.

**Ambientim=Enure, teach: P**ërshtatje në një mjedis, të përshtaturit në një mjedis-ambient.

**Ambientoj=Enure, teach: M**ësoj, e bëj të mësohet në një mjedis, e bëj t'u përshtatet kushteve të jetës në një mjedis.

**Amoniak=Amonia:**, Gaz pa ngjyrë, me erë të keqe e të fortë, i cili del nga bashkimi i azotit me hidrogjenin; tretësira e këtij gazi në ujë. Ekspozimi për një kohë të shkurtër ndaj amoniakut me gradacion më të ulët shkakton iritime të hundës dhe të grykës. Trajtë e thjeshtë e përbërjeve me azot që formohet kryesisht në ujërat e shkarkimeve. Në disa rrethana mund të jetë helmues për peshqit, si edhe është një burim azoti për bimët dhe algat.

**Anaerob=Anaerobic:** Bakterie që zhvillohen në mungesë të plotë ose të pjesërishme të ajrit/oksigjenit.

**Analiza e ciklit të jetës=Life cycle analyses:** Metodë e përdorur për të përcaktuar sasinë e ngarkesës së një produkti, procesi apo aktiviteti mbi bazën e një inventarizimi të factorëve mjedisorë, që nga nxjerrja e lendëve të para, deri në asgjësimin e tyre përfundimtar (ose ripërdorimi apo riciklimi i tyre). Ndikimet në shëndetin në punë dhe factorët mjedisor përfshijnë lëndët e para, energjinë dhe shkarkimet në ajër dhe ujë.

**Anilinë=Aniline:** Lëngë i helmët, i pangjyrë dhe me erë të keqe, që nxirret nga katrani dhe që përdoret për përgatitjen e bojërave, të barnave etj.

**Antibiotik =Antibiotic:**, Lëndë kimike, që nxirret nga disa kërpudha , e cila ka vetinë të mbytë një varg mikrobesh e bakteresh ose të ndërpresë zhvillimin e tyre dhe përdoret si bar mjekues.

**Antropogjen=Antropogen:** I prodhuar si rrjedhojë e vprimtarive njerëzore.

**Aplikimi në tokë=Land Application:** Shkarkimi i ujërave të ndotura në tokë për trajtim ose ripërdorim.

**Areal=Realm:** 1. Vend, anë, zonë e përhapjes natyrore të një grupi të caktuar bimësh a kafshësh.

**Arsenik=Arsenic:** Element kimik i fortë, me ngjyrë të përhimtë e me shkëlqim metalik dhe me veti helmuese, që gjendet në natyrë në shumë minerale. Përdoret në bujqësi, mjekësi e farmaci, si pesticid.

**Aromë=Aroma:** Erë e këndshme, erë e mirë që lëshojnë lulet e disa lëndë, amësim.

**Aromatik=Aromatic**: Lloj hidrokarburi, si benzen ose toluen, me një strukturë unazore. Aromatikët shpesh i shtohen gasolinit që të rris sasinë e oktanit. Disa aromatik janë toksik.

**Arsimim mjedisor=Environmental schooling:** Shpërndarja dhe marrja e njohurive mjedisore, që janë të lidhur me problemet e mjedisit në përgjithësi. (I)
II.Në kuptimin e ngushtë është aftësimi profesional, përsosja dhe aftësimi i profesionistëve në lëmin e ekologjisë dhe shkencave të përafërta dhe disiplinave shkencore. Në kuptimin e gjërë arsimimi ekologjik është sinonim i arsimimit për mjedisin jetësor.

**Asbest=Asbest**: Mineral i përbër prej fijesh të holla, që i qëndron shumë veprimit të nxehtësisë e të acideve, që nuk e përçon rrymën elektrike dhe që përdoret gjerësisht në industri e në ndërtim. Është ndotës i ujit e ajrit dhe kur thithet është kancerogjen.

**Asfalt=Asphalt:** Lloj rrëshire e zezë, që ndodhet në natyrë në gjendje të ngurtë; serë. Ose përzierje bitumi me çakëll të imët, me të cilin shtrohen rrugët.

**Asfiksi=Asphyxia**: Vështirësim ose ndalim i frymëmarrjes nga mungesa e ajrit me oksigjen.

**Asgjësim nëntoke=Underground disposal**: Depozitim i përkohshëm apo asgjësim përfundimtar i mbetjeve të rrezikshme në tokë sipas kritereve specifike gjeologjike e teknike.

**Asociacioni ekologjik=Ecologykal association/union:** Bashkime komplekse të cilat zhvillohen në varshmëri me lëvizjen/luhatjen e faktorëve kryesor të mjedisit dhe paraqet nënnjesinë kryesore brenda mbretërise biotike.

**Astmë=Asthma:** Sëmundje që shfaqet me zënien e frymës herë pas here, për shkak të çrregullimeve të bronkeve, të zemrës ose për shkaqe të tjera; shpirrë, gulçim. Zakonisht shkaktohet si pasojë e ndotjes së ajrit.

**Atdhe=Fatherland, country:** Vendi ku lind e zhvillohet diçka për herë të parë, vendi prej nga buron a vjen diçka; vend i përshtatshëm për lulëzimin e diçkaje.

**Atmosferë=Atmosphere:** 1. Masë ajri që mbështjellë Tokën dhe disa trupa tjerë qiellorë. 2. Ajri i një vendi, ajri që thithim në hapësirë. 3. njësi matëse e trysnisë së gazeve dhe të lëngjeve, e barabartë me trysninë e një kilogrami në një sipërfaqe prej një centimetri katror.

**Autotrofi=Autotrofic:** "Vetëushqim", aftësi e disa organizmave që të krijojnë vetë ushqimin nga materiet joorganike në mjedisin ku jetojnë duke e shfrytëzuar ndonjë burim të jashtëm të energjisë, si për shembull dritën.

**Avull=Vapor, steam:** 1. Gaz që del nga uji kur nxehet shumë; gaz që formohet nga disa lëndë kur valojnë.
2. Mjegull e hollë, e cila formohet nga pikla uji shumë të vogla, që ngrihen nga trupa të lagësht, nga toka etj.
3. valë e nxehtë ajri të lagësht; ajër i nxehtë që vjen nga trupat me temperaturë të lartë.

**Avullim=Evaporation**: Proces gjatë të cilit lëngjet, nën ndikimin e temperaturës së lartë, kalojnë në gaze. Disa nga këto gaze janë të dëmshme për shëndetin e njeriut, bimëve etj. Avullimi që bëhet nga bimët quhet *djersitje, djersë*. Ndërsa avullimi nga akulli quhet *sublimim-sublimacion,* shndërrim nga një gjendje agregate në një tjetër

**Avullmatës=Apparatus that measures...**: Aparat për matjen e sasisë së avullit që prodhohet ose që kalon nëpër gypa.

**Axhenda 21=Agende 21:** Është gjithçka, e cila lejon rritjen e mirëqenies pa shkatërruar mjedisin. Ajo është një Plan Aksioni i rënë dakord mes 179 vendeve në Samitin e Tokës në Rio që të njohin nevojat për ndërmarrjen e aksioneve për mbrojtjen e mjedisit.

**Azot=Nitrogenium**: Element kimik, gaz pa ngjyrë e pa erë, që përbën pjesën më të madhe të ajrit; nitrogjen. Simboli N.

**Azotemi=Azotemia, uremia:** Sëmundje që shkaktohet nga sasi e madhe e azotit në gjak, prani e tepërt në gjak e përbërjeve të azotit.

# B

**Baktere=Bacteria:** Organizma të gjallë mikroskopike, të cilat mund të ndihmojnë në pakësimin e ndotjes, duke metabolizuar lëndën organike në ujërat e zeza, derdhjet e naftës ose ndotës të tjerë. Megjithat, bakteriet në tokë, ujë dhe ajër mund të shkaktojnë edhe probleme te njerëzit, kafshët dhe bimët. Mikroorganizma të cilat shpesh përbëhen nga një qelizë e vetme dhe mund të kenë trajtë purteke të drejtë ose të lakuar (bacile), sferike (koke) ose me strukturë të përdredhur (spirale). Nga ana kimike janë janë të përbëra kryesisht prej proteinash dhe acidesh nukleike. Bakteret patogjene janë organizma infektive që shkaktojnë sëmundje të tilla si pneumonia, tuberkulozi, sifilizi dhe tifoja. Shpeshherë bakteret ndahen në grampozitive dhe gramnegative. Në shumë raste prishja e ushqimeve shkaktohet nga kontaminimi mikrobik. Por ka edhe shumë lloje të dobishme bakteresh, p.sh. bakteret e florës normale të zorrëve, të cilat ndihmojnë në shkëmbimin e lëndëve. Bakteret shfrytëzohen për qëllime të ndryshme, si në: 1. Proceset e tharmëtimit, për prodhimin e alkoolit, verës, birrës (majatë), kosit, turshive dhe të antibiotikëve (myket). 2.Fiksimin e azotit atmosferik në tokë. 3. prodhimin e proteinave nga hidrokarburet parafinike (nafta). 4. pastrimin e ujërave të zeza. 5. reaksionin me materialet mbeturina (pluhurat e qymyrgurit dhe çimentos), për të përftuar lëndë ushqyese për bimët (plehra kimike). Reaksionin me celulozën për të përftuar biopolimerë dhe produkte ushqimore të pasura me proteina. 7. Fundërrimin dhe përqëndrimin e uranit dhe të disa metaleve të tjera nga mineralet prej të cilave ato përfitohen, gjë që arrihet nga zhvillimi i baktereve në materiale organike si lignina dhe celuloza etj.



**Bakteret aerobe=Bactere airob?**: Baktere që zhvillohen në prani të oksigjenit dhe që bëjnë mineralizimin e lëndëve organike, p.sh. bakteret nitrfikuese shndërrojnë azotin e proteinave në nitrate. Shfrytëzohen për pastrimin e ujërave të kanaleve. Por bakteret aerobe shkaktojnë edhe oksidimin e disa lëndëve organike, p.sh. bakteret acetike.

**Baktere anaerobe=Anaerob bactere?**: Baktere që zhvillohen në mungesë të oksigjenit dhe që bëjnë shpërbërjen e lëndëve organike, p.sh. bakteret e kalbëzimit, bakteret laktike, bakteret butirike etj.

**Bakteriet koliforme=Coli bactere:** Bakterie që zakonisht jetojnë në traktin e zorrëve sidomos koloni. Prania e bakterieve koliforme, sidomos Escherichia coli, është tregues i ndotjes së ujit nga fekaliet. Testi koliform përdoret për analizat biologjike të ujit, gjendjen e tij bakteriologjike.

**Baltinë= Mires/muddy ground:** Fazë tranzite midis tokës dhe ujit, duke përfshirë tokat torfe të sheshta apo të ngritura. Në vartësi të nivelimit, ato përmbyten pak a shumë

rregullisht. Në gjendje të papërmbytur, toka është e lagët dhe e sfungjertë. Bimësia përbëhet kryesisht prej myshqeve dhe lëndëve tjera bimore të kalbura.

**Barazia/drejtësia mjedisore=Environmental equity/justice**: Mbrojtje e barabartë prej rreziqeve mjedisore e të gjithë individëve, grupeve ose komuniteteve, pavarësisht nga raca, kombësia ose gjendja ekonomike. Kjo i referohet zhvillimit, zbatimit të ligjeve, rregulloreve e politikave për mjedisin dhe nënkupton që asnjë populate njerëzish nuk do të detyrohet të përkrahë një ndarje jo proporcionale të ndikimeve nagative mbi mjedis.

**Barishte=Herbaceous plants:** Çdo bimë pa kërcell a me kërcell që nuk drunjëzohet, me gjethe të blerta në trajta të ndryshme, e cila rritet vet ose mbillet si perime, bimë barishtore; gjethet ose pjesët e njoma të këtyre bimëve, që përdoren për ushqim, perime të gjelbra.

**Basen lumi=River basin:** Zona tokësore e përftuar nga kullimi/tharja e një lumi ose degëve të tij.

**Bataku=Slush:** Vend me ujë të ndenjur e me baltë, që ka zakonisht edhe lëmishte të kalbura; lerë, llucë.

**Bekerel=Bacerel**: Njësi standarde e radioaktivitetit të një substance që shpërtanësohet me shpejtësinë prej një shpërtanësimi radioaktiv në sekondë.

**Benzinë=Petrol:** Lëng i hollë e pa ngjyrë, me erë të fortë, i avullueshëm, i cili nxirret nga nafta, ndizet shpejt dhe përdoret për motorë, në industri etj. Djegia e tij ndotë ajrin.

**Benzol=Benzene:** Lëngë i hollë e pa ngjyrë, me një erë të lehtë, i cili nxirret nga nafta, avullon e ndizet më shpejt se benzina dhe përdoret për disa lloje motorësh, për prodhimin e lëndëve ngjyrosëse, të lëndëve shpërthyese, të disa barnave etj.

**Bimë=Plant:** Dru, shkurre, barishte, lule, kërpudhë a qenie tjetër e këtij lloji, që mbin, rritet e jeton zakinisht e ngulur në një vend, që e merr ushqimin nga toka dhe nga ajri me rrënjë e me gjethe dhe që shumëzohet me fara ose me lastarë.

**Bimësi=Vegetations, flora:** Tërësia e bimëve që rriten në një vend; bimët që rriten mbi tokë a në ujë, bota e bimëve.

**Bimësi skajore=Marginal vegetation:** Bimësi e cila zhvillohet në kryqëzimin e dy habiteteve të ndryshme dhe përmban kombinimin e dallueshëm të specieve, p.sh. anë pylli, breg lumi ettj.

**Bimëtore=Herbarium**: Koleksion bimësh të thara për qëllime studimi, herbarium.

**Bioakumulim=Bioaccumulation:** Bioakumulimi ka të bëjë me raportin ndërmjet përqëndrimit të një përbërjeje kimike në organizëm dhe përqëndrimit të saj në mjedis. Përbërja akumulohet sa herë që futet në organizëm dhe depozitohet më shpejt sesa transformohet në përbërje të tjera (metabolizohet) apo ekskretohet (ndahet/veçohet). Kur përbërja kalon përgjatë zinxhirit ushqimor (p.sh. nga planktoni i prekur nga ndotja te peshqit e vegjelë, në peshqit e mëdhenj e më pas te njerëzit), ai mund të bëhet gjithnjë e më i përqëndruar, duke sjellë pasoja toksike në organizmin bartës. Disa ndotës të qëndrueshëm që bioakumulohen janë metalet e rënda, si merkuri e plumbi dhe organokloruret. Kuptimi i procesit dinamik të bioakumulimit është shumë i rëndësishëm për mbrojtjen e njerëzve dhe organizmave të tjerë nga ekspozimi ndaj kimikateve të rrezikshme, çka është kthyer në një aspekt të rëndësishëm në rregulloren për kimikatet.

**Biomasë=Biomass:** Masa ose sasia e përgjithshme e organizmave të gjalla në një zonë ose vëllim të caktuar.

**Biodegradueshm =Biodegradable:** Të afta për t'u dekompozuar në kushte natyrore. Shpërbërja e një lënde prej mikroorganizmave.

**Biodiverzitet=Biodiversity:** Llojshmëria dhe llojllojshmëria midis organizmave të gjalla dhe komplekseve ekologjike në të cilat ndeshen. Shumëllojshmëria mund të përkufizphet si një numër gjërash të ndryshme me frekuencën e tyre relative, të cilat organizohen në nivele të shumta, nga ekosistemet e plota në strukturat biokimike që përbëjnë bazën molekulare të trashigimisë. Termi përmbledh ekosisteme, specie dhe gjene të ndryshme.

**Biopërqëndrim=Bioconcentration:** Proces me anë të të cilit, një substancë akumulohet nga n jë organizëm ujorë direkt nga që përmban kimikatet bioakumuluese.

**Biosferë=Biosphere:** Pjesa e planetit të tokës dhe atmosferës së tij, e cila mbështet jetën.

**Biotë=Biota:** Jeta bimore e shtazore e një rajoni të caktuar.

**Bioteknologji=Bioteknology:** Teknikat të cilat përdorin organizmat e gjalla apo pjesë të tyre për të prodhuar një sërë produktesh (nga ilaçet deri te enzimat industriale) për të përmirësuar bimët dhe kafshët ose për të zhvilluar mikro-organizma për heqjen e toksicitetit nga trupat ujore për të vepruar si pesticide.

**Biotop=Biotop:** Habitat që është i njëtrajtshëm për nga kushtet e tij kryesore të klimës, të tokës dhe biotike (të gjalla ose me prejardhje biologjike).

**Bjeshkë=Highland pasture:** Mal i lartë i pasur me bimësi. Shfrytëzohet për kullota verore.

**Blacë=Bramble thicket:** Vend me shkurre e driza të dendura e të pakapërcyeshme; pyll i ulët me shumë ferra e driza; Korije me therra.

**Blegtori=Stock farming:** Degë e ekonomisë bujqësore, që merret me rritjen e mbarështimin e bagëtisë; tërësia e dijeve dhe përvoja për rritjen dhe përmirësimin e bagëtisë së imët e të trashë.

**Blerinë=Meadowland:** Vend i mbuluar me bar e bimësi të blertë, lëndinë.

**Bleron=Sprout:** Mbin bari i i njomë, dalin gjethet e blerta; vishet me bimësi të blertë, mbulohet me bar e me gjethe të blerta, gjelbëron.

**Bliri = Linden:** Dru me trup të lartë e të drejtë, me gjethe si zemër e të dhëmbëzuara anës, me lule të verdha të mbledhura në tufë dhe me erë të mirë. Dru që pëlqehet shumë nga njeriu. Çaji i përgatitur nga lulet e tij është shërues. I përhapur shumë në Kosovë.

**Blozë=Smut**: Karbon, amorf, pluhur i zi shumë i imët, produkt i djegies jo të plotë ose i shpërbërjes së lëndëve organike që përmbajnë shumë karbon. Kur bloza përftohet prej gazit natyror, ajo quhet blozë gazi, ndërsa kur prodhohet nga djegia jo e plotë e hidrokarbureve (mazut, vajra të rënda nafte, antracen etj.) quhet blozë e llambave. Bloza përdoret si mbushës në prodhimin e gomave të forta, si pigment i zi në bojërat poligrafike e të llojeve të tjera, në përgatitjen e elektrodave etj.

**Bokë=Rocky land:** Kodër e vogël ose bregore pa bimësi e plotë gurë; shpat mali i pjerrët i zhveshur; tokë gurishtë; bokërimë, plotë gurë; tokë jopjellore.

**Bonifikim=Bonifico; land reclamation:** Përmirësim i kushteve natyrore të tokave bujqësore, që janë në gjendje të keqe, duke hapur kanale për ujitje ose për kullim, me qëllim që të shtohet prodhimtaria e tyre; thaj një kënetë a një tokë moçalore për ta bërë të punueshme.

**Botanikë= Botanic:** Që ka të bëjë me bimët dhe studimin e tyre; shkenca që studjon bimët.

**Botinë=Wetlands:** Vend i lagësht, tokë me baltë, moçalishte.

**Bredhi=Fir:** Dru halor për herë i gjelbër, me kurorë me majë, që lëshon boçe të gjata dhe që përdoret më shumë për mobilje. Dru shumë ekologjik, pastrues ajri..

**Breza amortizues/neutralizues=Buffer strips:** Breza me barë ose bimësi tjetër rezistente ndaj erozionit midis ose poshtë brezave ose fushave të kultivuara.

**Breza të gjelbër=Greenbelts:** Hapësira të ruajtura midis zonave të urbanizuara, në të cilat ndalohet ose kufizohet ndërtimi i shtëpive dhe ndërtesave të hapura.

**Briket=Briquette**: Letra e gazetave, pakove, tallashi etj., imtësohet, laget dhe futet në kallupe. Thahet 10-12 ditë dhe pastaj shfrytëzohet për ngrohje (djegie)-si ngrohje alternative. Jep energji sikurse druri.

**Brom=Bromine:** Element kimik, jometal, i lëngshëm, i rëndë e helmues, avujt e të cilit kanë ngjyrë të mbyllët dhe erë të fortë e të rëndë.

**Brucelozë =Brucellosis:** Sëmundje ngjitëse e bagëtisë së imët, e gjedhit dhe e derrave, që shkaktohet nga disa baktere dhe që nëpërmjet kafshëve u ngjitet edhe njerëzve.

**Burim i lëvizshëm=Mobile source**: Çdo pikë jo stacionare e ndotjes së ajrit, si makinat, kamionët, motorët, autobusët, avionët, lokomotivat etj.

**Burimet e ndotjes së ajrit=Resources of air pollution**: Ajri ndotet nga burimet natyrore dhe antropogjene. Burimet natyrore të ndotjes janë: pluhurat natyrore, zjarret, erupcionet e vullkaneve, polenet, etj. Burimet më të forta antropogjenike të ndotjes së ajrit janë prosesi i djegies së karburanteve fosile (qymyri, nafta) në komunikacion (60%), në industi (16%), termoelektrana (14%), ngrohja (5,6%) dhe djegia e mbeturinave. Në vende të ndryshme, ndryshon edhe shkalla e ndotjes së këtyre ndotësve.

**Burimet natyrore=Natural resources:** Një veti ose element i një mjedisi natyror me vlera për t'i shërbyer nevojave të njeriut, p.sh. toka, uji, jeta bimore, jeta e egër etj. Disa burime natyrore kanë vlera ekonomike (lënda drusore), ndërsa të tjerat kanë vlerë "joekonomike" (bukuritë pejsazhike).

**Burime natyrore të paregjenerueshme= Nature protection area:** Burime që nuk kanë aftësinë e përjetësimit e të rigjenerimit të vetëvetes, p.sh. qymyri, nafta dhe mineralet tjera. Një burim jo i gjall në rezerva të fundme, i cili nuk mund të zëvendësohet.

**Burim=Non-point source**: Burime ndotje të përhapura, d.m.th. pa një pike origjine ose të pa futura në një rrymë marrëse. Ndotësit zakonisht transportohen prej tokës nga uji i shirave. Burime të tilla të zakonshme janë bujqësia, pyjet, minierat, zhvillimi urban, ndërtimet, digat, kanalet, asgjësimi i mbetjeve në tokë, kripëzimi i tokës dhe rrugët e qytetit.

**Burime pikësore të ndotjes=Point source of pollution:** Një burim antropogjen i shkarkimeve, i cili nga pikëpamja praktike ndodhet në një pikë të identifikuar në hapësirë. Termi mbulon burime të tilla si impiante të trajtimit të ujërave të zeza, impiante energjie, instalime të tjera industriale dhe ndërtesa ose prona të ngjashme me një shtrirje të vogël hapësinore.

**Burime të përbashkëta=Shared resources:** Ekosisteme dhe specie që ndahen nga dy ose më shumë shtete, përfshirë speciet që lëvizin nga një vend (juridiksion i një vendi) në tjetrin. Ekosisteme dhe specie që varen nga ose ndikohen prej ngjarjeve në një shtet tjetër, p.sh basenet e një lumi ndërkombëtar, peshqit, speciet shtegëtare.

**Burim stacionar=Stationary source:** Një prodhues i fiksuar ndotje në një zonë, kryesisht impiante energjie dhe të tjera të cilat përdorin proceset e djegies dhe përpunime të tjera industriale.

**Burim i shkarkimit=Emission source:** Një burim prej të cilit, ndotësit, rrezatimi, zhurma, erërat ose dridhjet çlirohen në mjedis. Mund të jetë burim i palëvizshëm/ i përhershëm (impiant industrial, instalime tregtare, sisteme ngrohje) ose i lëvizshëm (automjetet).

**Burime të ripërtëritshme të energjisë= Renewable energy sources:** Burime energjie të cilat nuk përdorin rezerva fosile lëndësh djegëse dhe riplotësohen vazhdimisht, p.sh energjia diellore. Në qoftë se përdoren në mënyrë konstante këto burime energjie të ofruara nga natyra, mund të përballojnë më shumë se dy herë konsumin aktual të energjisë primare dhe mund të regjenerohen përmes ndërhyrjes së njeriut. Ato janë energjia diellore dhe e erës, hidrocentralet, biogazi, centralet e ndërtuar mbi baticë-zbaticës.

**Butinë=Snowball**: Gjini shkurresh a drurësh me gjethe rënëse ose të qëndrueshme, me lule të vogla zakonisht të bardha, që bëjnë kokrra të kuqe a të zeza, me një fare brenda dhe që mbillen për zbukurim. Parqe dhe rrethoja të gjelbëra zbukuruese. Mbrojnë ngë zhurma e pluhuri.

# C

**Celulozë=celluloze:** Lëndë e fortë, e patretshme, që nxirret nga përpunimi kimik i drurit dhe përdoret për prodhimin e letrës, të mëndafshit artificial, të lëndëve shpërthyese etj.

**Cem=Cool and clear mountain brook:** Përrua malor me ujë shumë të ftohtë e të kulluar. Uji i pastër, ende i pandotur.

**Cikli hidrogjeologjik=Hydrogeological cycle:** Procesi natyror i riciklimit të ujit nga atmosfera poshtë ose përmes tokës dhe përsëri në atmosferë. Qarkullimi i ujit në natyrë.

**Cilësia e jetës=Quality of life:** Një koncept subjektiv që karakterizon masën e një shkalle së cilës një shoqëri e caktuar i ofron mundësi efektive për kombinimin e përbërsve fizikë, shoqërore dhe kulturore në mjedisin tërësor. Një koncept i gjërë e gjithëpërfshirës, i cili i refereohet vetive të cilësisë të të gjitha aspekteve të mjedisit dhe jetës së secilit.

**Ciklamin=Cyklamen:** Bimë barishtore zbukuruese, me gjethe në trajtë zemre dhe me zbardhok të trashë, që nxjerr lule të mëdha me ngjyrë të bardhë e vjollcë të hapur në të kuqe.

**Cikli biogjeokimikal=Biogeochemical cycle**: Proces natyral i reciklimit të ushqimeve në forma kimike mjedisore, me organizma dhe kthimi në mjedis. Shembull kemi karbonin, oksigjenin, azotin, fosforin dhe ciklin hidrologjik.

**CFC-të (klorofluorokarbonet)=CFC:** Klasë e përbërjeve të klorit, fluorit dhe të karbonit që ndikon kryesisht në shkatërrimin e ozonit stratosferik, por edhe në shtimin e efektit serrë.

# Ç

**Çeltirë=Treeless area in forest**: Vend pa drurë në mes të një pylli, lëndinë në mes të pyllit, lirishtë.

**Çeptirë=Area with many puddles; wetlands:** Pellg i vogël me ujë, që formohet në sipërfaqe të tokës; vend me pellgje uji, ligatinë.

**Çerdhe/ja=Bird nest:** Vend që e bëjnë zogjtë dhe disa kandërra për të çelur vezët, për të rritur të vegjlit e për të ndenjur të mbrojtur; banesë që gërmojnë zakonisht në dhe disa kafshë të vogla; fole.

**Çlirim=Release**: Çdo derdhje, rrjedhje, pompim, hedhje, shkarkim, zbrazje, depozitim i mbetjeve ose asgjësim në mjedis i një substance të rrezikshme, toksiko-kimike ose tepër të rrezikshme.

**Çoksidues=Deoxidize**:Që shërben për t'i hequr ndryshkun diçkaje, që heq shtresën a cipën e oksidit, e cila ka mbuluar një metal; çndryshk.

**Çrregullim i mjedisit=Cluter of environment**: Paraqet çdo aktivitet që ka shkaktuar, shkakton ose mund të shkaktojë zhvlerësimin, ndotjen, degradimin dhe dëmtimin e mjedisit, ose shkakton aksident ekologjik duke përfshirë pa kufizim shkarkimet, aktivitetet zhvillimore, transportin, industrinë dhe përdorimine ose shfrytëzimin e burimeve natyrore.

# D

**DDT(Dikloro-Difenil-Triloroetean=DDT:** Lëndë kristalore pa ngjyrë ose pluhur i bardhë pa erë ose me erë të lehtë aromatike. Nuk tretet në ujë, tretet në alkool, aceton, benzen, eter, katërklorur karboni e vajguri. Përftohet nga dendësimi i kloralit ose i kloralit të ujësuar me klorbenzenin në prani të acidit sulfurik. DDT-ja është helm për mjedisin, sidomos helm i fortë për peshqit. Disa autorë mendojnë se DDT-ja është helm kancerogjen, prandaj në shumë vende të botës kanë filluar të mos e përdorin ose ta kufizojnë përdorimin e tij. Insekticid organoklorik i qëndrueshëm, që filloi të prodhohet në vitet 1940-të.

**Defluorim=Defluoridation:** Heqja e fluorit të tepërt nga uji i pijshëm për të penguar prishjen e dhëmbëve.

**Degazifikimi= Degasification**: Proces i largimit të gazeve të tretura në ujë.

**Dekontaminimi i tokës=Decontamination of soils:** Proces për të pakësuar sasinë e materieve ndotëse në tokë, në vend ose në impiante të përshtatshme.

**Degradim i kufizuar=Limited degrdation:** Një politikë mjedisore që lejon degradim të pakët të sistemeve natyrore, por nën nivelin e vendosur të standardeve të shëndetit publik.

**Dekompozim=Decomposition:** Zbërthim, prishje. Shpërbërje a zbërthim i materieve me anë të veprimit kimik ose biologjik. Shpërbërje. Shih te Ajrimi.

**Deltë=Delta:** Rrafsh në trajtë trekëndëshi në grykën e derdhjes së një lumi të madh, që formohet nga lymi e nga lëndët e tjera që sjell ai dhe që përshkohet nga disa degëzime të tij.

**Deltinë=Clay, earthenware:** Dhe i butë me ngjyrë të çelët ose si në të kuqe, që, kur përzihet me ujë, krijon një lëndë veshtullore, e cila përdoret për të bërë enë a sende të tjera prej dheu; botë.

**Dendësi=Density:** Masë për matjen e rëndesës së një trupi të lëngët, ngurtë apo të gazët, në raport me vëllimin e tij.

**Dendësi e zhvillimt=Density of development**: Masë për matjen e dendësisë urbane e cila përshkruan raportin ndërmjet zhvillimit të ndërtimeve me sipërfaqen e një territori të përcaktuar.

**Denitrifikim=Denitrification**: Shpërbërje e nitrateve prej baktereve që çon në çlirimin e azotit të lirë.

**Departamenti për Mbrojtjen e Mjedisit=Departament of Environmental protection:** Njësi e veçantë administrative në kuadër të qeverisë që merret me hartimin e strategjive dhe legjislacionit për mbrojtjen dhe përparimin e mjedisit.

**Deponi e hapur=Unclosed landfill:** Vende ku vendosen mbeturinat e ngurta me mundësi të shpërbërjes së mbetjeve organike me mbulimin e herëpashershëm me shtresa të dheut. Sanimi i plotë i deponive të hapura nënkupton gjalbërimin e tyre dhe pastaj mund të shfrytëzohen për rekreacion ose për tokë pune.

**Depozitime acide/të acidit=Acid deposition:** Një dukuri komplekse kimike dhe meteorologjike që ndodhë atëherë kur shkarkimet e përbërjeve të squfurit, azotit dhe substancave tjera, shndërrohen në atmosferë nëpërmjet proceseve kimike e fizike, shpesh larg prej burimeve të origjinës dhe pastaj depozitohen në tokë në formë të njomë apo të thatë. Format e njoma të quajtura në gjuhë popullore "shi acidik" mund të bien si shi, borë apo mjegull. Format e thata janë gazet ose grimcat acidike.

**Depozitim i acidifikuar=Acidifying Deposition:** Rënia nga atmosfera e substancave të lëngëta apo të ngurta, të cilat kanë vetinë për të rritur aciditetin e mjedisit pritës.

**Depozitim përfundimtar ose asgjësim= Disposal:** Depozitim përfundimtar ose shkatërrimi i mbetjeve toksike, radioaktive apo të tjera; Pesticide ose kimikate të tjera të tepërta apo të ndaluara; dhera të ndotura dhe konteniere materialesh të rrezikshme të përftuara nga veprimet për heqjen e lire apo gjatë derdhjeve aksidentale. Asgjësimi/depozitimi mund të realizohet përmes përdorimit të terreneve të sigurta e të aprovuara, puseve të thella, depozitimit në det ose djegies.

**Depozitim përfundimtar i mbetjeve=Disposal of waste:** Depozitim përfundimtar i mbetjeve për të cilat nuk parashikohet përdorimi i mëtejshëm, me përjashtim të përfitimit të biogazit.

**Depozitim përfundimtar ose Asgjësimi i mbetjeve të rrezikshme=Disposal of Hazardus Waste:** Procesi I asgjësimit, depozitimit, ruajtjes në kontenieree, depozitimit nën tokë, depozitimit në det dhe çdo metodë tjetër lidhur me të.

**Derdhje nafte=Oil spills:** Një shkarkim i rastësishëm ose i qëllimshëm i naftës e cila arrin trupat ujore. Mund të kontrollohet nga shpërbërja/përhapja kimike, djegia, pengimi mekanik dhe/ose ndajthithje. Derdhjet prej cisternave dhe tubacioneve mund të ndodhin edhe larg prej trupave ujorë duke ndotur token, duke hyrë në sisitemet e kanalizimeve dhe duke kërcnuar burimet ujore nëntokësore.

**Detrite=Detrius:** Sedimente të pastabilizuara të përbëra nga materiale të kalbura organike jo të gjalla dhe inorganike.

**Dezinfektim=Decontamination**: Pastrimi, zhdukja dhe shkatërrimi me lëndë kimike e me mjete të posaçme mikroorganizmat e dëmshme (mikrobet etj) dhe bartësit e tyre (insektet etj).

**Dëmtimi i natyrës ose pejsazhit=Impairment of nature/landscape:** Kjo ndodh sa herë që një pamje pejsazhike ose funksionimi efikas i ekuilibrit natyror ka qenë ose do të ndikohet negativisht; në veçanti ai ndikon në projekte apo programe rajonale e lokale të planifikimit. Këto dëmtime përfshijnë:

- Dhënien e zonave të pandërtuara apo të gjelbëra për përdorime të reja,
- Mbi përdorimin e mbi shfrytëzimin e pasurive natyrore,
- Humbjen e pjellorisë së tokës
- Shkatërrimin e përbërsëve të vlefshëm peisazhik, si rezultat i minierave
- Dëmtimet e bimësisë nga ndotja prej ajrit
- Fragmentizimin dhe pakësimin e habitateve të kafshëve dhe bimëve të egra
- Humbjen e vendeve shplodhëse, në radhë të parë si rezultat i zgjerimit të vendbanimeve.

**Dishtresëzimi=Destratification:** Përzierja vertikale brenda një liqeni ose rezervuari për të eliminuar totalisht ose pjesërisht shtresa uji të jetës bimore ose shtazore, me anë të temperaturave të ndryshme.

**Dita Botërore e Mjedisit=World Environmental Day:** Në vitin 1972 është caktuar 5 Qershori si Dita Botërore e Mjedisit. Për nderë të kësaj dite dhe për të mirën e mjedisit sot nëpër botë, në këtë ditë organizohen veprimtari të nduarnduarta për të ndërgjegjësuar dhe për të tërhequr vëmendjen e vendimmarrësve lidhur me gjendjen e mjedisit jetësor. Kjo datë ka filluar të shënohet edhe te ne, në Kosovë.

**Djegia=Burn, Incineration:** Trajtimi i mbetjeve gjatë të cilës, energjia kimike e lëndëve që digjen transformohet në energji termale. Përbërësit e djegshëm transformohen në gaze të djegies, duke u larguar prej sistemit si gaze flu. (?) Lëndët e padjegshme organike mbeten në formën e zgjyrës/skorieve/ dhe hirit fluturues.

**Djegie me prodhim energjie=Incineration with recovery of energy:** Djegie në të cilën energjia termike e përftuar përdoret për prodhimin e avullit, ujit të ngrohtë dhe energjisë elektrike.

**Djegie/zjarr i hapur=Oppen burning**: Zjarre të pakontrolluara në një fushë të hapur.

**Doza fluturuese efektive=Efective flaying dose**: Doza e një ndotësi (ose përqëndrimi në ajër dhe ujë) e cila shkakton vdekjen e të gjithë individëve të popullacionit.

**Doza e rrezatimit=Radiation dose:** Sasia e energjisë së rrezatimit radioaktiv e thithur nga ndonjë trup ose materiale që janë rrezatuar. Kjo sasi është e rëndësishme për vlerësimin e efektit biologjik. Doza e thithur shprehet në kilogramët e peshës trupore. Doza e cila shkakton vdekjen e të gjithë idnividëve të rrezatuar quhet doza vdekjeprurëse (letale). Doza që shkakton vdekjen e gjysmës së individëve të rrezatuar shënohet si $LD_{50}$.

**Dyoksid Karboni ($CO_2$)=Carbon dioxid**: Gaz pa ngjyrë, pa erë, i padjegshëm, që gjendet në atmosferë në sasi të pakët, 0,35% të vëllimit të saj. Është komponentë e natyrshme e atmosferës. Harxhohet në fotosintezë ndërsa regjenerohet në procesin e frymëmarrjes aerobe dhe kështu mbanë baraspeshën optimale midis prodhimit dhe harxhimit. Prodhues plotësues të dyoksidit të karbonit janë proceset e djegies, parasëgjithash të karburanteve fosile. Gjatë kësaj së pari krijohet monoksidi I karbonit, I cili më vonë, spontanisht oksidohet deri në dyoksid

karboni. Për këtë shkak koncentrimi I dyoksid karbonit përherë rritet/shtohet, për çka edhe, pos tjerash, krijon kushte kushte për paraqitjen e dukurisë së kopshtit qelqor.

**Dyoksid squfuri=Dioksid sulphur**:**($SO_2$)** Gaz pa ngjyrë që prodhohet kryesisht me anë të oksidimit të squfurit të lëndëve të djegshme fosile gjatë djegies së tyre. Në listën e ndotësve të ajrit zë pozicionin udhëheqës/prinë/. Burimet më të mëdha të dyoksid të squfurit janë komunikacioni dhe termoelektranat, sidomos ato që shfrytëzojnë qymyrin e kualitetit të ulët. Përdoret edhe si pesticid /insekticid/ e në masë më të madhe si fungicid. Efekti parsorë i dyoksidsqufurit shprehet në iritimin e syve (konjuktivit), hundës dhe grykës. Në sistemin respirator mund të shkaktojë edem të mushkërive prandaj edhe paralizën e respiratorëve. Efektet e dëmshme të dyoksidsqufurit në bimët mund të shihen edhe me sy, në gjethet e tyre, njollat e bardha , dëmtimi i nervave të gjethit. $SO_2$ ka ndikim të dëmshëm në proceset themelore fiziologjike (fotosinteza, frymëmarrje, regjimin e ujërave) dhe në metabolitet kyçe ( proteina, amino thartirat, sheqeri, lipidet, vitaminat dhe enzimet).

**Dyoksina=Dioksin:** Emër kolektiv i një grupi prej 75 përbërjesh kimike, mjaft të afërta, që njihen si dibenzodioksina të polikorinuara (PCDD-të). Dioksinat mund të formohen gjatë djegies së lëndëve organike që përmbajnë klor dhe si produkte dytësore të padëshirueshme në prodhime kimike dhe në procese të zbardhjes.



# DH

**Dheu=Soil:** Korja e rruzullit tokësor në tërësinë e saj a në një pjesë të caktuar; shtresa e sipërme e kësaj koreje; lëndë e shkrifët që përbën koren e rruzullit tonë; tokë.

# E

**E drejta për mjedis të shëndosh=Right to healthy invironment**: E drejtë e gjeneratës së tretë e të ashtuquajturave të drejta globale dhe gjithëpërfshirëse, mbrojtja e të cilave varet nga solidariteti ndërnjerëzor dhe ndërkombëtar.

**Edukimi ekologjik=Ecological education(nature protection education):** Përvetësimi i njohurive bashkëkohore, shkathtësive, shkencave dhe qëndrimeve mbi veçoritë ekologjike, proceseve dhe ligjësive mbi mjedisin jetësor, njohja me veprimin/ndikimin e njeriut në mjedisin jetësor në format dhe dimenzionet e ndryshme; të kuptuarit e synimeve dhe mundësive të shkencës, teknologjisë, shkencave shoqërore dhe arteve për mbrojtjen e tërsishme dhe fisnikërimin e mjedisit jetësorë; formimi i shprehive te nxënësit për mbajtjen e higjienës personale higjienën dhe rregullimin estetik të mjediseve shkollore, si dhe formimi i shprehive për qëndrim të drejtë ndaj objekteve në natyrë, vlerat kulturore në përgjithësi.

**Edukimi, kualifikim dhe informacioni=Education, training and information:** Çdo aktivitet që synon edukimin, kualifikimin dhe informacionin për mjedisin, i cili kryhet nga institucione të specializuara. Aktivitetet e sistemit të përgjithshëm arsimor nuk përfshihen këtu.

**Edukim mjedisor=Environmental education**: Është proces i të mësuarit që ngritë njohuritë dhe vetëdijen e njerëzve për mjedisin dhe sfidat që nga ajo zhvillon aftësitë e nevojshme dhe përvojat e domosdoshme për ndryshime dhe për formimin e qëndrimeve, motivacioneve dhe angazhimet për të qenë i informuar dhe për vendimmarrjen e akcioneve me

përgjegjësi. (sipas UNESCO-s). Edukimit i plotë mjedisor nënkupton futjen dhe zbatimin e njohurive për mjedisin në secilën pjesë përbërse të trekëndëshit shkencë-teknologji-shoqëri.

**Edukim mjedisor, kualifikimi dhe informimi=Environmental education, training and information**: Çdo aktivitet që synon edukimin, kualifikimin dhe informacionin për mjedisin, i cili kryhet nga institucione të specializuara. Aktivitetet e sistemit të përgjithshëm arsimor nuk përfshihen këtu.

**Edukimi në mjedis=Education in environment:** I referohet veprimtarive jashtë shkollore, të pasura me një seri veprimesh konkrete në mjedis.

**Edukimit për mjedisin=Education for environment**: Përfshinë mësimet teorike dhe praktike që bëhen për të aftësuar nxënësit në këtë fushë.

**Efekt ftohës=Chiling effect:** Ulja e temperaturës së tokës si rezultat i shtimit të grimcave në ajrin që bllokon rrezet e diellit.

**Efekti i gazit serrë=Greenhouse effect**: Ngrohja e atmospherës së Tokës është atribut i rritjes së dyoksidit të karbonit ose gazeve të tjera në atmosferë; disa shkancëtarë mendojnë që kjo kjo rritje lejon rrezet e diellit të nxehin token, ndërsa rrezatimi me infra të kuqe e bën atmosferën të patejdukshme (opake) ndaj një kundërekuilibri të humbjes së nxehtësisë.

**Efekt i pakthyeshëm=Irreverzible effect:** Efekti që karakterizohet nga paaftësia e një trupi për të riparuar pjesërisht apo tërësisht dëmtimin e shkaktuar nga një agjens(t) toksik.

**Efekti serrë=Greenhouse effect:** Ngrohje e atmosferës që vjen duke u shtuar për shkak të pakësimit të largimit të rrezatimit diellor, si rezultat i rritjes së përqëndrimit të gazeve në atmosferë, në veçanti të **$CO_2$.**

**Efikasitet ekologjik=Eco-efficiency:** Shprehja përdoret për të përshkruar prodhimin e mallërave dhe shërbimeve me çmime të konkurueshme, të cilat plotësojnë nevojat e njeriut, duke pakësuar në mënyrë progresive ndikimet ekologjike dhe përdorimin intensiv të burimeve gjatë gjithë ciklit të jetës, në një nivel të tillë i cili të paktën është në linjë me kapacitetin mbajtës të planetit.

**Efikasiteti i energjisë=Energy efficiency:** Raporti midis konsumit të energjisë dhe një sasie të dhënë, zakonisht i referohet sasisë së energjisë primare ose përfundimtare të konsumuar për një njësi të produktit të përgjithshëm kombëtar.

**Efikasitet i lëndës djegëse=Fuel Efficiency:** Pjesa e enrgjisë së çliruar prej djegies së lëndës djegëse e cila shndërrohet në energji të dobishme.

**Egjër=Tare, darnel**: Bar i keq që rritet zakonisht në arat e mbjella me grurë dhe që bën kokrra të vogla në ngjyrë të zezë, të cilat po të bluhen bashkë me grurin, prishin cilësinë e bukës që gatuhet me këtë miell dhe e bëjnë të dëmshme për njeriun.

**Ekologji=Ecology:** Shkenca biologjike e cila merret me studimin e ndërlidhjeve të ndërlikuara dhe marrëdhenieve midis faktorëve abiotik dhe biologjik, organizmave ose grupi të organizmave me njëri tjetrin dhe midis organizmave e mjedisit të tyre jetësor. Studim i marrëdhënieve midis organizmave dhe midis organizmave emjedisit të tyre jo të gjallë.

**Ekologjia humane=Humane ecology:** Merret me raportin e njeriut, gjegjësisht popullacionit njerëzor dhe rrethit. Popullacioni njerëzor sipas karakteristikave biologjike, mënyrës sociale të organizimit, është unikat në natyrë. Në rrethinën e tij dhe në natyrë në

përgjithësi njeriu ushtron ndikim shumë të madhë përmes vaprimtarisë së tij, shpesh edhe shumë të dëmshme.

**Ekologjia e peizazhit=Landscape Ecology:** Studimi i strukturave të përhapjes së komuniteteve dhe ekosistemeve. Studim i procesit ekologjik që ndikon këto struktura dhe ndryshimet në strukturë e proces me kalimin e kohës.

**Ekologjia e rrezatimit= The Radiation ecology:** Pjesë e ekologjisë që studion ndikimin e materieve radioaktive (nuklidet) në organizma, përhapjen dhe migrimin e nuklideve në sistemet biologjike, gjegjësisht në ekosisteme dhe në komponentat e tyre.

**Ekologjia urbane=Urban ecology:** Ndryshe nga ekologjia, që në thelb është shkencë natyrore, ky term ka nuanca kuptimi më praktike. Theksi vihet më tepër në prezantimin e propozimeve për projektimin e një ekosistemi urban në të cilin objektivat sociale dhe mjedisore respektohen maksimalisht, se sa analizimit të komuniteteve urbane si ekosisteme. Për pasojë, ekologjia urbane lidhet ngushtë me zhvillimin dhe projektimin urban. Qëllimet kryesore të saj janë:

- ✓ Sigurimi i një përdorimi të përshtatshëm dhe me kursim i tokës, pa e shkatërruar ate
- ✓ Shmangia dhe pakësimi i shkarkimeve dhe në këtë mënyrë edhe i niveleve të ndotjes, kryesisht atyre prej trafikut
- ✓ Përdorimi efikas i burimeve ujore
- ✓ Përmirësimi i mikroklimës urbane
- ✓ Ruajtja e peisazhit dhe hapësirave të hapura
- ✓ Inkurajimi i metodave ekologjikisht të shëndosha të ndërtimit.

Kjo nënkupton që të gjitha palëve të interesuara në nivel lokal t'u jepet e njëjta mundësi për të bërë të njohura pikëpamjet e tyre dhe për të influencuar vendimmarrjen.

**Ekosistem=Ecosystem:** Një njësi e cila përbëhet prej ndërveprimit të organizmave dhe mjedisit ku jetojnë. Bashkësi organizmash të ndërvarur, së bashku me mjedisin ku gjallojnë e me të cilin ata ndërveprojnë e që është i dallueshëm nga bashkësitë e mjedisi pranë tyre. (Liqeni, pylli, tundra etj.).

**Ekosistem bujqësor=Agro-ekosistem**: Tokë e përdorur për të mbjellat, kullotat dhe bagëtinë, tokë e afërt e pakultivuar e cila mbështet bimësi dhe faunë tjetër të egër; dhe atmosfera shoqëruese, shtresat nënëtokësore, ujërat nëntokësorë dhe rrjeti i kullimit.

**Ekosistemi urban=Urban ekosystem**: Kuptohet pjesa e sistemit ekologjik njerëzor që përfshin të gjitha sipërfaqet ku njeriu jeton dhe punon.

**Ekotoksikologjia=Ecotoxicology**: Paraqet një lloj të lidhjes të dy disiplinave shkencore: toksikologjisë dhe (studion ndërveprimin e organizmave dhe helmeve) dhe ekologjisë e cila studion marrëdhëniet shumë kmplekse dhe ndërveprimet parasëgjithash në ekosistemet natyrore. Këto dy disiplina shkencore, të cilat kanë pasur rrugë të ndryshme të zhvillimit, qëllime dhe qasje, janë afruar për shkak se substancat helmuese hyjnë në ekosistenme duke ndikuar në destabilizimin e tyre dhe kështu kanë ardhur në domenin e ekologjisë. Termat alternativ do të mund të ishin edhe Toksikologjia e ekosistemit, Toksikologjia ekologjike dhe Ekologjia patologjike.

**Ekspozim ndaj mjedisit=Envronmental exposure:** Ekspozimi i njeriut ndaj ndotësve që vijnë prej shkarkimeve të impianteve. Nivelet kufi nuk kalohen domosdoshmërisht, por ekspozimi ndaj ndotësve kronik të nivelit të ulët është një nga format më të zakonshme të ekspozimit ndaj mjedisit.

**Ekuilibër ekologjik=Eco-balance**: Shprehja përdoret për të përshkruar ndikimin e pliotë në mjedis të një materiali ose produkti, nga krijimi(prodhimi) deri në asgjësim. Thënë në mënyrë tjetër, analiza e ciklit të jetës së një produkti.

**Ekuilibër natyror=Natyral balance**: Efektet reciproke të të gjithë faktorëve natyrorë (mineralet, shkëmbinjtë, toka, uji, klima, flora, fauna).

**Ekuivalent popullësie=Popullation equivalent** (në trajtimin e ujërave të ndotura): Sasia e substancave që u nevojitet oksigjen, konsumi të cilave (i oksigjenit) gjatë degradimit biologjik është i barabart me kërkesën mesatare të oksigjenit të ujërave të ndotura të prodhuara zakonisht nga një person.

**Ekzodinamika=Ekzodynamic!)** Degë e gjeologjisë që merret me studimin e dukurive dhe të ndryshimeve që pëson korja e Tokës nën ndikimin e forcave të jashtme (të nxehtësisë, të ujit, erës, të reshurave atmosferike ettj:).

**Elektrodializa=Electrodialysis**: Një proces i cili përdor rrymën elektrike në membranat e përshkueshme për të hequr kripërat nga uji. Shpesh përdoret për të shkripëzuar ujërat e kripur ose pak të kripur.

**Elektrofiltri=Filter plant**: Është mbledhës i pluhurit dhe grimcave. Elektrofiltri është pjesë e precipitatorit elektrostatik, i cili ndanë ndotësit nga hedhurinat e liruara, që duke kaluar nëpër fushën elektrike të precipitatorit elektrostatik jonizohen dhe pastaj mblidhen/grumbullohen në elektrodat gjegjëse.

**Emanacion=Emanation:** 1. Avullim; gufim, burim, rrjedhje, dalje në shesh, shfaqje; 2. rrezatim i materieve radioaktive; elementi radioaktiv si produkt i rrezatimit të tillë; elementi radioaktiv natyror.

**Endemizmi=Endemism:** Shfaqje e kufizuar e përhapjes së bimëve dhe të kafshëve në një vend të caktuar, zakonisht të ngushtë.

**Endodinamika=Endodinamica:** Pjesë e gjeologjisë që përfshinë të gjitha dukuritë në të cilat shfaqet dhe shpenzohet nxehtësia e brendshme e Tokës.

**Energjia kinetike=Kinetic energy:** Energjia që zotron një trup ujorë si rezultat i lëvizjes së tij.

**Energji diellore=Solar energy:** Energjia e marrë nga drita e diellit. Një burim alternativ energjie i përdorur më shpesh për qëllime ngrohjeje, por edhe në raste kur përdoret për të prodhuar energji elektrike.

**Energji ekologjike/"egjelbër"=Green power**: Energjia e cila prodhohet/riprodhohet, përfitohet nga burimet që konsiderohen jo të dëmshme për mjedisin. Prodhimi i kësaj energjie konsiderohet ajo që prodhohet nga kombinimi i burimeve të cilat përtrihen dhe atyre fosile. Ndër to përmenden energjia diellore, era, gazet e deponive etj. Energji që nuk ndotë ose ndotja është minimale.

**Epidemi=Epidemic:** Sëmundje masovike e shkaktuar nga ndonjë sëmundje ngjitëse me numër të madhë të rasteve të vdekjes. Sëmundjet masovike mund të shkaktohen nga ndotja e ajrit, ujit dhe ushqimeve.

**Epidemiologjia=Epidemiology:** Shkenca që studion shpërndarjen e sëmundjes ose gjendjeve të tjera të lidhura me shëndetin dhe ngjarjeve të popullatave njerëzore sipas moshës, gjinisë, profesionit, kombësisë dhe statusit ekonomik me qëllim që të identifikohen dhe zbuten problemet shëndetësore dhe të promovohet një shëndet më i mirë.

**Epifite=Epiphyte**: Bimë parazite në sipërfaqen e bimëve të tjera, ose në strukturat jo të gjalla, ndërsa ujin dhe materjet ushqyese i thithin nga ajri. Të tillë janë likenet dhe myshqet, indikator të ndieshëm të ndotjes së ajrit.

**Erozioni=Erosion:** Gërryerje që pëson sipërfaqja e tokës nga veprimi i ujërave, i akullit ose i erës; pasojat e këtij veprimi, gërryerje, gërresë. Pasojë e shpyllëzimit të sipërfaqeve dhe dëmtimi i bimëve tjera, të cilat mbrojnë dheun nga gërryerjet./Gërryerje/.

**Etika e mjedisore=Environmental ethics:** Ndërgjegja ose morali ekologjik i cili reflekton angazhimin dhe përgjegjësinë për mjedisin, përfshirë bimët dhe kafshët, si dhe brezat e tanishëm e të ardhshëm të njerëzve. Ajo orientohet drejt shoqërive njerëzore që jetojnë në harmoni me natyrën nga e cila varet mbijetesa dhe mirëqenia e tyre. Ose, kërkimi i vlerave morale dhe principeve në marrëdhëniet e njeriut me botën natyrore.

**Eteri=Ether:** Lëng i pangjyrë, i djegshëm, shumë i avullueshëm e me një erë të mprehtë, i cili përftohet nga bashkimi i alkooleve në mjedis acidi dhe përdoret kryesisht në mjekësi, në parfumeri e në teknikë.

**Euritermi=Euritermy:** Aftësia e disa qenieve të gjalla që të jetojnë në kushte e rrethana të llojllojshme klimatike.

**Eutrofik=Eutrophic:** Trup ujor i pajisur me lëndë ushqyese, me ritme të larta bioprodhim, i cili shpesh rezulton në mungesa ose rrallim të oksigjenit në shtresën e poshtme të ujit që nuk qarkullon, si rezultat i shtresëzimit të ujit apo sasisë së rritur të lëndëve që duhen dekompozuar. Përdoret për trupat ujorë me përmbajtje të lartë lëndësh ushqyese çka çon në prodhim të lartë algash.

**Eutrofikimi=Eutrophication**: Procesi i mplakjes së ekosistenmeve ujore, sidomos i liqeneve, sa që prodhimtaria e sistemit nuk kufizohet prej disponimit të ushqyesve. Ai ndodh në mënyrë të natyrshme gjatë një periudhe gjeologjike, por mund të përshpejtohet prej aktiviteteve të njeriut, duke hedhur ujëra efluente. Fosfatet, me prejardhje nga sapunet, nitratet dhe sulfatet që përmbajnë ujërat e zeza krijojnë kushte të jashtëzakonshme për zhvillimin e algave, të cilat mbulojnë sipërfaqen e ujit (lulëzimi i algave). Në mbeturinat e tyre jetojnë bakteriet në masë të madhe, të cilat harxhojnë oksigjenin dhe kështu në këto liqene harxhohet oksigjeni. Ujërat efluente kanë dukshmëri të dobët, ndikojnë pak në ngritjen e temperaturës, kështu që me pakësimin e oksigjenit ndikon në largimin e llojeve të popullacioneve të ndieshme ndaj mungesës së oksigjenit, siç janë llojet e peshqëve të rrallë (Salmonidae) dhe rritjen e numrit të popullacioneve rezistuese, por të kualitetit më të dobët (Cipinidae) si dhe në ndërrime drastike të strukturës të biocenozës ujore të ujërave eutrofike. –Ndryshime që lidhen me pasurimin e trupave ujorë me lëndë inorganike ushqyese për bimët, në veçanti me azot e fosfor.

**Eutrofikim kulturor=Cultural eutrophication:** Rritja e shkallës/shpejtësisë në të cilën trupëzat ujore "vdesin" nga ndotja e shkaktuar nga aktivitetet njerëzore.

**Evolucion=Evolution:** Zhvillim shkallë-shkallë dhe i ngadaltë i bimëve e i kafshëve nga një lloj në tjetrin ose nga format më të hershme e më të thjeshta tek ato më të ndëlikuara e më të përsosura.

# F

**Faktorët ekologjik=Ecological factor:** Përfshijnë (a) faktorët jo të gjallë/abiotik/: klimatike (drita, të reshurat, lëvizjet e ajrit), edafe/ të tokës, trollit ( kimikë, fizikë dhe biologjik) karakteristikat e dheut, orografike (relefi) dhe (b) faktorët e gjallë/biotik. Faktorët ekologjik veprojnë në mënyrë komplekse dhe simultane, ndërsa proceset në ekosistem varen nga faktori i cili është në minimum.

**Faktori i emisionit=Emission factor**: Sasia e mesatare e ndotësve që emitohet nga çdo burim i ndotjes në raport me sasinë specifike të materialit i cili hynë në procesin teknologjik ose që ndizet.

**Faktori i shkarkimeve=Release factor**: Lidhja midis sasisë së ndotjes së prodhuar dhe sasisë së lëndës së parë të përpunuar. P.sh, faktori i shkarkimeve për një furnaltë për prodhimin e hekurit do të jetë sasia në kilogram e grimcave për çdo ton të lëndës së parë.

**Faktori i bioakulimit=Bioaccumulation factor:** Faktori i bioakulimit është një raport i përqëndrimit të një materiali në një ose më shumë inde të një organizmi ujor, pjestuar me përqëndrimin mesatar në solucion dhe ushqimin me anë të cilit jetojnë organizmat.

**Faktor kufizues= Limiting factor:** Një kusht apo faktor, mungesa, pamjaftueshmëria apo përqëndrimi i tepërt i të cilit, ushtron një influencë frenuese apo negative mbi popullësinë që është në pajtueshmëri me kërkesat apo tolerancën e një specie të dhënë.

**Fatkeqësi natyrore=Natural disaster:** Ndryshim serioz ose i papritur në mjedis, si rezultat i një dukurie shkatërruese natyrore, p.sh. përmbytje, tërmete, zjarre, erëra të forta ettj.

**Fauna=Fauna:** Bota shtazore e një vendi a e një krahine; tërësia e kafshëve.

**Fenologjia=Phenology:** Shkenca që merret me studimin e ndryshimeve dhe të dukurive që shfaqen te bimët dhe shtazët, të cilat janë të kushtëzuara me stinët e vitit (lulëzimi, zhvillimi ndryshimet metamorfoze etj.).

**Filter bakteriologjik=Bacteriologic filter:** Filtër që përdoret për të ndarë bakteret nga lëngjet ku ndodhen. Një filtër bakteriologjik i zakonshëm përbëhet nga një gyp cilindrik, në të cilin janë futur blloqe filtruese, që bëjnë të mundur përfitimin e filtrateve sterile.

**Filtër=Filter:** Mjet (aparat, letë, cohë etj), që shërben për të pastruar lëngjet ose gazet, duke u hequr atyre gjërat e panevojshme a të dëmshme; kullore, site.

**Filtrim/kullim=Filtration**: Një process trajtimi për heqjen e grimcave nga uji me anë të një mjedisi poroz të tillë si rëra ose filtra të bërë nga njeriu. Shpesh përdoret për të hequr grimcat që përmbajnë mikrobe patogjene.

**Filtrim në breg/pjerrësi=Bank filtration:** Infiltrim i detyruar i ujit të lumit përmes shtresave me zhavor të brigjeve të lumit (duke komponuar prej puseve të zhytura në shtresat me zhavor për të krijuar një devijim hidraulik) me synimin për të përmirësuar cilësinë e ujit.

**Filtrim i drejtëpërdrejtë=Direct filtration:** Një metodë e trajtimit të ujit, e cila konsiston në shtimin e kimikateve, mpiksjes, përzierjes së shpejtë, flokëzimit minimal dhe filtrimit. Në këtë rast dekantimi nuk përdoret.

**Fitoaleksinë/Fitoncide/ =Fitoncyd/defences matter**: Lëndë flurore që prodhohet nga bimët e larta dhe që janë të afta të pengojnë zhvillimin e baktereve, kërpudhave, mykeve etj. Të pasura me fitoncide janë sidomos hudhra e qepa, por fitoncide gjenden pothuajse në të gjitha perimet si dhe te domatja, karota etj. Quhen edhe antibiotikë bimorë.

**Fitocenologji=Fitocenology:** Shkenca që merret me bashkësitë bimore ose fitocenozat.

**Fitoekologji=Fitoecology:** Degë e botanikës që merret me studimin e marrëdhënieve të bimëve dhe të bashkësive bimore ndaj ambientit të jashtëm, si dhe të marrëdhënieve reciproke të bimëve dhe të organizmave të tjerë.

**Fitogjeografia=Fitogeografy:** Pjesë e gjeografisë që merret me përhapjen e bimëve në tokë, në rruzullin tokësor; gjeobotanikë.

**Fitokimi=Phitochemistry**: Degë e kimisë, që studion rritjen e bimëve e shkëmbimin e lëndëve në to, si dhe produktet bimore. Rritja dhe shkëmbimi i lëndëve në bimët përfshin përthithjen e lëndëve ushqyese inorganike (azot, fosfor, kalium, dyoksid karboni, ujë etj.) dhe formimin e karbohidrateve, proteinave, yndyrnave, vitaminave dhe lëndëve të tjera që kanë lidhje me fotosintezën. Produktet bimore përfshijnë një grup të madhë lëndësh natyrore. Përveç atyre që përdoren drejtpërdrejt si ushqim, në produktet bimore bëjnë pjesë alkaloidet, esencat, rrëshirat, gomat, taninet, kauçuku, hidrokarburet terpenike etj. Disa prej këtyre produkteve përdoren si lëndë e parë bazë për industrinë e letrës, farmaceutike, ushqimore, të lëkurës, të gomës, në kozmetikë etj. Fitokimia studion, gjithashtu, edhe hormonet bimore, auksinat, giberilinat etj.

**Fitopatologjia=Phitopatology:** Shkenca që merret me sëmundjet e bimëve.

**Flokëzim=Flocculation(?):** Proces me anë të të cilit grimcat pezull në ujë ose ujërat e zeza bashkohen në flokë, përmes veprimeve biologjike e kimike me qëllim që ato të ndahen nga uji ose ujërat e zeza.

**Flokulues=Flock?:** Lëndë që shkakton grumbullimin dhe depozitimin e grimcave të fazës së shpërndarë të një sistemi koloidal. Si flokulues inorganikë mund të përmenden: gëlqerja, alumet dhe kloruri ferrik, ndërsa nga ata organikë polielektrolitët. Flokuluesit përdoren për pastrimin e ujit dhe për qëllime të tjera.

**Flora=Flora**: Bota bimore, bimësia. Shih bimësia.

**Fluorokarbonat=Fluorocarbons:** Secili prej një numri përbërsish organikë i ngjashëm me hidrokarburet në të cilat një ose më shumë atome hidrogjen zëvendësohen me fluor. FC-et që përmbajnë klor quhen Kloror fluoro karbone (CFCs). Ato besohen që modifikojnë shtresën e ozonit në stratosferë, duke lejuar në këtë mënyrë që më tepër rrezatim i dëmshëm diellor të arrijë sipërfaqen e Tokës.

**Flutur=Butterfly:** Emërtim i përgjithshëm për disa lloje këndrrash fluturuese, me katër krah të mbuluar me luspa të imëta si pluhur, me ngjyra të ndryshme, me feçkë e brirthë për të thithur dhe për të ndier, disa prej të cilave dëmtojnë bimët.

**Fortësi=Hardness:** Përqëndrim i kationeve metalike (joneve me ngarkesë pozitive) përveç atyre alkaline të pranishme në ujë. Në përgjithësi, fortësia është një masë e përqëndrimit të joneve të kalciumit dhe magneziumit në ujë dhe shpesh shprehet si mg $CaCO_3$/l. Zbutja e ujit bëhet duke e kaluar atë nëpër kolona të mbushura me jonokëmbyes, zakonisht sintetikë, si qymyr i sulfuruar, vofatit, permutit, rrëshira fenolformaldehidike etj.

**Fosfat=phosphate:** Kripë e acidit fosforik; pleh kimik që përmban kripëra të ndryshme të këtij lloji dhe që përdoret në bujqësi.

**Fosfor=Phosphorus:** Element i thjeshtë kimik, helmues, që gjendet në disa minerale, në kocka, në indet e bimëve e të kafshëve etj, dhe ndritë në errësirë e ndizet lehtë.

**Fotosinteza=Photosynthesis**: Proces natyror i ndërlikuar që zhvillohet në bimët e gjelbra nga veprimi i rrezeve të diellit (të spektrit të dukshëm dhe atij ultra-vjollcë), si pasojë e të cilit lëndët e thjeshta minerale (dyoksidi i karbonit dhe uji) shndërrohen në lëndë të ndërlikuara organike (karbohidrate, proteina, yndyra) dhe çlirohet oksigjen në sasi të barasvlershme me dyoksidin e karbonit të shndërruar. Në këtë proces klorofili vepron si shndërrues i energjisë rrezatuese të diellit në energji kimike. Një rol të rëndësishëm në fotosintezë luajnë edhe tharmet specifike të bimës. Sipas të dhënave më të reja procesi i fotosintezës zhvillohet në dy faza: në prani të dritës, në të cilën zhvillohet fotoliza e ujit në prani të klorofilit, dhe në errësirë, në të cilën ndodh ngulitja e dyoksidit të karbonit dhe shndërrimi i tij në lëndë të nevojshme për qelizat e gjalla (karbohidrate, proteina, yndyra etj.). Rëndësia e fotosintezës është shumë e madhe: me anë të ngulitjes së dyoksidit të karbonit dhe të çlirimit të oksigjenit krijohet një mjedis i përshtatshëm për frymëmarrje, sintetizohen në shkallë natyrore sasi shumë të mëdha lëndësh organike të nevojshme për rritjen dhe zhvillimin e të gjitha organizmave të gjalla në tokë etj.

**Fundërresë=Precipitate/Deposit:** Grimca të vogla që bien në fund nga përzierja ose nga tretja e trupave në një lëngë; shtresë e një lënde që është formuar nga grumbullimi i grimcave të tilla të vogla.

**Fundërrim=Precipitation**: Mënyrë me të cilën uji e lëndë të tjera në atmosferë arrijnë në sipërfaqe të tokës. Fundërrimi i njomë ka të bëjë me shiun, borën, breshërin dhe mjegullën. Fundërrimi i thatë përfshin depozitimin e gazeve, aerosoleve dhe të grimcave që nuk treten në ujin që bartet në atmosferë. Ose, proces gjatë të cilit lënda e tretur ndahet nga tretësira në gjendje të ngurtë, të patretshme ose pak të tretshme, dhe që grumbullohet në fund të enës.

**Fundi i trajtimit (brenda tubacionit ose oxhakut të shkarkimit)=End-of-pipe**: Praktika e trajtirmit të substancave ndotëse në fund të procesit të prodhimit, në kohën kur janë prodhuar të gjitha produktet dhe mbetjet janë shkarkuar (përmes të një tubacioni, oxhaku apo pike tjetër shkarkimi). Përdoret zakonisht për të karakterizuar një strategji të kontrollit të ndotjes.

**Furtunë=Severe storm:** Erë e fuqishme, që shoqërohet zakonisht me shi të rrëmbyer, me breshër a me borë të dendur; erë e fortë që fryn në det kur është kohë e keqe; shtrëngatë, stuhi. Dëmton drunjët dhe vendbanimet. Shpesh shkëtërron edhe habitate të tëra.

**Fushë=Field:** Vend i rrafshët, i hapur a i gjerë në natyrë, pa male e pa kodra dhe zakonisht pa pyje; hapësirë natyrore e sheshtë.

**Fushë mbulimi/depozitimi=Landfills**:Vendi i asgjësimit përfundimtar të mbetjeve brenda ose mbi tokë në një mënyrë të kontrolluar, sipas kërkesave të ndryshme sanitare, mjedisore dhe të sigurimit.

**Fushëgropë=Lowland:** Vend i rrafshët e i rrethuar me kodra e male, fushë e vogël që ndodhet në një vend si gropë; vend i thellë a gropë e madhe në tokë, me shpate të thepisura në të gjitha anët.

**Fushë e hapur plehërash=Open dump:** Një vend i pambuluar që përdoret për depozitimin e mbetjeve pa kryer kontrollë mjedisore.

**Fushë e përmbytur=Floodplain**: Tokë e sheshtë ose pothuajse e sheshtë përgjatë një lumi, përroi ose zbatice, e cila kryen një funksion të vlefshëm natyror duke mbajtur vëllime të mëdha uji në kohën e përmbytjeve. Kështu, zhvillimet mbi këto fusha nuk janë racionale.

**Fushë plehërash=Dump:** Një truall i përdorur për të depozituar/asgjësuar mbetjet e ngurta pa kontroll mjedisor.

**Fushujë=Field that retains moisture:** Fusha që mban ujë e lagështirë; tokë e punueshme që e ruan vlagën.

# G

**Gabimi ekologjik=Ecologycal fault:** Shfrytëzimi i pakushtëzuar i rrugëve/formave ekologjike të burimeve dhe ekosistemeve, të cilat qojnë deri te dëmet ekologjike ose ekonomike.

**Gajushë= Bramble thicket on the swamp**: Pyll me driza a shkurre të dendura në një vend moçalor; shkorret i dendur.

**Galium=Gallium**: Metal i butë dhe i helmët, me ngjyrë të çelët si të argjendit, që shkrin në temperaturë të ulët dhe përdoret në teknikë në vend të zhivës. (Ga).

**Galtinë=Debris from a fallen wall:** Mbeturina nga një mur i shkatërruar; Copa gurësh, tullash, suvaje etj. që bien kur shembet një mur.

**Gallore= Herbaceous broad bush injurius to early summer grain crops:** Bimë barishtore si kaçubë e gjerë, që mbinë nëpër ara dhe dëmton të lashtat.

**Gaz=Gas:** Trup pa ngjyrë e i padukshëm, që në trysninë dhe në temperaturën e zakonshme është në një gjendje fizike si ajri a si avulli dhe përhapet lehtë e mbush plotësisht çdo hapësirë; lëndë e tillë që del nga nëntoka dhe përdoret për djegie a për ndriçim; lëndë e tillë që çlirohet nga disa trupa; lëndë e tillë që dëmton e helmon organizmin.

**Gazanalizues=Gasanalisation**: Aparat për përcaktimin sasior të përbërsve të gazeve (në përqindje të vëllimit). Gazanalizuesit mund të jenë: të veprimit me dorë ose automatikë, tregues, regjistrues e sinjalizues, të caktuar për përcaktimin e njërit ose më shumë përbërësve. Përdoren gjerësisht në industri dhe në teknikë, si p.sh. në përcaktimin e përbërjes së tymit të oxhaqeve, në centralet elektrike, në industrinë kimike e të përpunimit të naftës, në metalurgji etj. me qëllim që të kontrollohet e të rregullohet procesi teknologjik ose për qëllime të teknikës e të sigurimit. Ndër gazanalizuesit e veprimit me dorë, më të përhapura janë aparatet me përthithje. Në këto aparate përcaktimi i përbërësve të veçantë të gazit kryhet duke i përthithur ata me radhë, në disa enë të vendosura në varg dhe të mbushura me tretësira; çdonjëra prej tyre tret vetëm njërin përbërës të gazit. Kështu, $CO_2$ përthithet me tretësirë të KOH, $O_2$ – me tretësirë pirogaloli, CO – me tretësirë amoniakore të $Cu_2Cl_2$, etj. në analizuesit automatikë përcaktimi i bazohet në matjen e vazhdueshme të disa madhësive fizike, të cilat varen nga përbërja sipas një ligjshmërie të njohur. Në më të shumtën e rasteve maten në mënyrë elektrike, masa, vëllimi, temperatura, përshkueshmëria magnetike ose maten veti fizike të tjera të gazit që analizohet.

**Gazifikim=Gasification:** Konvertim/shndërrim i materialeve të ngurta të tilla si qymyri, në gaz për t'u përdorur si lëndë djegëse.

**Gaz kënete=Bogs gas**: Përzierje metani dhe gazi karbonik, që formohet në mënyrë të natyrshme nga tharmëtimi anaerob që zhvillohet në ujërat e ndenjura ose në thellësitë e kënetave.

**Gaz i oxhakut=Flue gas:** Gazet që shkarkohen prej një oxhaku mbas djegies në një vatër/dhomë zjarri. Ai mund të përfshijë oksidet e azotit, karbonit, squfurit, avullin e ujit, grimcat dhe shumë ndotës kimik.

**Gaz kromotatograf spektrometër=Gas chromatograph/mass spectrometer:** Instrument i sofistikuar, i cili identifikon përbërjen molekulare dhe përqëndrimet e kimikateve të ndryshme në ujë dhe përbërës të tokës.

**Gazi i shkarkuar=Exhaust gas:** Shkarkimet në ajër prej ndërtesave, zakonisht prej oxhaqeve, zjarreve, të cilat janë rezultat i djegies së lëndëve djegëse fosile.

**Gazolinë=Gasoline**:Lëndë djegëse e lëngshme dhe shumë e avullueshme, që prodhohet nga gazi natyror i naftës ose nga destilimi i saj.

**Gërdeci=[bot] Small shtrub used in folk medicine for treatment of bladder kidney problems**: Shkurre e vogël e viseve të ftohta malore, me lule si vile të bardha a të kuqërreme e me gjethe të trasha, që përdoren në mjekësinë popullore për sëmundjet e veshkave a të fshikëzës së ujit.

**Gërryerje/brejtje=Corrosion:** Shpërbërja dhe konsumimi i metalit i shkaktuar nga një reaksion kimik i tillë si ai midis ujit dhe tubave, midis kimikateve që prekin metalin apo nga kontaktet midis dy metaleve.

**Gërryes=Corrosion:** Një agjent kimik që bën reaksion me sipërfaqen e një metali duke shkaktuar shkatërrimin apo konsumimin e tij.

**Glicerina=Glycerine**: Lëng i trashë pa ngjyrë dhe pa erë, me shije të ëmbël, që nxirret nga përpunimi i dhjamërave, vajërave etj. dhe që përdoret në mjekësi, kozmetikë, në taknikë etj.

**Glinë=White or red potter's clay:** Deltinë e bardhë a e kuqe, argjilë; botë.

**Goma=Rubber:** Lëndë e butë elastike që përftohet nga përpunimi i kauçukut me squfur; llastik. Tymi i liruar nga djegia e gomës është shumë ndotës.

**Grabitës=Predatory, Looter:** Lloji i kafshës e cila ushqehet me llojin tjetër të kafshës. Në zinxhirin e ushqimit grabitësi mund të jetë pre për grabitësin (predatorin) tjetër i shkallës më të lartë gjegjësisht në shkallën trofike më të lartë.

**Grimca=Particulates:** 1. Pjesëza të vogla, të lëngëta ose të ngurta të tilla si pluhur, tym, mjegull ose smog që gjenden në ajër ose shkarkime të tjera.
2. Grimca të ngurta shumë të vogla që gjenden pezull në ujë. Ato mund të ndryshojnë në madhësi, formë, dendësi e ngarkesë elektrike dhe mund të mblidhen së bashku me anë të mpikjes dhe flokëzimit.

**Grimca në ajër=Aerborne particulates:** Lënda e të gjitha grimcave pezull që gjenden në atmosferë si pjesëza të ngurta apo pikëza të lëngëta. Përbërja kimike e grimcave ndryshon gjërësisht në vartësi të vendndodhjes dhe periudhës kohore të një viti. Grimcat në ajër përfshijnë pluhurin e ngritur nga era, shkarkimet prej proceseve industriale dhe gazet e çliruara nga djegia e lëndëve djegëse.

**Gropë septike=Septic tank:** Një depo, akumulim nën tokë për mbeturinat shtëpiake që nuk janë të lidhur me vijen e kanalizimit. Mbeturinat shkojnë drejtëpërdrejtë nga shtëpia në gropë.

**Gruri=Wheat**: Bimë barishtore shumëllojesh e arave, me kërcell të drejtë e të nyjëzuar, me gjethe të holla e të gjata, që bën kallinj të mbushur me kokrra të vogla e që mbillet zakonisht çdo vit. Mielli i përfituar nga kokërrat e tij përdoren për ushqim, bukë.

**Guri gëlqeror=Limestone:** Kryesisht përbëhet nga oksidi – kalciumi dhe shfrytëzohet në sanimin e tokave të tharta gjegjësisht rritjen e vlerës së pH-as. Zvogëlimi i vlerës së pH-s gjegjësisht shijëzimi i dheut kushtëzon/shkakton shirat e tharta.

**Gurkali= Blue vitiol, copper sulphate**: Bashkim kimik me ngjyrë të kaltër në të gjelbër, që del nga veprimi i acidit sulfurik mbi bakër dhe që përdoret kryesisht për spërkatjen e hardhive, sulfat bakri.

**Gurthyes=Quares**: Punëtori që thyen gurët e mëdhenj në copa më të vogla; punëtori që thyen gurë; punëtori që bën çakëll.

**Gurra=Spring issuing out of rock**: Vendi nga ku del një përrua a një lumë (zakonisht në një mal a shkëmb), ama, burimi i një përroi a i një lumi; burim me shumë ujë; krua.

**Guvë=Hollow, cave**: Vrimë e madhe a gropë brenda në një shkëmb os në tokë; shpellë.

# GJ

**Gjahu=Hunting:** Gjetja e ndjekja e kafshëve dhe e shpesëve të egra për t'i vrarë ose për t'i zënë; vrasja ose kapja e kafshëve dhe e shpendëve të egra; gjueti.

**Gjazë=Thicket in a meadow/plain**: Vend me driza e me drurë në mes të një fushe, pyll me shkurre të dendura në një vend të rrafshët, shkorret në fushë.

**Gjelbërohet=Grow verdant**: Merr ngjyrë të gjelbër, duke u mbuluar ma bar a me gjethe; mbulohet me bar; bleron, mbushet a vishet me gjethe.

**Gjendje e fshehtë=Latency:** Koha që nga ekspozimi i parë i një kemikati deri në shfaqjen e efektit toksik.

**Gjeobotanika=Geobotanic:** Gjeografia e bimëve, shkenca që studion përhapjen e bimëve në Tokë.

**Gjeologjia=Geology**: Shkenca që merret me studimin e ndërtimit, të përbërjes, të formimit e të zhvillimit të kores së tokës, me historinë e trajtave të ngurosura të jetës organike në tokë dhe me kërkimin e vendburimeve të mineraleve të dobishme.

**Gjysmëjete=Helf life:** 1. Koha që kërkon një ndotës për të humbur gjysmën e efektit të vet mbi mjedis (p.sh. gjysmë-jeta biokimike e DDT në mjedis është 15 vjet, e radiumit 1.580 vjet.

2. Koha që nevojitet për gjysmën e atomeve të një elementi radioaktiv për t'u shkatërruar.

3. Koha që nevojitet për eliminimin e një gjysme të një doze totale prej një trupi.

# H

**Habitat=Habitat**: Vendi në të cilin jeton një popullim ( njerëzish, kafshësh, bimësh apo mikroorganizmash), si edhe mjediset e tij rrethues të gjallë apo jo të gjallë. – Vendi i jetesës së specieve a të një bashkësie, i cili paraqet një varg kushtesh mjedisore (p.sh.tabani i pyllit, bregu i detit).

**Habitat bregor=Riparian habitat**: Zona pranë lumenjëve dhe përrenjëve me dendësi, llojllojshmëri dhe prodhimtari të lartë speciesh bimore e shtazore.

**Halogjeni=Halogen**: Element kimik (fluori, klori, bromi dhe jodi), i cili kur bashkohet me metale ndërton kripëra, kurse kur bashkohet me hidrogjenin ndërton acide.

**Hapësirat e mbrojtura=Protected areas: janë hapësirat e mbrojtura të burimeve natyrore dhe mjedisit jetësor si sipërfaqet rurale ashtu edhe trashëgimia e paluajtshme kulturore dhe arkeologjike.**

**Hardhi=Grapevine**:Shkurre kacavarëse, me trung të hollë, të gjatë e të përdredhur, me lëvore ngjyrë hiri në të kuqërremtë e me plasa, me gjethe të gjera në trajtë të pëllëmbës, me lule të vogla, të grumbulluara në vile, të cilat japin si fryt rrushin; pema e rrushit.

**Hedhja e hedhurinave në det=Dumping at sea**= Depozitim i licencuar i substancave të rrezikshme dhe jo të rrezikshme në det të hapur.

**Hedhurinat e lëngëta= Liquide westage:** Ekzistojnë në tri forma: materiali i flotacionit, grimcat e liruara dhe ndytësirat e tretura. Trajtimi i hedhurinave të lëngëta përfshinë largimin mekanik, metodat kimike dhe biokimike dhe kombinimi i tyre. Për këtë qëllim shfrytëzohen ecuri të ndryshme: kristalizimi, destilimi, elektrodializa, avullimi, filtrimi, floktuimi, ndërrimi i joneve, shtresëzimi etj.

**Hedhurina=Wastage:** Sasi e dukshme mbetjesh urbane e hedhur pa kujdes jashtë sistemit të rregullt të grumbullimit dhe asgjësimit të mbeturinave. Është term i gjërë me shumë kuptime. Sidomos përfshinë materiet e padëshiruara që rrjedhin nga meset urbane, proceset teknologjike, bujqësia, minierat etj.

**Hedhurinat e makinave, mbeturinat e copëtuara dhe mbetje të ngjashme=Car wrecks, shredding residues and similar waste**: Mbetje prej hedhurinave të makinave dhe mbeturinave të copëtuara. Në përcaktimin e peshës së përgjithshme të mbetjeve të përfshira në këtë kategori duhet treguar kujdes që gomat e përdorura dhe të copëtuara të mos përfshihen dy herë. Shembujt e mbetjeve të ngjashme janë frigoriferët, makinat larëse të robave dhe enëve.

**Hedhurina të ngurta=Solid waste**: Materiale jo të lëngshme, të pa tretshme, duke filluar që nga plehërat shtëpiake tek ato industriale, të cilat përmbajnë një kompleks lëndësh dhe ndonjëherë ta rrezikshme. Mbetjet e ngurta përfshijnë edhe llumrat e ujërave të zeza, mbeturinat bujqësore, mbetjet e ndërtimit dhe të minierave.

**Heliobiologji=Heliobiology**: Shkenca që studion ndikimin e drejtpërdrejtë të dukurive në Diell që ushtrojnë ato në ndryshimet dhe në dukuritë e ndryshme natyrore.

**Helm=Poison**: 1. Lëndë me prejardhje bimore, shtazore, minerale ose sintetike që në doza mjaftë të vogla shkakton çrregullimin e veprimtarisë jetësore të organizmit të njeriut ose të kafshëve (helmim) Faktorët më të rëndësishëm që ndikojnë në veprimin e helmit janë: a) sasia ose përqëndrimi; b) koha e ekspozimit; c) madhësia e grimcave ose gjendja fizike e lëndës; ç) afria e lëndës për indet e gjalla; d) tretshmëria në lëngjet e organizmit dhe dh) ndjeshmëria e indeve dhe e organeve. Nuk është e lehtë që të vihet një kufi i prerë midis helmeve dhe johelmeve, sepse për çdo rast duhen patur parasysh shumë faktorë.

2. Lëndë që ul ose shkatërron veprimtarinë e një katalizatori. Kështu p.sh. oksidi i karbonit, fosfori, arseniku ose komponimet e squfurit japin një efekt të tillë në formimin e amoniakut nga gazet e hidrogjenit dhe të azotit; prandaj, për të menjanuar këtë efekt të padëshirueshëm këto dy gaze duhet të jenë shumë të pastra.

**Helmarinë=Belladonna**: Bimë barishtore shumëvjeçare, e helmët, me lule në ngjyrë të kuqe të errët në vjollcë, me kokrra si ato të kullumbrisë, që përdoren në mjekësi.

**Helmëz=Dodder**: Bimë barishtore parazite me kërcell kacavarës e pa gjethe, që bën lule të verdha, të bashkuara si tufë dhe që dëmton rëndë bimët bujqësore; kuskutë.

**Heqja e ujit=Dewater:** 1. Heqja ose ndarja e një pjese uji nga një llum ose pezulli për të tharë llumrat që të jenë të përshtatshme për t'u asgjësuar.
2. Heqja ose kullimi i ujit prej një rezervuari ose kanali.

**Herbicid=Herbicide**: Lëndë kimike helmuese (pluhur ose lëng), që përdoret për të zhdukur barërat e këqija në arat e mbjella etj.

**Hi fluturues=Fly ash**: Grimca mbeturinash të padjegshme të çliruara nga gazi i oxhakut. E përbëjnë grimcat e padjegura të mbatura gjat djegies jo të plotë të materialeve. Hiri fluturues sidomos është i pranishëm në shkarkimet e mbeturinave në termoelektrana, e veçanërisht në ato që shfrytëzojnë qymyr të kualitetit të ulët.

**Hidrobiologji=Hidrobiology**: Degë e biologjisë që studion bashkësitë bimore e shtazore në ujë dhe ujin si mjedis jetësor të këtyre bashkësive.

**Hidroelektrike=Hydroelectric**:Që ka të bëjë me prodhimin e energjisë elektrike nga hidrocentrale, si edhe me shpërndarjen e me shfrytëzimin e saj; që prodhon energji elektrike duke shfrytëzuar forcën e rënies së ujit.

**Hidrogjen=Hydrogen**: Elementi më i lehtë kimik, zakonisht në trajtën e një gazi pa ngjyrë, pa erë e pa shije, që, kur bashkohen me oksigjenin, formojnë ujin.

**Hidrokarburet=Hydro carbons**: Përbërës kimikë, të cilët përbëhen tërësisht prej karbonit dhe hidrogjenit. Klasa e bashkimeve të tilla kimike, ku bëjnë pjesë nafta, benzina, vajguri, bitumi, parafina, kauçuku etj.

**Hidronyjë=System for the regullation of water flow**: Tërësia e ndërtimeve , e veprave të posaçme (si hidrostacionet, kanalet etj.) dhe e pajisjeve të tyre për rregullimin e ujërave, nyjë ujore.

**Hidroteknikë=Hydrotechnology**: Shkenca që studion vlerat e burimeve ujore, shfrytëzimin e tyre për nevojat e ekonomisë së vendit dhe masat që duhen marrë kundër dëmeve që mund të sjellin ujërat; degë e teknikës, e cila, në bazë të të dhënave të kësaj shkence, bënë ndërtime të posaçme për të shfrytëzuar burimet e ujërave ose për të penguar dëmet që mund të sjellin ato.

**Higjienë=Hygiene**: Tërësia e rregullave dhe e masave praktike që i shërbejnë ruajtjes e përmirësimit të shëndetit.

**Higjenizim=Sanitation**: Kontrolli i faktorëve fizikë në mjedisin njerëzor, i cili mund të dëmtojë zhvillimin, shëndetin ose mbijetesën.

**Hipolimnioni=Hypolimnion**: Ujërat e fundme të një liqeni termal të shtresëzuar. Hipolimnioni i një liqeni eutrofik është zakonisht i ngadaltë dhe i mungon oksigjeni.

**Hirërat, pluhur qymyri, hi fluturues= Ashes, slack, fly ash**: Mbeturina të dala prej djegies së lendëve djegëse fosile dhe prej përpunimit të metaleve me ngjyrë, duke përjashtuar mbetjet nga djegia e hedhurinave. Këtu përfshihen të gjitha mbetjet që përmbajnë karbon, por nuk përfshihen shkarkimet direkte në ajër ose ujë. Megjithate përfshihen materialet prej filtrimit të shkarkimeve në ajër.

**Hithër=Downy mildew**: Bimë e egër barishtore që në kërcellin e në gjethet e saj të dhëmbëzuara ka një push të imët djegës dhe që përdoret si bimë mjekuese e për ushqim.

# I

**Identifikimi rrezikut=Hazard identification**: Përcaktimi nëse një kimikat mund të shkaktojë efekte negative në shëndetin e njerëzve dhe njëjtësimi/identifikim i këtyre efekteve.

**Imisioni=Imission:** Përqëndrimi i gazeve ose grimcave të matura në lokalitete të caktuara në largësi të ndryshme nga emituesi i atyre gazeve. Vlerat e matura gjegjësisht përqëndrimet varen nga shumë faktorë, e para së gjithash nga kushtet meteorologjike, veçanërisht nga trëndafili i erës, relefi etj.

**Imisioni=Përqëndrimi i materieve ndotëse në mjedisin jetësor, me të cilin shprehet/tregohet cilësia e mjedisit jetësor në kohë dhe hapësirë të caktuar. add. 20.05.5**

**Impiante bashkëprodhimi=Cogeneration plant**: Një impiant kompakt, i cili përdor një njësi të brendshme e të fiksuar të djegies për të furnizuar me energji elektrike dhe ngrohje komplekset e ndërtimit, blloqet apo zonat më të vogla të banimit. Njësia mund të funksionojë me naftë ose me gaz.

**Impiant djegës=Incinerator**: Një furrë për djegien e mbetjeve sipas kushteve të kontrolluara.

**Impiante për mbrojtjen e mjedisit=Facilities for environmental protection**: Instalime ose pajisje teknike të projektuara për t'u përdorur në kontekstin e mbrojtjes së mjedisit. Instalimet mund të jenë të tipit "end-of-pipe" ose mund të jenë pjesë e një procesi më të madh prodhimi. Instalimet e përdorura për zbatimin e standardeve të sigurisë industriale nuk përfshihen.

**Impiant për trajtimin ose asgjësimin e mbetjeve=Facility for dhe treatment or disposal of waste**: Instalime ose pjesë e një instalimi, i cili është tërësisht ose pjesërisht i destinuar për të trajtuar ose asgjësuar mbetje, të tilla si impiantet e trajtimit të mbetjeve të llojeve të ndryshme dhe pajisje teknike të cilat janë të përshtatshme për trajtimin e mbetjeve të rrezikshme e të parrezikshme, duke qenë pjesë e një procesi tjetër prodhimi. Për qëllimet e këtij përkufizimi, përfshihen zonat e afërta në tokë apo det të përdorura për depozitimin e mbetjeve, të tilla si fushat e depozitimit dhe zonat detare të përdorura për hedhjen e mbetjeve.

**Impiant shkrirës=Smelter**: Impiant që shkrinë ose përzien minerale, shpesh të shoqëruar me ndryshime kimike, për të ndarë përbërjet e tyre metalike. Çlirimet prej këtij impianti shkaktojnë ndotje.

**Impiant trajtimi=Treatment plant:** Instalim për të shndërruar ujërat e ndotura, ujërat e shiut ose ujërat ftohës në ujëra të përshtatshëm, për të përmbushur standardet mjedisore përpara shkarkimit të tyre në mjedis.

**Imunitet=Imunity**: Veti mbrojtëse që ka një organizëm për t'u bërë ballë disa mikrobeve ose për të mos u dëmtuar nga disa helme; aftësi mbrojtëse e organizmit për të mos u prekur ngë sëmundje. Një veti të këtillë e kanë edhe shumë bimë.

**Indeksi i koliformit=Coliform index**: Renditja e pastërtisë së ujit, bazuar në numrin e bakterieve fekale.

**Indikatorët biologjike të ndotjes=Biological indikators of pollution:** Në praninë e disa llojeve të ndotësve, organizmat e llojeve të ndryshme të kafshëve dhe të bimëve shprehin ndjeshmëri të ndryshme. Numri i popullacioneve me ndjeshmëri të lartë ndaj ndotësve zvoglohet deri në zhdukjen e plotë të tyre nga zona e ndotur, si psh. nga ndotja e ajrit, sdiomos me dyoksid squfuri, vie deri te zhdukja e myshqeve, ose eliminimi i llojeve të peshqëve të rrallë nga ndotja e ujërave dhe varfërimi i oksigjenit. Nga ana tjetër organizmat e llojeve tjera, të qëndrueshëm ndaj atij lloji të ndotjes popullojnë mu ato zona. Prania e tyre është tregues i ndotjes në nivel të lartë. Llojet e këtilla të treguesve mund të jenë specifik dhe jospecifik.

**Infeksion=Infection**: Prekja e një qenieje, e një organi, e një plage, e një bime etj. nga mikrobe ose nga baktere që shkaktojnë sëmundje, prajë; sëmundja që vjen nga këto mikrobe a baktere; pjesa e trupit që është prekur nga kjo sëmundje.

**Infrastruktura=Infrastructure**: Instalimet teknike dhe shërbimet sociale të nevojshme për të plotësuar nevojat bazë të popullësisë dhe zhvillimit ekonomik të një territori.

**Infrastruktura teknike=Technical infrastructure:** Termi përfshinë instalimet e trafikut të të gjitha llojeve, shërbimet e komunikacionit (postat), si edhe impiantet e furnizimit apo trajtimit (hidrocentralet, sistemin e furnizimit me ujë, trajtimin e ujërave të zeza, impiantete djegies së mbetjeve etj.

**Interakcioni ekologjik=Ecological intercommunion:** Marrëdhëniet shumë komplekse dhe të ndërlikuara midis idnividëve të llojit të njëjtë ose të ndryshme, të cilët jetojnë në bashkësi, dhe me faktorët abiotik të ekosistemit.

**Interes publik= Public interes:** Një koncept abstrakt dhe simbolik, i interpretimeve të ndryshme, por nënkupton interesin e gjithanshëm të publikut cili i referohet qëllimeve dhe vlerave, përfitimeve ose kostove të interesave të përgjithshme ose të përbashkëta të të gjithë publikut. Interesi publik i nënshtrohet shpesh justifikimeve të gjërë të një shoqërie të re, kundrejtë konsideratave afatshkurtëra dhe afatgjata. Kjo shihet në kontrast me interesat private të individëve, grupeve dhe organizatave të caktuara që përbëjnë një pjesë të shoqërisë.

**Inventarizim i shkarkimeve=Emission inventory**: Listimi sipas burimit, sasisë së ndotësve të ajrit të shkarkuar në atmosferën e një komuniteti; ai përdoret për të vendosur standardet e shkarkimeve.

**Inxhinnieri gjenetike=Genetic engineering**: Procesi i futjes së informacionit të ri gjenetik në qelizat ekzistuese me qëllim që të modifikohet çdo organizëm me qëllim të ndryshimit të një prej karakteristikave të tij.

**I papërshkueshëm/depërtueshëm=Impermeable:** I padepërtueshëm lehtësisht. Vetia e një materiali ose toke që nuk lejon apo lejon me vështirësi të madhe lëvizjen ose kalimin e ujit nëpër të.

**I papijshëm=Non-potable**: Ujë i pasigurtë ose i pa shijshëm, pasi përmban ndotës, minerale apo agjente infektive.

**ISO 14000:**

Organizata Ndërkombëtare e Standardizimeve (ISO9 përcakton standardet për një sërë produktesh dhe operacionesh të administrimit. Në vitin 1995, ISO futi konceptin e serisë 14000, një sistem administrimi mjedisor, i cili përbëhet nga udhëzues për parimet, sistemet dhe

teknikat mbështetëse në fushat e sistemeve të administrimit mjedisor, vlerësimet e aspektit mjedisor, revizionimin mjedisor, vlerësmin e ciklit të jetës dhe etiketimin mjedisor. |

**Izolimi ekologjik=Ecological isolation:** Izolimi i popullacioneve në zonat specifike ekologjike (izolimi hapësinor) ndërsa mund të banohet edhe shumë afër mikrostacioneve ekologjike.

**Izotop=Isotope**: Ndryshim i një elementi që ka të njëjtin numër atomik të protoneve, por peshë të ndryshme si rezultat i numrit të neutroneve. Izotopet e ndryshme të të njëjtit element mund të kenë sjellje të ndryshme radioaktive, disa prej të cilave shumë të paqëndrueshme.

## J

**Jeta ujore=Aquatic life:** Të gjitha mikroorganizmat faunistike dhe floristike që jetojnë në ujë apo e frekuentojnë ate.

**Jonizim=Ionium**: 1. Dukuri gjatë së cilës një lëndë e tretur në një tretës, veçanërisht në ujë, formon jone; efekti i shpërbërjes ose ndarjes në jone të një lënde me anën e një lëngu me konstante dielektrike të lartë, psh. të ujit.
2. Dukuri që vërehet një gaz ose avull kur ai ekspozohet në një burim radioaktiv, si rezultat i së cilës ai bëhet përçues i elektricitetit.

## K

**Kalb=To rot**: Prish diçka duke e mbajtur në një vend të mbyllur e të paajrosur, në ujë a në një vend të lagët.

**Kalbëzim=Rot**: Sëmundje kërpudhore, që u bie pemëve ose bimëve në gjethe, në rrënjë, në fryte etj., zakonisht nga lagështira e tepërt, kalbësirë.

**Kalbje=Putrefaction**: Proces i shpërbërjessë komponimeve organike të përbëra që përmbajnë azot (kryesisht i proteinave) nën veprimin e mikroorganizmave. Luan rol të rëndësishëm në qarkullimin e e lëndëve në natyrë. Në saje të kalbjes, prej komponimieve të përbëra organike të bimëve dhe të kafshëve të vdekura, si dhe prej mbeturinave të dryshme me prejardhje organike, formohen lëndë minerale të thjeshta ($NH_3$, $CO_2$, $H_2S$, $H_3PO_4$ etj.), të cilat shfrytëzohen pastaj nga organizmat e gjallë për të sintetizuar përsëri lëndë organike.

**Kalcium=Calcium**: Metal i butë me ngjyrë të bardhë në të verdhë dhe i shkëlqyeshëm si argjendi, që është përbërës kryesor i gurëve galqerorë.

**Kalcium i tokës=Land calcium:** Element i domosdoshëm për jetën e bimëve që ndodhet në sasi të mëdha në gjethet, drurin dhe në indet e tjera të bimëve, të cilat e përthithin nga toka nëpërmjet rrënjëve. Një sasi e tepërt e kalciumit në tokë mund të jetë e dëmshme për bimët dhe mund të shkaktojë sëmundjen e quajtur klorozë.

**Kalkoklorozë=Chalcoclorose(?)**: Zverdhje e gjetheve të bimëve për shkak të mungesës së hekurit të përvetueshëm, në tokat e pasura me kalcium. Shmanget duke hedhur në tokë mikroplehra që përmbajnë hekurin në trajtë të përvetueshme nga bimët.

**Kalmuq=Compost heap**: Grumbull plehrash bashkë me pluhur e me dhe; pleh gjethesh të kalbura.

**Kaltërinë=Patina on copper, verdigris**: Kripë helmuese, që zë një enë bakri e pakallajisur. Kjo shtresë është helmuese.

**Kamomil=Camomile**: Bimë barishtore njëvjeçare, që rritet në vende fushore e kodrinore dhe që bën lule si të luledeles e me erë të këndshme; lulja e kësaj bime, e cila përdoret në mjekësi si qetësues e sistemit nervor, kundër sëmundejeve të lëkurës etj.

**Kanalizim=Sewerage**: I tërë sistemi i mbledhjes, trajtimit dhe asgjësimit të ujërave të zeza.

**Kanalizimet publike të ujërave të zeza=Public sewerage**: Rjete të kanalizimeve të ujërave të zeza që operohen nga autoritetet shtetërore, lokale, nga komunitetet, autoritetet e ujërave ose shoqatat e mbledhjes, shkarkimit dhe trajtimit të ujërave të zeza dhe të përdorura.

**Kanalizime të kombinuara= Combined sewers**:Sistem kanalizimesh që mbartin si ujërat e zeza edhe rrjedhjet e ujërave të shiut. Normalisht, e gjithë kjo rrjedhje shkon në impiantin e trajtimit të ujit, por gjatë shtrëngatave të forta, vëllimi i ujit mund të jetë aq i madh sa të shkaktojë vërshime të përzierjeve të ujërave të shiut dhe ujërave të zeza të patrajtuara në ujërat pritës. Rrjedhjet e ujërave të shiut mund gjithashtu të mbartin kimikate toksike nga zonat industriale në sistemin e kanalizimit.

**Kancerogjene=Carcinogen**: Çdo substancë që mund të shkaktojë apo përkeqësojë kanceret.

**Kapaciteti i instalimeve=Capacity of treatment installation:** Sasia maksimale e materialeve që mund të trajtohen gjatë një viti, sipas standardeve të zakonshme në përputhje me një teknologji të zakonshme e në një impiant apo instalim të caktuar trajtimi. Kapaciteti mund të shprehet mbi bazë të vëllimit të përditshëm të ujërave të ndotura të trajtuara ose ekuivalentit të popullësisë (për trajtimin e ujërave të ndotura) apo peshës që mund të trajtohet.

**Kapacitet mbajtës=Carrying capacity**: 1. Në administrimin e zonave argëtuese, d.m.th. shkalla e përdorimit të një zone çlodhjeje mund të përballojë, pa humbur cilësinë fillestare. 2. Në administrimin e faunës së egër, numri maksimal i kafshëve që mund të mbështeten nga një ekosistem apo zonë e caktuar gjatë një periudhe të tërë.

**Kapaciteti i projektuar=Design capacity**: Rrjedhja mesatare e përditshme e projektuar për t'u trajtuar nga një impiant trajtimi ose impiante të tjerë.

**Karakterizimi i peizazhit=Landscape characterization**: Dokumentimi i karakteristikave dhe strukturave të elementeve kryesore të pejsazhit.

**Karbon aktiv=Activated carbon**: Një formë e karbonit me aftësi të lartë thithëse e përdorur për të hequr rërat apo substancat e tjera të dëmshme e toksike prej shkarkimeve të lëngëta apo të gazta. Në trajtimin e mbetjeve të lëngëta përdoret për të hequr lëndët e tretura organike prej ujërave të ndotura. Përdoret edhe në sistemet e pastrimit të shkarkimeve nga automjetet.

**Karburant=Motor fuel**: Lëndë djegëse e lëngët (benzinë, naftë etj.), që përdoret për të vënë në punë motorët me djegie të brendshme; lëndë djegëse që vë në lëvizje një makinë a një mekanizëm.

**Karotë=Carrot**: Bimë barishtore me gjethe të buta që dalin tufë afër rrënjës dhe me rrënjë boshtore më të gjerë përsipër e në ngjyrë tulle, që ka vlera të mëdha ushqimore; rrënja e kësaj bime, që përdoret si ushqim.

**Karsti=Karst**: Një formacion gjeologjik me depozita të çrregullta të gurëve gëlqeror, me zgavra, përrenj nënujorë dhe shpella.

**Katalizator =Catalyst:** Një substancë që ndryshon shpejtësinë ose redimentin e një reaksioni kimik pa u konsumuar ose ndryshuar kimikisht prej tij (reaksionit kimik).

**Katrani=Tar, pitch**: Lëng i trashë, me përbërje vajore, me ngjyrë të errët në të zezë dhe me një erë të veçantë, që nxirret nga qymyrguri, nga nafta ose nga distilimi i thatë i drurëve halorë dhe që përdoret për prodhimin e bojërave, për të lyer litarët e velat e anijeve, rrotat e qerreve, në industrinë farmaceutike, në mjekësinë popullore etj.

**Kauçuk=Rubber, caoutchouc**: Lëndë e përkulshme, e cila nxirret nga një lëngë i trashë veshkullor, që kullon nga trungu i disa drurëve tropikalë ose nxirret në mënyrë artificiale nga përpunimi i naftës a i qymyrgurit dhe përdoret gjerësisht për prodhimin e gomës e të sendeve prej gome.

**Këllirë=Dirty/polluted water**: Papastërti që del nga larja e leshit, lyra e leshit; zhuli që zënë teshat e brendshme të trupit dhe jaka nga djersa. Ujë i papastër, ujë i qelbur; ujë i turbullt.

**Kënetë=Swamp:** Një lloj zone e lagët, e mbizotëruar prej bimësisë drunore, por pa depozitime të konsiderueshme torfe. Kënetat mund të jenë me ujë të ëmbël ose të kripur, me batica dhe zbatica.

**Këpushë=Tick, grape leaf blister mite**: Parazit i vogël, në trajtën e një marimange e me katër palë këmbë, që u ngjitet në lëkurë bagëtive, qenve etj., u thith gjakun dhe u shkakton sëmundje ngjitëse; rriqër. Këpusha e zgjebes parazit më i vogël që shkakton sëmundjen e zgjebes. Këpusha e hardhisë parazit shumë i vogël me ngjyrë të verdhë të errët e me dy njolla të kuqe në pjesën e përparme të anës shpinore, që dëmton gjethet e hardhisë.

**Kërkesa kimike për oksigjen= Chemical Oxygen Demand**: Sasia e oksigjenit që nevojitet për të oksiduar të gjithë përbërësit organikë dhe inorganike në ujë.

**Kërkesa e pikut për energji=Peak electricity demand**: Energjia maksimale elektrike e përdorur për t'iu përgjigjur ngarkesës për ftohje në një ose disa ndërtesa të një zone.

**Kërkimi dhe zhvillimi=Research and development**: Aktivitetet kërkimore e zhvilluese që përmbledhin punën krijuese të kryer sistematikisht, me qëllim që të rritet sasia e njohurive të njeriut, kultura dhe përdorimi i kësaj baze njohurishë për të projektuar përdorime të reja.

**Kininë=Quinine**: Pluhur i hidhur me ngjyrë të bardhë, që nxirret nga lëvorja e drurit të kinës dhe përdoret në mjekësi sidomos kundër sëmundjes së së malarjes.

**Kithi=Seasonal mist**: Mjegull e hollë që vesh majat e maleve në verë ose që bie në vende të ulëta kur ndërron moti; cikth.

**Klasifikimi i dëmtimit në pyje=Forest damage classification**: Kontrolluesit e shëndetuit të pyjeve vlerësojnë gjendjen e tyre duke analizuar kuroren pyjore. Ka katër tipe dëmtimesh; 0=asnjë shenjë dëmtimi, 1 = pak të dëmtuara (gjendje kujdesi), 3 = të dëmtuara rëndë, 4 = pyje të vdekur dhe klasifikimi 2-4 dëmtime të qarta.

**Klasifikimi i ujërave=Water classification:** Duke marrë parasysh të gjitha parametrat relevant për vlerësimin e kualitetit të ujërave, sipas shkallës së pastërtisë dhe dedikimit, ujërat grupohen në këto klasë:

I: ujërat të cilat në gjendje natyrore me dezinfektim eventual mund të përdoren për pije dhe në industrinë ushqimore, ndërsa ujërat sipërfaqësor edhe për rritjen e peshqëve të llojit fisnik (salmonidae);
II: ujërat të cilët në gjendjen e natyrore mund të përdoren për larje dhe rekreacion, për sporte në ujë, për rritjen e peshqëve të cilësisë më të dobët (Ciprinide) ose të cilat me metoda të thjeshta të përpunimit (koagulimit, filtrimit, dezinfektimit etj.) mund të shfrytëzohen për pije dhe industrinë ushqimor, ndërsa i papërpunuar për ujitje;
III. ujëra që mund të përdoren për ujitje dhe pas një përpunimi të zakonshëm edhe në industri përveç në ate ushqimore.
IV. bëjnë pjesë ujërat që mund të shfrytëzohen vetëm pas përpunimit të nevojshëm. Mund të shfrytëzohen për transport dhe hidroelektrana. Nga ana biologjike uji është i kualitetit të mirë nëse mundëson jetë normale organizmave akvatik gjejgjësisht biocenozës. Llojllojshmëria biologjike e ujit është tregues i cilësisë së ujit.

**Klasifikimi i ndotësve të ujërave =The Classification polluters of water:** Ekzistojnë shumë kriteriume për klasifikimin e ujërave të bazuar në natyrën, vetitë dhe prejardhjen e ndotësve. Sipas prejardhjes mund të dallojmë në urban, industriale dhe bujqësore.Nëse marrim parasysh fatin e mëtejshëm dhe dhe transformimin e mundshëm të ndotësve mund të ndahen në dy grupe: degradues biologjik (materje organike me me origjinë natyrore) dhe ndotësit të cilët nuk mund të ndahen përmes rrugës biologjike (bashkimet sintetike joorganike). Nëse si kriter merret natyra e ndotësit, llojet e efekteve dhe pasojat që ndotësit i prodhojnë në mesin e ujorë, llojet e ndryshme të ndotësve të ujit mund t'i grupojmë në tri kategori: ndotja fizike (ndikon në vetitë fizike të ujit), ndotja kimike (joorganike dhe organike) dhe ndotja biologjike (bakteret patogjene, viruset, kërpudhat, dhe gjallesat tjera të cilat janë shkaktuesit direkt të sëmundjeve ose janë bartës (bakteret dhe patogjenët).

**Klima=Climate**: Tërësia e kushteve meteorologjike dhe e dukurive atmosferike (temperatura, erërat, reshjet etj.) të një vendi, krahine a zone të caktuar, që varen nga kushtet gjeografike, nga bimësia etj., gjendja e motit të një vendi, e përcaktuar nga cvrojtimet shumëvjeçare.

**Klimaksi (shkallëzimi) i ekosistemit=Graduation ecosystem**: Gjendja maksimale e llojllojshmërisë gjegjësisht e ngopshmërisë së ekosistemit sipas numrit të llojeve dhe popullacionit çka nënkupton edhe shkallë të lartë stabiliteti. Në këtë fazë ekosistemi është në pajtueshmëri të plotë me klimën e rrethit të caktuar. Prishja e ekosistemit qon kah destabilizimi.

**Klori=Chlorine**: Element kimik, gaz mbytës më i rëndë se ajri, i tretshëm në ujë, me ngjyrë të verdhë në të blertë dhe me veti helmuese e dezinfektuese.

**Klorofil=Chlorophyl**: Lëndë a pigment që u jep ngjyrën e gjelbër gjetheve ose pjesëve të tjera të bimëve e të drurëve, ndihmon për të përvetuar karbonin dhe ndikon për të bërë një varg shndërrimesh kimike në trupin e bimëve e të drurëve, nën veprimin e dhe të energjisë diellore.

**Klorofili A=Chlorophyl A:** Pigmenti i gjelbër dhe fotosintetik i bimëve. Përmbajtja e klorofilit A përdoret për të treguar biomasën dhe prodhimin parësor të fitoplanktonit dhe perifitonit në një trup ujor.

**Klorofluorkarbonet=Chlorofluorocarbons (CFCs)**: Një familje kimikatesh inerte, jo toksike dhe lehtësisht të lëngëzueshme të përdorura në ngrirje, ajrin e kondicionuar, paketimin, izolimin ose të përdorura si solvente dhe shtytës aerosol. Meqenëse CFC-të nuk shkatërrohen në pjesën e poshtme, në të cilën ato shkatërrojnë ozonin.

**Kllogjër=Ergot**: Kërpudhë parazitare në trajtë brirësh të vegjël, me ngjyrë të errët në të zezë, që del mbi kallinjtë e thekrës, të grurit etj. në motë më lagështirë; kërpudha e thekrës; sëmundja e këtyre bimëve që shkaktohet nga kjo kërpudhë.

**Koagulimi/Mpiksja=Coagulation**: Grumbullim i pjesëzave pezull në ujërat e ndotura për të fundërruar papastërtitë nëpërmjet përdorimit të kimikateve të tilla si gëlqere, shapi dhe kripërat e hekurit.

**Kodër=Hill**: Pjesë toke e ngritur si breg i lartë me pjerrësi të butë; mal i ulët nën një mijë metra dhe me shpate të buta.

**Kodrish/e=Knoll**: Kodër e vogël, e mbuluar me bar ose e veshur me shkurre a me ferra.

**Koks=Coke**: Lëndë djegëse e ngurtë, në trajtën e qymyrit me pore, që përftohet nga distilimi i thatë i qymyrgurit, i torfës etj. dhe që përdoret në industrinë metalurgjike.

**Komponime Organike Fluore (KOF, VOC)=Organic fluore composition**: Komponime organike që avullojnë me lehtësi dhe sjellin ndotje në ajër, kryesisht përmes prodhimit të ndotësve sekondarë si ozoni.

**Kompostim=Composting**: Metodë e administrimit të mbetjeve të ngurta që jo vetëm redukton sasinë e mbetjeve për groposje, por bën të mundur dhe fitimin e produktit përfundimtar të dobishëm-kompostit.

**Kompostoj=To compost**: Bëj pleh duke përzier mbeturina të ndryshme organike me dhe a me lëndë minerale dhe duke i lënë të zjarrtisen e të kalben mirë.

**Komunikim i riskut=Risk communication:** Këmbimi i informacionit për rreziqet për shëndetin ose mjedisin midids vlerësuesve dhe administratorëve të riskut, publikut të gjërë, mas medias, grupeve të interesuara etj.

**Komunitet=Community**: Në ekologji, një grup popullatash që ndërveprojnë në kohë dhe hapësirë. Ndonjëherë, një nëngrupim mund të specifikohet, si p.sh. komuniteti i peshqëve në një liqen apo komuniteti antropodi i tokës në një pyll.

**Komunitet me risk të lartë=High risk community**: Një komunitet i ndodhur në afërsi të shumë impianteve, shërbimeve ose burimeve të tjera potenciale të ekspozimit mjedisor, ku rreziqet e shëndetit mund të rezultojnë në nivele të larta të ekspozimit ndaj ndotësve.

**Komunitet speciesh=Community of species**: Mbledhje e organizmave të karakterizuar nga një kombinim i dallueshëm i specieve që jetojnë në një mjedis të përbashkët.

**Kontrolle me anë të bimësisë=Vegetative controls**: Praktika të kontrollit të burimeve jo pikësore të ndotjes, të cilat përfshijnë mbulesat e bimësisë për të pakësuar erozionin dhe minimizuar ndotjen.

**Kontrolli i cilësisë=Quality control**: Kontrolli dhe mbrojtja e mjedisit natyror mbi bazën e shqyrtimit të cilësisë. Një system masash dhe kontrollesh që synojnë mbrojtjen dhe nxitjen e factorëve e konsideratave të cilësisë së mjedisit.

**Kontrolli i ndotjes=Pollution control**: Sisteme të matjeve, kritereve, standardeve, ligjeve dhe rregulloreve që i drejtohen burimeve dhe shkaqeve të formave të ndryshme të ndotjes dhe efekteve të saj, për sa i përket kontrollit dhe parandalimit. Masat e kontrollit përfshijnë konsideratat e sasisë (shkalla e ndotjes) dhe cilësisë (vlera e saj).

**Kontrolli i popullësisë=Population control:** Të gjitha metodat e përdorura për kontrollin e krijimit/lindjes me qëllim që të kontrollohet rritja e popullësisë, përfshirë

ndryshimet natyrore ose të qëllimshme në kushtet ekonomike, politike e shoqërore. Të gjithë faktorët që rregullojnë madhësinë e popullësisë.

**Konsumimi i pakthyeshëm i ujit në industri= Consumptive use of water in industry:** Ujë i larguar e i padisponueshëm për përdorim të mëtejshëm pasi ka avulluar, ose është përfshirë në prodhime industriale. Humbjet e ujit gjatë transportimit të tij nga pika e nxjerrjes deri në pikën e përdorimit, nuk përfshihen.

**Konventa e Aarhusit=The Aarhus Convention**: Është një marrëveshje e nënshkruar nga 35 qeveri evropiane, më 25.06.1998 në Aarhus, Danimarkë. Kjo Konventë ka të bëjë me "Të drejtën e publikut për informim, pjesëmarrje në vendimmarrje dhe të drejtën për t'iu drejtuar gjykatës, për çështje që lidhen me mjedisin." Konventa e Aarhusit përfshinë:

- ✓ Pranimi i të drejtës për informim, pjesëmarrje dhe mundësi për t'iu drejtuar gjykatës, bazuar në të drejtën për një mjedis të përshtatshëm për shëndetin.
- ✓ Një përkufizim të gjerë të autoriteteve publike përfshirë të gjithë organizmat qeveritare qendrore dhe vendore, si dhe për sektorin privat që ka përgjegjësi publike.
- ✓ Një përkufizim i gjerë për informacionin për mjedisin, duke përfshirë informacionin për shëndetin mjedisor.
- ✓ Garantimin e të drejtës së publikut për të marrë pjesë në marrjen e vendimeve për mjedisin, përfshirë hartimin e politikave dhe legjislacionit mjedisor,
- ✓ Mbështetja e të drejtës për t'u informuar dhe pjesëmarrje në vendimmarrje, me të drejtën për t'iu drejtuar gjykatës.
- ✓ Përfshirja e institucioneve të Bashkimit Evropian brenda qëllimit të Konventës dhe nevoja për nxitjen e zbatimit të parimeve të Konventës në organizmat ndërkombëtare për çështjet mjedisore.

**Konventa e Bazelit=Basel Convention:** ( Hyri në fuqi 1982) Marrëveshja ndërkombëtare e cila synon pakësimin e lëvizjeve ndërkufitare të mbeturinave të rrezikshme dhe të tjera, asgjësimin e mbetejeve të rrezikshme sa më pranë burimit të prodhimit, kontrollin e rreptë të lëvizjes ndërkufitare të mbeturinave të rrezikshme dhe parandalimin e trafikut ilegal të tyre. Sipas kësaj konvente, mbeturinat e rrezikshme duhen administruar duke përdorur "mënyrën e ciklit jetësor të integruar", gjatë së cilës ushtrohet kontroll i rreptë që nga krijimi deri në depozitimin, transportin, trajtimin, ripërdorimin, riciklimin, rekuperimin dhe largimin përfundimtar.

**Konventa e Bernës=Berne Convention**: Marrëveshje ndërkombëtare e cila përmban klauzola të detajuara për mbrojtjen e habitateve. Ajo përfshinë kërkesën që nevojat e mbrojtjes së habitateve të merren në konsiderate në politikat e planifikimit të vendeve nënshkruese.

**Konventa e Biodiversitetit=Biodiversity Convention:** Konventë ndërkombëtare në të cilën shtetet nënshkruese marrin përsipër ruajtjen e zhvillimin e shumëllojshmërisë biologjike si edhe angazhohen për planifikimin e konservimit të biodiversitetit duke e bërë ate një element integral të planifikimit të përgithshëm.

**Konventa e Bonit=Bonn Convention**: Një marrëveshje ndërkombëtare e cila i angazhon vendet nënshkruese për konservimin e habitateve të specieve shtegtare të kafshëve të egra.

**Konventa PIC=PIC Convention**: Konventa e Roterdamit mbi Marrjen e Pëlqimit Praprakisht për disa Kimikate dhe Pesticide të Rrezikshme në Tregtinë Ndërkombëtare nisi të nënshkruhej në vitin 1998. Ajo do të hyjë në fuqi kur 50 vende ta miratojnë përfundimisht.

Konventa do të lejojë të bëhet monitorimi dhe kontrollimi në shkallë botërore i tregtisë së kimikateve të ndryshme që rrezikojn shëndetin njerëzor dhe mjedisor. Ajo do të pajisë vendet importuese me fuqinë për vendimmarrje mbi ato kimikate që ata duan të futin dhe përjashtojnë ato që nuk mund t'i administrojnë me siguri. Në rast se tregtia nuk ndodh, kërkesat për etiketimin dhe përfitimin e informacionit mbi pasojat e mundshme për shëndetin dhe mjedisin do të stimulojë përdorimin e sigurtë të këtyre kimikateve.

**Konventa e Ramsarit=Ramsar Convetion**: Një marrëveshje ndërkombëtare për të mbrojtur në radhë të parë zonat e lagëta, e cila i detyron shtetet nënshkruese që të zgjedhin të paktën një zonë të lagët, si të vlefshme për t'u mbrojtur e për t'u përfshirë në listen ndërkombëtare.

**Konventa për Tregëtimin Ndërkombëtar të Specieve të Rrezikuara=CITES**:Dokument ndërkombëtar i shumë vendeve të botës për krijimin e një kuadri rregullator për të kontrolluar tregëtinë e specieve të rrezikuara bimore e shtazore.

**Konvergjenca ekologjike=Ecological convergence**: Zhvillimi i vetive të ngjashme (morfologjike, fiziologjike dhe të tjera) te grupet filogjenetike të larguara, ndërsa rezultati është përshtatja kushteve të njëjta të mjedisit.

**Korije=Coppice**:Pyll i vogël me dushk a me drurë të tjerë jo shumë të lartë; zabel.

**Kostot sociale=Social costs:** Konsideratat e humbjes në rrjetë të një sërë vlerash e kushtesh të shoqërisë si rezultat i një veprimi të caktuar të njeriut dhe ose zhvillimit. Kushtet shoqërore mund të përfshijnë kostot ekonomike dhe joekonomike, të cilat u kalohen grupeve të individëve, komuniteteve ose shoqërisë së tërë, p.sh. ndotja e ajrit, mungesa e shëndetit, ndërprerja e një mënyre jetese etj.

**Krahnezë=Groundfrost**: Dëborë e ngrirë që ngjit mbi degët e drurëve; shtresë bryme e ngrirë mbi tokë, mbi bar ose mbi gjethet e degët e bimëve, shtrezë.

**Kripëzim=Salinity:** Përqindja e kripës në ujë.

**Kriza ekologjike=Ecological crisis/access**: Me këtë shprehet gjendja e brengosëse, gjegjësisht shkalla brengosëse e degradimit të natyrës me veprimin joracional të faktorëve antropogjenë duke rrënuar ligjësitë ekologjike themelore, të cilat mbretërojnë/sundojnë në natyrë. Ky koncept është paraqitur në fillim të viteve shtatëdhjeta të shek.XX, kur kriza ekologjike është vërejtur shumë qartë dhe kur janë kuptuar pasojat për të sotmen dhe për të ardhmen si dhe konflikti i midis njeriut dhe natyrës dhe pasojat në të ardhmen.

**Kroi=Freshwater spring**: Burim uji, që në vendin ku del rregullohet e pajiset zakonisht me një lug, me një lëfyt ose me ndonjë mur të posaçëm; gurrë, burim, vendi ku del burimi; uji i tij.

**Kulturë=Culture:** Tërësia e njohurive, arritjeve, teknologjisë, traditave, përceptimeve, zakoneve, vlerave dhe aftësive të tjera të shoqërisë dhe traditat e strukturat njerëzore të trashëguara. Kultura ndikon në sjelljen shoqërore e individuale dhe lidhjet e kësaj të fundit me mjedisin.

**Kulloj=Colander**: Derdh një lëng nëpër një kullore, nëpër një napë etj. për ta pastruar nga lëndët e huaja a të panevojshme ose për të veçuar pjesën e ujshme nga pjesa e trashë; hedh diçka në kullore që t'i rrjedhë lëngu.

**Kullomë=Sediment, lees**: Llumi që mbetet në fund të një ene pasi kullon një lëng, kullesë.

**Kullotë malore=Mountaneus grassland:** Kullotë natyrore në zonat malore e cila mund të përdoret ose jo për kullotjen e kafshëve shtëpiake.

**Kundërkimik=Protective against chemicals**: Që ka të bëjë me mbrojtjen nga veprimi shkatërrues i lëndëve kimike, që përdoret për t'u mbrojtur nga këto lëndë.

**Kundërtrup=Antibioty**: Lëndë që prodhon organizmi për t'u qëndruar sëmundjeve, për t'u mbrojtur nga disa baktere e nga helmet e tyre.

**Kursim=Saving:** Masa për të zvogëluar shpenzimet dhe harxhimet e tepërta dhe të panevojshme: kursimi i ujit, energjisë etj. Shpenzimi i arsyeshëm i tyre.

# L

**Lagaterë=Changeable weather; 2 land that is wet in places**: Mot që është herë me shi e herë me diell, mot i paqëndrueshëm. 2. Tokë që vende-vende ka lagështirë.

**Lagështirë=Moisture**: Ujë ose avull uji, që është thithur nga toka, nga ajri e nga sende të tjera.

**Lagunë=Lagoon**: Trup i cekët ujor, shpesh i ndarë prej detit nga shkëmbinjë koralesh ose ranishtë.

**Lagunë e Ajrosur=Aerated Lagoon**: Basen për trajtimin e ujërave të ndotura, i cili përshpejton procesin natyror të shpërbërjes biologjike të mbetjeve organike, duke përdorur ajrimin artificial për të stimuluar aktivitetin e bakterieve të cilat e shpërbëjnë lëndën organike.

**Lagunat bregdetare=Coastal Lagoon**: Trupa të ujit të detit në bregdet, por të ndara nga deti me anë të një rrip toke ose toke në forma të tjera të ngjashme. Lagunat bregdetare komunikojnë me detin nëpërmjet hapësirave të kufizuara.

**Lagush=Rotting wet leaves**: Gjethe drurësh që kanë rënë në ujë ose në tokë të lagët dhe janë njomur e kalbëzuar; gjethe që sjellin ujërat; pleh prej gjethesh të kalbura.

**Lastroke=Filthy**: Që rri gjithnjë i fëlliqur, që nuk mbahet pastër, i papastër, i fëlliqur, i ndyrë.

**Lavë=Crowd**: Lëndë minerale që del e shkrirë dhe shumë e nxehtë nga krateret e vullkaneve e pastaj ngrinë.

**Lebra=Leprosy**: Sëmundje e rëndë ngjitëse, që shfaqet në lëkurë me puçrra e me leskra dhe që dalëngadalë kalb mishin dhe e bën të bjerë copa-copa.

**Ledhishtë=Area with embankments**: Tokë arë e mbuluar me lym nga vërshimi i ujërave; tokë që është krijuar nga lymi; lymore, lymërishtë. Vend që ka shumë baltë e llucë, baltak.

**Legë=Whirlwind**: Erë e fortë që rrotullohet, dredhë.

**Lehe=Furrow**: Ngastër e vogël në arë a në kopsht, që mbillet me perime, me lule, me fidanë etj.; ngastër toke e gjatë në arë, që përfshihet ndërmjet dy hullive. Dhe, vijë a hulli e thellë, që hiqet nëpër arë për ujitjen ose për kullimin e saj.

**Leje=Permit**: Një autorizim, licensë ose një dokument kontrolli ekuivalent i lëshuar nga Ministria e Mjedisit ose nga një agjensi e miratuar shtetërore për të zbatuar kërkesat e një ligji për mjedisin, p.sh. një leje për të vënë në funksionim të një impianti që mund të prodhojë shkarkime të dëmshme.

**Leran=Stretch of with a accumulation of rocks**: Vend i pjerrët a i sheshtë, i mbuluar me gurë të rënë nga mali; pjesë zalli ku janë mbledhur shumë gurë nga ujërat e përroit a të lumit; përrua plot me gurë të sjellë nga mali. Ose, grumbull gurësh të sjellë nga ujërat ose të mbetur nga një ndërtesë e rrënuar; rrënojë, gërmadhë.

**Leshterik=Seaweed, alga**: Bimë e thjeshtë që nuk ndahet në kërcell, gjethe e rrënjë dhe që rritet në det ose në vende të tjera me ujë.

**Lëmisht/e=Chaff left by threshing**: Copë e vogël dhe e hollë nga degët e drurëve ose nga kashta e bimëve, shkarpë e hollë, krande, karthje; byku i imët i kashtës së drithërave, që veçohet në lëmë nga kokrrat. Dhe, mbeturinat e ndryshme të hedhura andej-këtej nëpër dhomë a nëpër oborr, të fshirat; bëzhdilet, plehrat.

**Lëndë djegëse alternative=Alternative fuels**: Zëvendësues të lëndëve tradicionale djegëse që përdoren për funksionimin e automjeteve, si benzina apo nafta. Ato përfshijnë metanolin, etanolin, gazin natyror të komprimuar (ngjeshur) etj.

**Lëndë djegëse fosile=Fossil fuel**: Lëndë djegëse e nxjerrë prej mbeturinave të lashta organike, p.sh. torfa, qymyr, nafta bruto dhe gaz natyror.

**Lëndë djegëse të pastra=Clean fuels**: Përzierje ose zëvendësime të gazolinës, përfshirë gazin natyror të komprimuar, metanolin, etanolin, gazin e lëngëzuar të naftës etj.

**Lëndë e parë dytësore=Secondary raw material:** Materiale teknologjike të hedhura dhe sende të lëna /mbetura/ (letër, xham, metal) që mund të kyçen sërish në proceset teknologjike. Reciklimi i hedhurinave-mbetjeve është një metodë racionale e sanimit të hedhurinave dhe e pranueshme edhe për shkaqe ekonomike/komerciale.

**Lëndë të tjera djegëse=Other fuels**: Përfshijnë të gjitha format e energjisë së ripërtritshme, të tilla si druri, biomasa, mbetjet e përdorura në djegie etj., të cilat digjen, kur përdoren për prodhimin e energjisë.

**Lëtyrë=Dirty water**: Baltë e squllët, llurbëtirë. Ose, Ujë i papastër me mbeturina gjellësh, që del kur lajmë enët, të larat e të shpëlarat e enëve.

**Lëvizja/lëvizshmëria=Mobility**: Aftësia për të mbuluar distanca duke përdorur mjete të ndryshme transporti apo lëvizje (në këmbë, me motor, me makinë, me transport publik). Treguesit e lëvizshmërisë janë aktivitetet jashtë shtëpisë, koha e udhëtimit, numri i udhëtuimeve të kryera dhe distanca që mbulohet. Indikatorët e parë kanë mbetur shumë konstant, ndërsa distanca e mbuluar është rritur ndjeshëm.

**Ligatinë=Bog:** Një tip zone e lagët që akumulon depozita të konsiderueshme torfe. Ligatinat varen para së gjithash nga përceptimi i burimit të tyre ujor. Ato zakonisht janë acide dhe të pasura me mbetje bimore me një mbulesë të dukshme myshku të gjelbër.

**Ligji=Law**: Normë, rregull që vendoset nga organi më i lartë i pushtetit shtetëror dhe që është e detyrueshme për të gjithë organet shtetërore dhe për shtetasit. Shih ligji për mjedisin.

**Ligji për mjedisin=Environmental law**: Rregullat dhe kontrollet e sjelljes ndaj çështjeve të burimeve natyrore të cilat aplikohen apo pranohen nga autoritetet shtetërore në nivel qendror e lokal dhe ekzekutohen nga qeveria dhe gjykatat. Ligji për mjedisin mund të jetë rrjedhojë e kushtetutës, akteve ligjore, apo rregullave administrative. Ai është trupi ligjor, i cili rregullon apo ndikon lidhjet midis njerëzve dhe mjedisit të tyre.

**Ligji ndërkombëtar i mjedisit=International Environmental Law**: Fuqia më e rëndësishme e veprimeve mjedisore ndërkombëtare ndodhet në formulimin e ligjit

ndërkombëtar të mjedisit. Konventat ndërkombëtare ofrojnë një mjet të detyrueshëm ligjor për sigurimin e konservimit të burimeve natyrore të cilat nuk mund të ruhen nga legjislacioni kombëtar (p.sh. këto burime ndahen me zona/vende përtej juridiksionit kombëtar ose ndikohen nga aktivitetet që kryhen në një vend tjetër).

**Likene=Lichenes:** Organizma të përbërë, që përbëhen nga dy komponente: kërpudhat dhe algat, gjegjësisht format simbiotike të ndërtuara/formuara nga anëtarë me karakteristika të ndryshme. Ndarja e punës është bërë ashtu që algat kryejnë fotosintezën, ndërsa kërpudhat kanë funksion kryesisht përthithës. Organizma kosmopolit. Iu qëndrojnë streseve të ndryshme, siç janë thatësia dhe temperatura e lartë, mungesa e ushqimit. Mirëpo, *likenet janë shumë të ndieshëm ndaj ndotjes së ajrit* (sidomos ndaj dyoksid sulfurit) që ndikon shumë në zvoglimin e numrit të popullacionit deri të zhdukja. "**Shkretëtirat e likeneve**" janë shenjë e sigurt (indikator) të ndotjes së ajrit në shkallë të lartë.

**Limontoz=Citric acid in powderet form**: Acid si pluhur i bardhë, me shije të thartë, që gjendet në kokrrën e limonit e të disa bimëve të tjera dhe që përdoret në industrinë ushqimore, për prodhimin e barnave të ndryshme etj.

**Linjit=Lignite**: Lloj qymyrguri në ngjyrë kafeje të errët, që thërmohet lehtë dhe jep më pak nxehtësi se llojet e tjera.

**Liqen=Lake**: Pellg shumë i madh natyror ose artificial, zakonisht me ujë të ëmbël, që është i rrethuar nga të gjitha anët me tokë.

**Liqene oligografike=Oligographic lakes**: Liqene të thella e të pastra me pak ushqyes, lëndë organike dhe një nivel të lartë të oksigjenit të tretur.

**Liqene distrofike=Dystrophic lakes**: Trupëza ujor acid të cektë të cilat përmbajnë shumë humus dhe/ose lëndë organike; përmbajnë shumë bimë por pak peshq.

**Luginë=Valley, gorge**: Vend i ulët midis malesh a kodrash, nëpër të cilin zakonisht kalon një lumë ose përroskë; lug mali; gropë e gjatë me anë jo shumë të pjerrëta.

**Lule=Flower**: Organi i riprodhimit të bimëve, që përbëhet nga bishti, kupa, kurora, thekët e pistili dhe që lidh kokrrën e formon farën; pjesë e bimëve që përmban organet e riprodhimit të tyre dhe që zakonisht ka petla me ngjyra.

**Lule balsami=Klamath weed**: Bimë barishtore, me gjethe të holla dhe me lule të vogla ngjyrë portokalli e me erë të mirë, që përdoret në mjekësinë popullore për të mjekuar plagët; balç.

**Lulëzim i algave=Algal bloom**: Një rritje e shpejtë dhe e fortë, e cila mund të ndikojë negativisht në cilësinë e ujit dhe të shkaktojë ndryshime potencialisht të rrezikshme në kiminë e ujërave lokale.

**Lum/ë=River**: Rrjedhë natyrore e madhe dhe e përhershme uji të ëmbël, që del nga një burim, shkon nëpër një shtrat në mes brigjesh dhe derdhet në det, në liqen ose në rrjedhë tjetër më të madhe.

# LL

**Llakë=Standing pool of water**: Gropë a pellg me ujë, zakonisht në mal, ku pinë ujë bagëtitë; pellg me ujë të ndenjur.

**Llëngë=Mudhole**: Vend i ulët, si gropë, zakonisht me baltë e me ujë të ndenjur, sidomos pranë lumenjve a kënetave, lerë.

**Llohë=Sleet**: Borë e përzier me shi ose me breshër të imët, që bie zakonisht në mot me erë; borë e lagësht.

**Llojllojshmëria e ekosistemit=Motley ecosystem:** Paraqet llojshmërinë e ekosistemit, kompleksicitetin dhe variabilitetin e numrit të llojeve organike në biocenozë në raport me numrin e përgjithshëm të individumeve nga të cilët edhe mëvaret stabiliteti i ekosistemit pran të të cilit gjendet shkalla e ndërlikueshmërisë dhe e stabilitetit në korelacion pozitiv.

**Llokaj=Leachate***: Ujë i turbullt e i fëlliqur, ujë i përzier me baltë e me ndyrësira. Zakonisht lëngë i ndotur i cili lirohet nga dekompozimi-prishja e mbeturinave.$*

**Llum aktiv=Acktivated sludge**: Produkt që formohet nga trajtimi biologjik i ujërave të ndotura me lëndët organike, si pasojë e konsumit të lëndëve organike nga masa e bakterieve në prani të oksigjenit dhe lëndëve ushqyese (azot e fosfor).

**Llumrat e pastrimit/thellimit=Dredging sludge**: Llumrat e përfituara nga proceset e pastrimit e thellimit të lumenjëve, grykave të lumenjve, porteve ose zonave bregdetare.

**Llumra të lëngshme=Sludge**: Mbeturina gjysmë të ngurta të formuara nga një sërë procesesh të trajtimit të ajrit ose ujit. Ato mund të jenë mbetje të rrezikshme.

**Llurbë=Muddy place, slush**: Baltë e qullet në vende a në rrugë të shkelura, llucë; llumi i trashë që krijohet nga mbeturinat e ndryshme të ujërave. Fundërria që kullon nga një lëng në fundin e një ene, llum.

**Llurbët=Soft and muddy**: Që është i turbulluar me papastërti të ndryshme; që është i përzier me llum.

# M

**Madërgonë =Henbane:** Bimë barishtore helmuese pa kërcell, me rrënjë të mëdha, me gjethe të gjera që kanë erë të rendë dhe me lule të verdha në të gjelbër.

**Magmë=Magma**: Lëndë minerale e shkrirë dhe e trashë si brumë, që gjendet në thellësi të Tokës dhe del gjatë shpërthimeve të vullkaneve.

**Magnezi=Magnesium**: Metal i butë e i lehtë, që ka ngjyrë të bardhë në të argjendtë dhe që digjet në ajër me një flakë verbuese.

**Mal=Mountain**: Vend shumë i ngritur mbi sipërfaqen e tokës që ka përreth, më i lartë se kodra, me majë a me kreshtë dhe me shpate zakonisht të pjerrëta, që zbresin në lugina.

**Malaria=Malaria**: Sëmundje e rëndë që shkaktohet nga parazitë shumë të vegjël, të cilët ia fut njeriut në gjak mushkonja anofele kur e pickon, dhe që shfaqet me ethe të forta e me të dridhura, të cilat e zënë njeriun herë pas here zakonisht në mbrëmje; ethet e kënetës.

**Materiale dytësore=Secondary materials**: Materiale që janë prodhuar dhe përdorur të paktën një herë dhe të cilat mund të përdoren prapë.

**Mazut=Mazut**: Lëng i trashë veshtullor, me ngjyrë të errët a të zezë; që nxirret nga kullimi i naftës dhe përdoret kryesisht si lëndë djegëse. Nëse derdhet në ujë helmon gjallesat.

**Mbajtja=Containment**: Mbajtja e materialeve të rrezikshme në mënyrë të tillë që të parandalohet efektivisht përhapja e tyre në mjedis ose të shkarkohet vetëm sipas një niveli të pranueshëm. Kryhet në hapësira të ndërtuara veçanërisht për këtë qëllim.

**Mbetje gome=Rubber waste**: Mbetje, karakteristikat e e të cilave përcaktohen nga materiale gome. Gomat e përdorura përfshihen në këtë term.

**Mbetje industriale=Industrial waste**: Materiale të padëshirueshme të dala nga një operacion industrial, mund të jenë mbetje të lëngshme, në formë llumi, të ngurta si dhe të rrezikshme.

**Mbetje infektive=Infectious waste**: Mbetje të rrezikshme me karakteristika infektuese, të cilat përfshijnë mbetjet e ndotura të kafshëve, gjakun e organet e njerëzve, mbetjet patologjike dhe mjetet e mbrehta mjekësore të hedhura (gjilpëra, bisturi dhe instrumente të tjera të thyera).

**Mbetje metalike=Scrap**: Materiale të hedhura nga veprimtari prodhuese, të cilat mund të jenë të përshtatshme për t'u ripërpunuar.

**Mbetje të shembjeve të furrnaltave=Demolition waste of furnaces**: Mbeturina të përftuara në riparimin ose shkatërrimin e furnaltave dhe dhomave të proceseve metalurgjike dhe jo metalurgjike.

**Mbeturina=Garbage**: Ato që kanë mbetur nga diçka e shkatërruar, e prishur, e thyer etj. dhe nuk hyjnë më në punë; diçka që ka mbetur e nuk ka vlerë, pasi është vjetëruar, është përdorur gjatë etj.; gërmadhë. Dhe, ato që teprojnë ose që mbeten nga gjellët, nga të ngrënat dhe të pirat, të mbeturat, të lënat, etj..

**Mbeturina bimësh e kopshtesh=Crop and gardening residues**: Mbetje prej kositjeve (të kashtës) dhe kultivimit të kopshteve shtëpiake dhe aktiviteteve të ngjashme.

**Mbeturina ndërtimi, shembje dhe rindërtimi=Construction and demolition waste**: Çakëll dhe materiale të tjera të mbetjeve që dalin nga ndërtimi, shembja, rinovimi apo rindërtimi i ndërtesave ose pjesëve të tyre, në sipërfaqe apo nëntokë. Përbëhen kryesisht prej materialeve të ndërtimit dhe dheut.

**Mbeturina shtëpiake dhe mbetje vëllimore=Household and similar waste, including bulky waste**: Materiale mbeturine që dalin prej mjedisit shtëpiak, pavarësisht se ato mund të jenë prodhuar në një aktivitet ekonomik. Në qoftë se përbërja dhe lloji i tyre është i ngjashëm me mbeturinat shtëpiake ato mund të trajtohen dhe asgjësohen së bashku me to. Në to përfshihen edhe mbetje të tjera, të cilat si rezultat i vëllimit të tyre të madh nuk mund të përmblidhen së bashku me plehërat shtëpiake apo mbetje të ngjashme, por kërkojnë mbledhje të vecantë.

**Mbeturina toksike=Toxic waste**: Mbeturina që mund të shkaktojnë dëmtime, nëse thithen përmes frymëmarrjes, gëlltiten ose thithen permës lëkurës.

**Mbeturina voluminoze=Bulky waste**: Pjesë të mëdha hedhurinash të tilla si pajisje guzhine, mobilje, makina, pemë, trungje.

**Mbetje pyjore=Forestry waste**: Përbëhet kryesisht prej mbetjeve të gjetheve të pemëve dhe të humbjeve në transportimin e lëndës drusore.

**Mbetje radioaktive=Radioactive waste**: Çdo material që përmban ose është i ndotur me izotope radioaktive në përqëndrime ose nivele radioaktiviteti të madh, të vendosura nga autoritetet kompetente për të cilat nuk është parashikuar asnjë përdorim. Mbetjet

radioaktive prodhohen në impiantet e energjisë bërthamore dhe në instalime të ciklit bërthamor të lëndës djegëse pranë tyre, si dhe përmes përdorimeve të tjera të materialeve radioaktive, p.sh.përdorimi i izotopeve radioaktive prej spitaleve ose qendrave kërkimore. Mbetje të tjera të rëndësishme janë ato të krijuara prej minierave dhe uzinave të uraniumit dhe prej ripërpunimit të lëndës djegëse të hargjuar. Mbetjet radioaktive zakonisht klasifikohen si nivel i ulët, i ndërmjetëm ose i lartë.

**Mbetje radioaktive e nivelit të lartë=High-level radioactive waste**: Mbetje të prodhuara nga lëndët djegëse bazë të një reaktori bërthamor ose prej ripërpunimit të lëndëve djegëse bërthamore. Përbën kërcënim serioz për secilin që i afrohet atyre pa veshje mbrojtëse.

**Mbetje të rrezikshme=Hazardous waste**: Mbetje të cilat si rezultat i karakteristikave të tyre toksike, infektive, të djegshme etj. paraqesin rrezik të rëndësishëm apo potencial për shëndetin njerëzor ose mjedisin, kur nuk administrohen në mënyrë të përshtatshme. Mbetjet me këto veti paraqesin rreziqe akute afatshkurtëra ose rreziqe mjedisore afatgjata. Ato mund të krijohen si nënprodukte, mbeturina të procesit, impianteve ose pajisjeve të ndotura nga aktiviteti i prodhimit apo të trajtimit të substancave toksike ose hedhjes së produkteve të prodhuara. Për qëllim të këtij përkufizimi, mbetjet e rrezikshme përbëjnë për çdo vend të gjitha materialet dhe produktet të cilat konsiderohen si të rrezikshme në përputhje me praktikat e atij vendi.

**Mbetje spitalore=Medical wastes**: Çdo mbetje e ngurtë e prodhuar gjatë diagnostifikimit, trajtimit ose imunizimit të njerëzve ose kafshëve, punës kërkimore ose testimeve biologjike, duke përjashtuar mbetjet e rrezikshme ose mbeturinat shtëpiake.

**Mbetje nafte=Oil waste**: Mbetjet, karakteristikat e të cilave përcaktohen prej naftës apo nënprodukteve të saj. Tokat e ndotura nuk përfshihen në këtë kategori.

**Mbëltoj=Transplant**: Mbjell bimë a pemë duke ngulur në dhe fidanet, filizat, rrënjët ose qepujkat e tyre. Mbëltoj fidane me qëllim pyllëzimi të sipërfaqeve të zhveshura.

**Mbledhja dhe transporti i hedhurinave=Collection and transport of waste**: Mbledhja e mbetjeve, prej shërbimeve bashkiake apo prej institucioneve të ngjashme ose korporatave shtetërore apo publike, ndërmarrjeve të specializuara ose qeverisë qendrore dhe transportimi i tyre në vendin e trajtimit apo asgjësimit. Mbledhja e mbetjeve mundt jetë përzgjedhëse (d.m.th. e kryer veçanërisht për një lloj produkti) ose e padiferencuar (dmth. Duke mbuluar të gjitha llojet e mbetjeve në të njëjtën kohë). Pastrimi i rrugëve duhet të përfshihet për pjesën që i referohet mbeturinave publike apo mbledhjes së plehrave nga rrugët.

**Mbledhja e veçuar=Separate collection**: Metodë e mbledhjes së materialeve të riciklueshme në shtëpitë e banorëve, komuniteteve ose biznese.

**Mbrojtja e klimës dhe e shtresës së ozonit=Protection of climate and ozone layer:** Masat për të kontrolluar çlirimet e gazeve me efekt serë dhe gazeve që ndikojnë negativisht shtresën stratosferike të ozonit (d.m.th. dyoksid karboni, metani, oksidet e azotit CFC-të dhe halogjenet).

**Mbrojtja e mjedisit=Environmental protection**: Çdo aktivitet që synon ruajtjen ose përmirësimin e pastërtisë së mjedisit përmes parandalimit të shkarkimeve të substancave ndotëse apo zhurmave në mjedis. Gjithashtu këtu përfshihen aktivitete që synojnë konservimin e specieve të egra dhe habitateve të tyre, mbrojtjen e pejsazhit, aktivitetet për monitorimin dhe analizimin e kushteve mjedisore.

**Mbrojtja e ajrit nga ndotja=Air protection of pollution**: Përfshinë masat dhe aksionet që ndërmerren për zvoglimin e emisionit të materjeve të dëmshme (përmirësimi i proceseve teknologjike, filtrat) dhe zbutja e pasojave të dëmshme të ndotjes e këto janë sipërfaqet e gjelbëra, tekniko-teknologjike dhe pasojat shëndetësoro-sanitare.

**Mbrojtja e natyrës dhe ruajtja e peizazhit=Nature protection and landscape conservation**: Në zonat me ose pa ndërtesa banimi, natyra dhe peizazhi duhet mbrojtur, ruajtur dhe zhvilluar në një mënyrë që ruan aftësinë e tyre për të ofruar një habitat për aktivitetin e njeriut dhe një kontekst për çlodhjen e tij. Kjo do të thotë sigurim i funksionimit efikas të ekuilibrit natyror, përdorimit të qëndrueshëm të pasurive natyrore, ruajtjes së flores e faunës dhe llojllojshmërisë, karakterit dallues dhe bukurisë së natyrës dhe peizazhit.

**Mbrojtja e pejsazheve dhe habitateve= Protection of landscapes and habitas**: Aktivitete të cilat lidhen me mbrojtjen e ekosistemeve dhe habitateve të spikatura për mirëqenien e specieve bimore dhe shtazore. Termi mbulon edhe mbrojtjen e pejsazheve për vlerën e tyre estetike dhe ruajtjen e objekteve natyrore të mbrojtura me ligj.

**Mbrojtja e pyjeve=Protection of forest**: Çdo aktivitet për ruajtjen e pyjeve, shkurreve etj. si mjedis natyror (në dallim nga burimet ekonomike). Në mënyrë të dukshme në to përfshihen ndërtimi i mureve kundër zjarrit, të cilat synojnë parandalimin e zjarreve në zonat pyjore.

**Mbulesë=Cover /of soil/**: Një shtresë argjile ose material tjetër i padepërtueshëm i shtruar mbi pjesën e sipërme të një fushe depozitimi për të penguar depërtimin e shirave dhe për të minimizuar ndotjet e lëngëta.

**Mbushje/mbathje=Filling**: Depozitimi i pluhurit, baltës ose materialeve të tjera në zonat ujore për të krijuar më tepër tokë të thatë, zakonisht për qëllime bujqësore ose tregtare, shpesh me pasoja shkatërruese për mjedisin.

**Melioracion**=**Melioration**: Përmirësim i tokës punuese, shtim i plleshmërisë së tokës duke përdorur mjete agroteknike me qëllim të kultivimit me sukses të kulturave të ndryshme bujqësore.

**Mesi natyror=Back inartificial/natyral**: Quhet mesi në të cilin njeriu nuk ka ndikuar me punë e me mjete.

**Metabolizëm=Metabolism**: Tërësia e shndërrimeve kimike e biologjike që kryhen në organizmin e qenieve të gjalla gjatë shkëmbimit të lëndëve; shkëmbim i lëndëve në organizëm.

**Metalet e rënda=Heavy Metals**: Elemente metalike me pesha të larta atomike, p.sh. zhivë, krom, kadmium, arsenik dhe plumb. Ato mund të dëmtojnë qeniet e gjalla në përqëndrime të ulëta dhe kanë tendencë që të akumulohen në zinxhirin e ushqimit. Metalet e rënda që çlirohen në mjedisin ujor lidhen kryesisht me materialet pluskuese dhe akumulohen në sediment.

**Metan=Methane**: Gaz natyror i thjeshtë, pa ngjyrë e pa erë, më i lehtë se ajri, që formohet nga shpërbërja e lëndëve organike nëpër këneta e në miniera qymyrgurore dhe që ndizet lehtë; gaz që formohet nga bashkimi i karbonit me hidrogjenin. Lirohet edhe nga deponitë e mbuluara të mbeturinave. Hidrokarburi më i thjashtë dhe një gaz sere i rëndësishëm. Është produkt i shpërbërjes anaerobike.

**Meteorologji=Meteorology**: Shkenca që studion e shpjegon gjendjen fizike të atmosferës dhe dukuritë që zhvillohen në atmosferë.

**Mezotrofik=Mesotrophic**:Ujëra të cilat ngarkohen lehtë (pak) me ushqyes.

**Mikrob=Microbe, germ**: Organizëm shumë i vogël njëqelizor, që gjendet në ujë, në ajër, në tokë e në qenie të gjalla dhe kalbëzon e tharbëton lëndët organike ose shkakton sëmundje të ndryshme; bakter.

**Mikroklima=Microclimate**: Kushtet e lokalizuara të klimës brenda një zone ose në afërsi të një zone urbane.

**Minimizimi=Minimization**: Një program i gjithanshëm për të minimizuar ose eliminuar mbetjet. Zakonisht zbatohet për mbetjet në pikën e tyre të origjinës.

**Mirëmbajtje=Maintenance/keeping/**: Mirëmbajtja e një ndërtese përfshinë të gjitha aktivitetet riparuese për ta mbajtur ate në gjendje të mirë, me qëllim që të ruhet vlera e përdorimit të ndërtesës si e tërë dhe e elementeve të saj përbërës (p.sh. çatia, oxhaku, instalimet teknike etj.).

**Mizë=Fly**: Kandërr fluturuese me një palë krahë të zhvilluar mirë dhe një palë të tjerë të vegjël, që ka një thimth për të thithur ushqimin ose për të pickuar dhe që njihet si bartëse e sëmundjeve ngjitëse; emër i përgjithshëm për disa lloje kandrrash të tilla me krahë ose pa krahë.

**Mjedis=Environment**: Tërësia e të gjitha kushteve të jashtme që ndikojnë jetën, zhvillimin dhe mbijetesën e një organizmi. Tërësia e kushteve natyrore, në të cilat jeton e zhvillohet njeriu a një qenie tjetër, ndodhet e ndryshon një send, zhvillohet një dukuri etj.; gjithçka që rrethon një organizëm dhe ndikon mbi të; hapësira a sendet që na rrethojnë; ambient.

**Mjedis i banuar=Residential environment**: Konteksti i menjëhershëm në të cilën ndodhet një shtëpi. Shenja të cilësisë janë afërsia me hapësirat e hapura, shërbimet publike, zonat e gjelbëra.

**Mjedise ose elemente të mjedisit=Media**: Mjedise specifike: ajër, ujë, tokë të cilat i nënshtrohen shqetësimeve dhe aktiviteteve rregullatore.

**Mjegull=Fog**: Grumbull avujsh të dendur e të ftohtë, që formohen zakonisht në vise të ulëta, në gryka malesh etj. nga pika shumë të imëta dhe që qëndrojnë mbi tokë si tym i patejdukshëm.

**Mjegullnajë=Thick for over a large area**: Mjegull e madhe, mjegull e dendur që shtrihet në një hapësirë të gjerë.

**Moçal=Fen/swamp/**: Një tip zone e lagët që akumulon depozita torfe. Moçalet janë me pak acide meqenëse shumica e ujit vjen prej ujërave nëntokësore të pasur me kalcium dhe magnezium.

**Moçal=Marsh**: Një lloj zone e lagët, e cila nuk akumulon depozitime të konsiderueshme torfe, të mbizotëruara nga bimët barishtore. Moçalet mund të jenë me ujë të ëmbël ose të kripur, në baticë ose zbaticë.

**Moçale të baticës=Swamp of the tidal**: Toka të ulëta e të shpeshta moçalore të ndërprera nga kanale dhe çarje të baticës, të cilat përmbyten prej baticave dhe në të cilat normalisht rriten vetëm shkurre dhe barishte që zhvillohen në ujë të kripur.

**Modernizim=Modernization**: Në kontekstin urban, është një përmirësim i një ndërtese të vjetër përtej sferës së riparimit dhe mirëmbajtjes për të eleminuar mungesat e brendshme apo të jashtme (skicimin strukturor, planet e dyshemesë, lehtësirat sanitare, ndriçimi dhe ajrosja etj.). me qëllim që të plotësohen kërkesat bashkëkohore për strehim e punësim dhe për të përshtatur strukturën e ndërtesës, sipas standardeve më të fundit të ligjeve të ndërtimit.

**Mohaq (r)=Bristlegrass**: Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të drejtë e të lartë deri një gjysmë metri, me lulesë në trajtë të një kalliri të dendur, që mbin e rritet në toka fushore e zakonisht të lagështa dhe që dëmton drithërat.

**Molepsje=Pollution, infection:** Ndyerje, fëlliqje e diçkaje me mikrobe. Termi përodret për të treguar rënien e mikrobeve në plagë, në materialin kirurgjikal, në mjediset bakterologjike, në ushqimet etj.

**Monitorimi=Monitoring**: Mbikëqyrje ose testim periodik apo i vazhdueshëm për të përcaktuar niveklin e përputhjes me kërkesat/standardet rregullatore apo nivelet e ndotësve në mjedise të ndryshme ose në njerëz, bimë dhe kafshë.

**Monitorimi i ajrit=Air monitoring:** Matja e llojit dhe vëllimit të ndotjes së atmosferës gjegjësisht përcaktimi i ipërqëndrimit të ndotësve (gazeve dhe grimcave) ndërsa shprehet në vlerat mikrogram për $m^3$ të ajrit. Për këtë qëllimi shfrytëzohen laboratore mobile dhe stacionare. Indikacionet biologjike dhe monitorimi biologjik janë gjithashtu me rëndësi të veçantë për vlerësimin e llojit dhe shkallës së ndotjes së ajrit (p.sh.likenet).

**Monitorimi biologjik=Biological monitoring:** Përfshinë matjen e reakcioneve të organizmave të gjallë (bimëve dhe gjallesave) ndaj ndryshimeve në mjedisin e jashtëm e sidomos ndaj pranisë dhe efektit të ndotjes. Të dhënat e këtilla mund të shërbejnë si mundësi e mirë për vlerësimin e shkallës së ndotjes ose për detektimin e pranisë së ndonjë ndotësi nëse simptomatologjia është specifike.

**Monitorimi i emisionit=Emission monitoring:** Paraqet përcjelljen (kualitative dhe sasiore) të emisionit të mbeturinave në burimin e ndotjes (ndotësit primar) gjegjësisht vendin e shkarkimit.

**Monitorimi i imisionit/monitorimi i mjedisit/=Imission monitoring/environmental monitoring:** Matja e përqëndrimit të ndotësve në lokalitetet e zgjedhura në largësi të ndryshme dhe transformimet eventuale të ndotësve primar në cilësi të re – ndotës sekondar.

**Monitorimi i respektimit të standardeve=Compliance monitoring**: Mbledhja dhe vlerësimi i të dhënëve, përfshirë raportet e vetë monitorimit dhe verifikimi i tyre për të treguar nëse përqëndrimet e ndotësve dhe ngarkesat që përmbahen nga shkarkimet e lejueshme, janë në pajtim me kufizimet dhe kushtet e specifikuara në lejen e mjedisit.

**Monument natyror=Natural monument**: Quhet si i tillë sepse ka rendësi të veçantë për sa i përket vlerës shkencore, historisë së natyrës ose studimeve të vendit ose për shkak të karakterit ose bukurisë së spikatur apo të qenit tepër i rrallë.

**Mungesë oksigjeni=Oxygen deficiency**: Mungesë apo pakësim i oksigjenit që çon në shpërbërjen anaerobike dhe formimin me lehtësi të gazit toksik të sulfidit të hidrogjenuar.

**Mushkonjë=Gnat**: Kandërr e vogël, me trup të hollë, me një palë krahë, me këmbë të gjata dhe me një thumb në turi, që rri zakonisht pranë pellgjeve e ne vende moçalore dhe që pickon, thith gjakun e mund të përhapë sëmundje të ndryshme.

**Myk=Mold**: Shtresë a grumbull kërpudhash mikroskopike ose mikroorgasnizmash të dëmshme, të përbëra nga fije shumë të holla e të gërshetuara ndërmjet tyre, që riprodhohen e përhapen me anë të sporeve dhe që shfaqen si push ose si njolla mbi organizmat, në drurë, mbi sende të ndryshme etj., zakonisht në një mjedis të errët, të ngrohët e me lagështi; sëmundje kërpudhore e tillë që u bie zakonisht bimëve a pemëve.

**Myshk=Moss**: Grup bimësh me ndërtim më të ndërlikuar se algat, kërpudhat e likenet, pa lule, që kanë gjethe, kërcell dhe rrënjë, riprodhohen me spore dhe rriten në vende me lagështi, mbi trungje drurësh, mbi tjegulla, mbi gurë a mbi shkëmbinjë, buzë përrenjsh etj. Në mjedis të ndotur nuk rriten. Tregues mjedisor.

# N

**Naftë=Oil**: Fosil fundërresor i lëngët me natyrë bituminoze, që ndodhet në formë vendburimesh në koren e Tokës. Lëndë e vajshme me ngjyrë të murrme, me erë të rëndë, që nxirret nga nëntoka dhe që shërben si lëndë djegëse ose për prodhime të tjera si benzina, vajguri, parafina etj. Kur digjet është mjaftë ndotës i ajrit.

**Narkotik=Narkotic/drug**: Lëndë që nxirret nga disa bimë si hashashi etj., e cila vepron mbi sistemin nervor qendror dhe shkakton një lloj dehjeje ose gjumi të përkohshëm me ëndërra. Kjo shkakton një lloj dehjeje të sëmurë.

**Natyrë=Nature**: Gjithësia me tërë sendet dhe qeniet, e cila zhvillohet sipas ligjeve të caktuara, bota organike dhe joorganike.

2. Mjedisi në të cilin rron njeriu në Tokë, me të gjitha qeniet e gjalla dhe sendet pa jetë.

3.Pamja e një vendi me malet, fushat, lumenjtë, bimësinë etj., vend jashtë qytetit.

**Ndajthithje=Adsorbtion**: Proces për trajtimin e shkarkimeve industriale, gjatë të cilit karboni aktiv largon lëndët ndotëse. Proces gjatë të cilit mbi sipërfaqen e një trupi të ngurtë ose të lëngët përqëndrohen molekulat, atomet ose jonet e një lënde tjetër. Për sa i përket ndajthithjes së gazeve, duhet thënë se sasia e gazit që ndajthithet nga një ndajthithës i dhënë, rritet me rritjen  e trysnisë dhe zvogëlohet me rritjen e temperaturës.

**Ndarja e kostos=Cost sharing**: Një program publik financiar përmes të cilit shoqëria, si përfituese prej mbrojtjes së mjedisit, ndan pjesën e kostos së kontrollit të ndotjes me ate që aktualisht duhet të krijojë sistemin e kontrollit.

**Ndarje me dorë=Manual separation**: Zgjedhja me dorë e materialeve të riciklueshme ose të kompostueshme në mbetjet urbane.

**Ndarja që në burim=Source separation**: Ndarje/seleksionim i mbetjeve të ndryshme në pikën e prodhimit (p.sh. ndarja e letrës, metalit dhe xhami nga  mbetjet e tjera për ta bërë riciklimin më të thjeshtë e më efikas.

**Ndërgjegjësimi për mjedisin=Environmental Awareness**: Ngritja dhe zhvillimi i ndërgjegjësimit, kuptimit dhe ndërgjegjes kundrejt mjedisit biofizik dhe problemeve të tij, përfshirë ndërveprimet dhe efektet. Të menduarit "ekologjikisht" ose sipas ndërgjegjes ekologjike.

**Ndërhyrje=Intervention**: Ky term në përgjithësi i referohet veprimtarisë së njeriut i cili shkakton një ndryshim në rrethanat përkatëse ekzistuese. Forma klasike e ndërhyrjes është ndryshimi prej një aktiviteti njerëzor, i cili ndikon ekuilibrin natyror.

**Ndikim ekologjik=Ecological impact**: Efekti që një aktivitet njerëzor apo natyrorë ka mbi organizmat e gjalla dhe mbi mjedisin jo të gjallë (abiotik).

**Ndjeshmëri në distancë/largësi=Remote sensing**: Mbledhja dhe interpretimi i informacionit për një objekt pa kontakt fizik me të, p.sh. imazhet satelitore dhe fotografimet ajrore.

**Ndot=Pollute, dirty**: Ndyj, fëlliq. E bëjë të dëmshëm për jetën e gjallë, duke hedhur ose përhapur lëndë kimike, mbeturina të industrisë etj.

**Ndotës dytësor=Accessory/secondary/ pollutant**: Ndotës që formohet gjatë bashkëveprimit ndërmjet ndotësve parësorë dhe komponentëve të tjerë të ndryshëm. Krijohen në ajër si rezultat i ndërveprimit midis ndotësve parësor ose në reakcionet e tyre ndaj/me përbërsit normal të ajrit. Toksiciteti i ndotësve dytësor shpesh është më i lartë se sa ai i atyre parësor prej të cilëve krijohen ($SO_2 \rightarrow SO_3 \rightarrow H_2SO_4$).

**Ndotës=Pollutant**: Përgjithësisht, çdo substancë që futet në mjedis duke ndikuar negativisht në dobishmërinë e një burimi.

**Ndotja e mjedisit/ambientit=Pollution of environment:** Shkarkimi i substancave (përfshirë ato të lëngëshme, të gazta ose të ngurta) ose energjisë (përfshirë vibracionin, rrezatimin, nxehtësinë, dritën, zhurmën ose forma të tjera të energjisë) në mjedis e që mund të shkaktojnë dëmtimin dhe rrezikimin e Shëndetit të njeriut, organizmave të gjallë dhe të ekosistemeve, mund të ndikojë negativisht në cilësitë e mjedisit, në aftësinë ose kapacitetin rigjenerues.

**Ndotja parësore e ajrit=Primary air pollution:** Ndotja (më së shpeshti oksidet C, S, N, F) që vjen nga burimet parësore me përbërje të njohur. Ndotësit parësor në atmosferë paraqiten në reakcione të përbashkëta ose reakcione me përbërës normal të ajrit duke dhënë ndotës dytësor cilësor.

**Tabela me ndotësit e ajrit dhe ndikimet negative në njeriun.**

| Ndotësi | Burimi i ndotësit | Ndikimi në njeriun |
|---|---|---|
| $SO_2$ | Tremoelektranat, metalurgjikët, oxhaqet e shtëpive | Dëmtimi i organeve të frymëmarrjes, pezmatimi I mukozës së këtyre organeve |
| CO | Djegia e karburanteve (automjetet, mbeturinat e gazeve industriale, gazet e lëndëve shpërthyese, tymi I duhanit… | Monoksidi i karbonit lidhet me hemoglobinën e rruazave të kuqe të gjakut dhe në atë mënyrë pengohet formimi i oksihemoglobinës. |
| Oksidet e azotit | Djegia e lëndëve djegëse të ndryshme në temperatura të larta, termoelektranat, prodhuesit e acideve nitrike dhe plehrave azotike, makinat. | Sulmi në organet e frymëmarrjes. |
| Pb | Fabrikat e alumint, shkritoret etj. | Ndryshimet kimike në eshtra, dhëmbë dhe në thonj. |

**Ndotje e ajrit=Air pollution:** Ndotje e atmosferës me lëndë helmuese ose të dëmshme për qeniet e gjalla. Ndotësit kryesorë të ajrit janë: 1) dyoksidi i squfurit, që shkarkohet me gazet e industrisë; 2) oksidi i karbonit që gjendet në tymrat e shkarkimit të automjeteve; 3) oksidet e azotit, që gjenden në tymrat e shkarkimeve të ndryshme; 4) hidrokarburet e oksigjenuara, që shkarkohen me tymrat e motorëve dizel; 5) aldehidi formik dhe akroleina, që përmbahen në tymrat; 6) pluhurat helmues, tymi i qymyreve dhe grimca të tjera, duke përfshirë edhe plumbin që përmbahet në gazet e shkarkuara prej automjeteve; 7) mbeturinat radioaktive nga provat bërthamore. Prania e substancave që rrjedhin prej aktiviteteve njerëzore apo proceset natyrore, të pranishme në përqëndrime të mjaftueshme për një kohë të mjaftueshme dhe në rrethana të tilla që ndikojnë në komfortin, shëndetin, mirëqenien e njerëzve ose mjedisin. Ajri konsiderohet i ndotur atëherë kur në të gjenden substanca që janë të huaja për nga përbërja e natyrshme.

**Ndotje biologjike e ujit=Biological pollution of water:** Manifestohet me praninë në mjediset ujore të patogjenëve-shkaktuesit e drejtpërdrejtë të sëmundjeve ose të bartësve të sëmundjeve ngjitëse si dhe llojeve tjera të organizmave (të padëshirueshëm) që ndërrojnë vetitë e ujit dhe strukturën akuatike të ekosistemit.

**Ndotje=Pollution/contamination**: Prania e një substance ose energjie (si zhurma etj.) në natyrë, vendndodhje ose sasia e së cilës krijon efekte të padëshirueshme mjedisore. Ndotja ose ndryshimi i cilësisë së një pjese ose aspekti të mjedisit dhe organizmave të vet të gjalla, me shtimin e papastërtive të dëmshme. Ose përndryshim i drejtpërdrejtë a i tërthortë i vetive fizike, kimike, termike, biologjike ose radioaktive i çdo pjese të mjedisit, në masë të tillë sa që krijon rrezik a rrezik potencial për shëndetin, sigurinë ose mirëqenien e specieve të gjalla. Hyrja në ujë, ajër dhe tokë e mikro-organizmave, kimikateve, substancave toksike, mbetjeve ose ujërave të ndotura në një përqëndrim që krijon mjedis të papërshtatshëm për t'u përdorur prapë. Gjithashtu i referohet sipërfaqeve të objekteve, ndërtesave dhe prodhimeve të ndryshme shtëpiake dhe bujqësore.

**Ndotja e ajrit të brendshëm=Indoor air pollution**: Ndotës kimikë, fizikë ose biologjikë të ajrit të brendshëm.

**Ndotje bujqësore=Agricultural pollution**: Ndotje prej mbetjeve bujqësore, që përfshijnë rrjedhjen apo alkalizimin e pesticideve dhe plehërave kimike; erozionin dhe pluhrat nga plugimi i tokës; asgjësimin e papërshtatshëm të plehut organik dhe të skeleteve e mishit të kafshëve, mbeturinat e bimëve dhe mbetjet ndërtimore.

**Ndotja e mendjes=Mind's pollution:** Në kuptimin e gjërë të termit /shprehjes/ ndotja gjen shprehje edhe në aspektin psikologjik, gjegjësisht mendor. Mënyra e jetës bashkëkokohore është shumë dinamike dhe marrëdhëniet midis njerëzve janë plotë strese të përditshme, të cilat ndikojnë sferën psikologjike të njeriut në mesin urban. Shkaqet dhe manifestimi si dhe pasojat e ndotjes psikologjike janë shumë të ndryshme.

**Ndotje e mjedisit=Environmental pollution**: Nënkupton shkarkimin e substancave (përfshirë ato të lëngshme, të gazta ose të ngurta ) ose energjisë (përfshirë dridhjen, rrezatimin, nxehtësinë, dritën, zhurmën ose forma tjera të energjisë) në mjedis, e cila mund të shkaktojë dëmtimin dhe rrezikimin e shëndetit të njeriut, organizmave të gjallë dhe të ekosistemeve ose mund të ndikojë negativisht në cilësinë e mjedisit, në aftësinë ose kapacitetin rigjenerues/riprodhues, apo në përdorimin e ligjshëm të tij.

**Ndotje e ujit=Water pollution:** Ndotje e ujërave sipërfaqësore të lumenjve, deteve ose oqeaneve me lëndë helmuese ose të dëmshme për peshqit e kafshë të tjera dhe për njeriun.

Ndotja e ujërave të ëmbla shkaktohet kryesisht prej mbeturinave kimike e bujqësore, duke përfshirë mbeturinat industriale, metalurgjike, të lëndëve larëse e të parazitëmbytësve. Ndotja e ujit të deteve, përveç këtyre, shkaktohet edhe prej shkarkimit të ujërave të zeza të papastruar mirë, nga mbeturinat helmuese si dhe nga derdhja e naftës. Gjurmë insektembytësish, të cilat vijnë me ujërat që nga fushat bujqësore, janë gjetur në peshq të zënë në mes të oqeanit. Gjiret e detit dhe grykat e derdhjes së lumenjve ndoten mjaftë prej lëndëve larëse që shkarkohen, të cilat, sidomos ato që përmbajnë fosfate, pengojnë rritjen e algave. Njollat e vajrave që notojnë, dëmtojnë jetën e peshqve dhe të zogjve dhe shkaktojnë ndotjen e bregdeteve. Po tërheq gjithnjë e më shumë vëmendjen ndotja termike e lumenjve dhe e grykëderdhjeve të tyre në dete, që shkaktohet prej derdhjes së ujërave të nxehta të centraleve elektrike. Po ashtu po bëhet shqetësuese ndotja e ujërave prej merkurit.

**Ndotje e ujit të pijshëm=Drinking water pollution:** Depërtim në gypat e ujësjellësit ose në rezervuarët e ujit të pijshëm, i mbeturinave organike (fekale, urinë), që janë bartës të mundshëm mikroorganizmash patogjenë. Nga pikëpamja kimike, kjo ndotje mund të diktohet me anën e përcaktimit të disa komponimeve kimike (si amoniak, acid nitror e nitrik, klorure, sulfur hidrogjeni, acid fosforik), që formohen nga mineralizimi i lëndëve organike proteinore. Nga pikëpamja mikrobiologjike, që është më e rëndësishme, prania në ujë e disa mikrobeve karakteristike për florën e zorrëve (bacilet koli, streptokoku i fekaleve) dëshmon për ndotjen e ujit të pijshëm.

**Ndotje termale=Thermal pollution:** Është formë e ndotjes fizike. Derdhja e ujërave të nxehta në lumenjë, liqej dhe në recipientët tyre, shkakton ndotjen termale të tyre, e që, përveç efektit të dëmshëm ndikojnë edhe në zvogëlimin e e sasisë së oksigjenit të tretur me çka ndikon në zvoglimin e llojeve të ndjeshme ndaj pakësimit, gjegjësisht mungesës së oksigjenit. Për të ndaluar ndotjen fizike shfrytëzohen kullat e ftohjes, të tipit të hapur dhe të mbyllur, për ftohjen e ujërave industriale.

**Ndotës Natyror=Natural Pollutant**: Lëndë me prejardhje natyrore që mund të shihet si ndotës nëse është e pranishme me tepricë (p.sh.pluhur vullkanik, grimca kripe deti, produkte të zjarrit në pyje).

**Ndotësit Organik të Qëndrueshëm (NOQ)=Organic Sustenable Pollutants:** Ndotësit Organikë të Qëndrueshëm, janë substanca kimike të qëndrueshme në mjedis, bioakumulohen nëpërmjet zinxhirit ushqimor dhe paraqesin rrezikshmëri për shkak të pasojave negative në shëndetin e njeriut dhe në mjedis. Bashkësia ndërkombëtare ka bërë thirrje për veprim global të menjëhershëm me qëllim që të pakësohet dhe eliminohet çlirimi i këtyre kimikateve.

**Ndotës Parësor=Primary Pollutant**: Ndotës që lëshohet drejtpërdrejt në ajër a tokë.

**Ndotës i dheut=Soil pollutant**: Çdo derdhje kimike etj., mbi sipërfaqen e tokës, e cila ndikon negativisht në zhvillimin e botës bimore dhe shtazore në tokë.

**Ndotës konvencional/tradicional=Conventional pollutants**: Ndotësit e një liste zyrtare që kuptohet mirë nga shkencëtarët. Ato mund të jenë në formën e mbetjeve organike, sedimentit, acidit, bakterieve, viruseve, plehërave kimike, vajrave, grasos ose nxehtësisë.

**Ndotës ndërkufitarë=Transboundary pollutants**: Ndotje e ajrit që lëvizë nga një vend në tjetrin, shpesh duke kaluar përmes kufinjëve shtetëror ose ndërkombëtar. Termi i referohet edhe ndotjes së ujit.

**Ndotës i ujit=Water pollutant**: Çdo derdhje/shkarkim kimik, biologjik ose materie tjera të dëmshme për botën nënujore dhe për cilësinë e ujit.

**Ndryshimi vjetor në burimet nëntokësore= Annual change in groundwater sources**: Vlerësimi i përqindjes apo ndryshimit të vëllimit të burimeve të përgjithshme kombëtare në vitet e fundit, i cili mund të konsiderohet si përfaqësues i tendencës aktuale.

**Ndryshk=Rust**: 1. Shtresë e kuqërremtë, që formohet mbi sipërfaqen e sendeve prej hekuri nga bashkimi i tij me oksigjenin e ajrit ose të ujit, oksid hekuri. Proces i shkatërrimit të metaleve, q e shkaktojnë substancat ndryshkëse siç janë: $SO_2$ ($H_2SO_4$), kloridet, fluoridet dhe lëngjet që përmbajnë komponente ndryshkimi. Për parandalimin e ndryshkut përdoren materje kundër ndryshkut.
2. Sëmundje që prek bimët, sidomos drithërat, e cila shkaktohet nga disa lloje kërpudhash dhe shfaqet me njolla të kuqërremta në gjethet dhe në kërcell.

**Neon=Neon**: Element kimik, gaz i plogët, i rrallë, pa ngjyrë e pa erë, që përdoret zakonisht në llambat për ndriçim. Ndriçimi me neon ështё më ekologjik.

**Neutralizues/Amortizator=Buffer**: Një solucion ose lëng, përbërja kimike e të cilit neutralizon acidet ose bazat pa ndonjë ndryshim të madh të pH.

**Nevoja biokimike për oksigjen=Biochemical Oxygen Demand**: Masë e thjeshtë e kapacitetit konsumues të oksigjenit nga një mostër uji, për shkak të oksidimit biokimik të lëndës organike në ujë. NBO-ja matet zakonisht duke inkubuar një vëllim standard uji të ndotur gjatë 5 ditëve, në 20°C e në mungesë të dritës së diellit dhe duke matur sasinë e oksigjenit të harxhuar. Tregues për vlerësimin e shkallës së ndotjes të ujërave, sidomos të atyre që mund të ndoten prej ujërave të shkarkimeve industriale e komunale. Shprehet me sasinë e oksigjenit të tretur (në mg/litër) që nevojitet për oksidimin e lëndëve organike të paqëndrueshme (që shpërbëhen) me anën e veprimit biokimik aerobik. Kjo sasi përcaktohet duke shtuar ujit të provës ujë të ngopur me oksigjen dhe duke matur oksigjenin e tretur në përzierjen e përftuar, si menjëherë, ashtu edhe mbas një periudhe inkubacioni, zakonisht mbas pesë ditëve.

**Nënprodukt=By-product**: Material tjetër përveç produktit kryesor i prodhuar si rezultat i një procesi industrial. Ai nuk paraqet kurdoherë humbje të prodhimit; përkundrazi, në qoftëse shfrytëzohet me dobi, mund të jetë një faktor për të mbuluar pjesërisht shpenzimet e përgjithshme të prodhimit. Kështu zgjyrat e furnaltave mund të shfrytëzohen me leverdi për prodhimin e çimentos etj. Nënprodukti nuk duhet ngatërruar me mbeturinat (hedhurinat) e prodhimit.

**Ngrënie/Konsumim nga fërkimi=Attrition**: Konsumimi i një substance nga fërkimi. Pluhuri prej proceseve të tilla kontribuon në ndotjen e ajrit.

**Ngjeshje=Compaction**: Pakësimi i vëllimit të mbetjeve të ngurta me anë të shtypjes dhe ngjeshjes.

**Ngjyrosje kriptike(e fshehtë)=Hidden coloring:** Ndryshimi dhe përshtatje e ngjyrës së trupit (qimeve etj) ndryshimeve të ngjyrës së mjedisit, për t'i ikur rrezikut nga grabitësit e ndryshëm. P.sh. lepuri, shpezët e ndryshme ndërrojnë ngjyrën gjatë ndërrimit të stinëve.

**Nikotinë=Nicotinic**: Lëndë e helmët me erë të keqe, që gjendet në gjethet e duhanit dhe që vepron si ngacmues mbi sistemin nervor.

**Nitrate=Nitrate**: Kripëra të acidit nitrik, me formulë të përgjithshme $Me'NO_3$. Në kiminë organike nitratet janë estere nitrike të disa alkooleve. Të gjitha nitratet e metaleve janë të tretshme në ujë. Me anë të nxehtësisë zbërthehen në oksid metali dhe në oksid azoti. Ky zbërthim bëhet më lehtë sa më e madhe të jetë masa atomike e metalit. Nitratet e metaleve alkaline janë oksidues dhe përdoren shpesh në analizë dhe në industri.

**Nitrite=Nitrice**: Kripëra të acidit nitror me formulë të përgjithshme $Me'NO_2$. Fitohen me oksidim të pjesshëm të nitrateve alkaline me dy metoda: a) shkrirje e plumbit me një nitrat rreth temperaturës 410°C; b) shtim i $SO_2$ te një tretësirë nitrati në qumësht gëlqereje. Nitritet janë kripëra pa ngjyrë, shumë të qëndrueshme. Treten në ujë dhe japin reaksion alkalin. Treten gjithashtu në alkool në 90°C. Në tretësirë ujore të ftohur shumë, kur shtohet një acid i fortë, lirojnë acidin nitror.

**Nitrobenzol=Nitrobenzol**: Vaj helmues i pangjyrë, që përfitohet kur benzoli përzihet me acidin azotik dhe sulfurik; përdoret për të bërë ngjyra anilinike.

**Nitroglicerinë=Nitroglycerine**: Lëngë i trashë dhe helmues me ngjyrë të verdhë, që del nga bashkimi i glicerinës me acidin nitrik, që shpërthen me fuqi të madhe po të ngrohet ose të goditet.

**Niveli i këshillueshëm për shëndetin= Advisory health level**: Një nivel reference jo ligjor i bazuar në shëndet për gjurmët e kimikateve (zakonisht në ppm) në ujin e pijshëm, në të cilin nuk ka risqe për shëndetin në rast se konsumohet gjatë periudhave të ndryshme kohore. Nivele të tilla vendosen për një ditë, 10 ditë e priudha afatgjata apo të përjetshme të ekspozimit. Këto nivele përmbajnë një kufi të gjërë sigurie.

**Nivelet kulmore=Peak levels**: Nivele të ndotësve të ajrit shumë më të larta se mesatarja ose nivele që shfaqen për periudha të shkurtëra kohe, në përgjigje të çlirimeve të papritura.

**Niveli i pragut=Threshhold level**: Vlera mesatare e përqëndrimit të ndotësit të matur në kohë, ekspozimi përtej të cilëve mund të ndikojë negativisht në shëndetin e njeriut.

**Niveli i prapëm (i sfondit)=Background level**: Në kontrollin e ndotjes së ajrit, përqëndrimi i ndotësve të ajrit në një zonë të përcaktuar gjatë një periudhe kohe të caktuar, përpara fillimit ose ndalimit të një burimi të shkarkimeve nën kontroll. Në monitorimin e substancave toksike, Niveli mesatar në mjedis, i cili më parë i referohej dukurive që ndodhin në mënyrë natyrore.



# NJ

**Njoftim i publikut=Public notice**: 1. Njoftim i institucionit të mrojtjes së mjedisit të informuar publikun për veprimet e tij, të tilla si dhënia e ndonjë projekti ose parashikimi i një dëgjimi publik. Ai duhet të sigurojë njoftimin e duhur të publikut, përfshirë publikimin në gazeta ose transmetimin në media.

2. Në raste të programeve të ujit të pijshëm, kompanitë furnizuese me ujë kërkohet që të publikojnë dhe transmetojnë njoftimet kur zbulohen probleme të ndotjes.

**Njomëz=Sapling; tender new foliage**: Filiz i ri që del në pranverë; fidan; gjethet e reja që dalin në pranverë.

# O

**Objektivat/standardet e cilësisë së mjedisit=Environmental quality targets/standards:** Objektivat e cilësisë së mjedisit specifikojnë ose i referohen cilësive të caktuara të burimeve, potencialeve ose funksioneve të përcaktuara sipas kushteve materiale, hapësinore, të cilat duhen mbrojtur ose përftuar në situatat të veçanta. Ato mund të përcaktohen shkencërisht, politikisht ose ligjësisht dhe mund të shtrihen në politikat e përgjithshme mjedisore dhe objektivat e planifikimit të mjedisit. Duke rrjedhur prej këtyre objektivave, standardet e cilësisë së mjedisit japin vlera të caktuara për politikat e pritshme mjedisore dhe u drejtohen parametrave e treguesve të caktruar, metodave e kushteve matëse.

**Objektiva të Cilësisë Mjedisore=Environmental Quality objectiv's/ targets/**: Përshkrimi i përdorimit të caktuar të një mediumi mjedisor; përdorimi për të cilin është caktuar një medium tregon cilësinë që duhet mbajtur.

**Objekte nukleare** janë reaktoret hulumtues nuklear , elektranat nukleare, impiantet për perpunimin e lëndëve djegëse nukleare dhe impiantet për përpunimin e lëndës djegëse nukleare të shfrytëzuar dhe impianteve për trajtimin e mbeturinave radioaktive;

**Oksid=Oxide**: Bashkim kimik që del nga veprimi i oksigjenit mbi një metal a mbi një lëndë tjetër.

**Okside Azoti=Nitrogenium Oxide:** Zakonisht kuptohen dy oksidet ndotëse të azotit, oksidi (NO) dhe dyoksidi ($NO_2$) që prodhohen nga djegia në temperatura të larta si dhe në disa procese natyrore. Forma më e rëndësishme është $NO_2$ i cili mund të shkaktojë efekte të dëmshme për shëndetin, formimin e ozonit dhe depozitime acide.

**Oksigjen=Oxygen**: Element kimik, gaz pa ngjyrë e pa shije, i cili përbën rreth një të pestën e ajrit, është i domosdoshëm për frymëmarrjen e për djegien dhe, kur bashkohet me hidrogjenin, formon ujin.

**Oksigjen i tretur=Dissolved oxygen**: Sasia e oksigjenit të lirë i cili gjendet në ujë, i domosdoshëm për peshqit e jetën tjetër ujore dhe për parandalimin e erërave të rënda. Nivelet e oksigjenit të tretur konsiderohen si indikatori më i rëndësishëm i aftësisë së një trupi ujor për të mbështetur aktivitetet jetësore në ujë. Masë e përqëndrimit të oksigjenit të tretur në një lëng, si ujë ose ujë i shkarkimeve, që zakonisht shprehet në mg/l ose në përqindje ndaj ngopshmërisë.

**Organizma heterotrofik=Heterotrophic organisms**: Specie të cilat përdorin lëndët organike si ushqim.

**Organizma tregues=Indicator animal:** Prezenca ose mungesa e llojeve të veçanta në vendbanimet e tyre të natyrshme pasqyron rrethanat ekologjike (shkallën e ndotjes) në ekosisteme. Organizmat e ndieshëm ndaj llojeve të veçanta të ndotjes largohen nga mjediset e këtilla ose numri i popullacionit zvogëlohet në varëshmëri me sghkallën e ndotjes. Ndjeshmëri të lartë ndaj ndotjes me dyoksid sulfuri shprehin likenet, ndërsa në ekosistemet ujore ndaj ndotjes shumë të ndieshëm janë llojet e peshqëve, psh. Trofta, sidomos ndaj zvoglimit të oksigjenit. Në anën tjetër, prezenca e disa llojeve të organizmave (Tubife dhe bakteriet koliforme në ujë psh.) janë indikacione të sigurta se uji është i ndotur në shkallë të lartë. Dendësia e popullacionit të njërit ose tjetrit indikator shprehë shkallën e ndotjes së ekosistemit.

**Osmozë=Osmosis**: Kalimi i një lëngu/tretësi nga një solucion me përqëndrim më të ulët në një tjetër me përqëndrim më të lartë, kur ata ndahen nga membrana të papërshkueshme për molekulat, por të përshkueshme nga tretësi i pastër. Termi osmozë zakonisht kufizohet për

lëvizjen përmes një pengese të ngurtë ose të lëngët, e cila parandalon përzierjen e shpejtë të fazave.

**Ozon=Ozon**: Gaz pa ngjyrë, me erë të fortë e të pakëndshme, i cili ka veti oksiduese dhe përdoret për të pastruar mirë plagët ose sendet tjera. Ndotës dytësor molekula e të cilit përbëhet nga tri atome, në krahasim me dy tek oksigjeni. Në kushte të zakonshme është gaz i kaltër me erë therëse dhe i paqëndrueshëm. Ozoni formohet në atmosferë prej rrezatimit ultravjollcë të Diellit dhe gjatë shkarkimeve elektrike (rrufeve). Përqindja më e lartë e tij vërehet në lartësinë 20-25 km. Ozoni i atmosferës luan një rol të madh për sigurimin e jetës në tokë, meqenëse ndalon rrezet ultravjollcë të Diellit, që janë të dëmshme për jetën. Ai thith, nga ana tjetër, edhe rrezet infrakuqe të tokës dhe kështu pengon ftohjen e saj. Ozoni formohet gjatë proceseve kimike që shoqërohen me çlirimin e oksigjenit atomik; siç janë, p.sh., shpërbërja e peroksideve, elektroliza e tretësirave alkaline të peroklorateve etj. Përdorimi i tij bazohet në veprimin oksidues dhe dezinfektues e bakterevrasës. Në radhë të parë përdoret për pastrimin e ujit të pijshëm (ozonimi); përdoret edhe për pastrimin përfundimtar të ujërave të shkarkimeve industriale etj.

# P

**Pajag/ë=Fungal plant disease; warm wind that dessicates plants and fruit**: Vrug; ndryshku i bimëve, që i prish bimët. Dhe, erë e ngrohtë, që than bimët e pemët.

**Pakësa i kripur=Brackish**: Përzierje e ujit të ëmbël dhe ujit të kripur.

**Pakësim i azbestit=Asbestos Abatement**: Procedura për të pakësuar çlirimin e fibres në materialet që përmbajnë azbest në një ndërtesë, ose procedurat për ta hequr ate tërësisht, përfshirë heqjen, inkapsulimin, riparimin, rrethimin dhe programet e funksionimit dhe të mirëmbajtjes.

**Pakësim që në burim=Source reduction**: Zvogëlimi i sasisë së mëterialeve që hyjnë në vëllimin e mbetjeve duke ripunuar prodhime apo struktura të prodhimit.

**Pakësimi i hedhurinave=Waste reduction**: Përdorimi i pakësimit që në burim, riciklimit ose kompostimit për të parandaluar ose pakësuar prodhimin/shtimin/ e hedhurinave.

**Pakësim/hollim i ozonit=Ozone Deplition**: Shkatërrimi i shtresës stratosferike të ozonit i cili mbron tokën nga rrezatimi ultraviolet, i dëmshëm për jetën. Ky shkatërrim i ozonit shkaktohet nga shpërbërja e përbërësve të caktuar të klorit dhe /ose bromines (klorofluorkarbolenove ose haloneve) të cilat copëtohen kur arrijnë stratosferën dhe pastaj në mënyrë katalitike shkatërrojnë molekulat e ozonit.

**Pamje peizazhike=Landscape scenery:** Është një formë në të cilën shqisat njerëzore perceptojnë një mjedis topogjeografik. Ajo vlerësohet në lidhje me strukturat të cilat mund të përshkruhen objektivisht dhe të kritereve estetike të cilat mund të formojnë një pjesë të sistemit subjektiv të vlerave të vëzhguesit. Një pamje peizazhike përcaktohet nga llojllojshmëria, karakteri dallues dhe bukuria e përbërësve të vet topografik natyror.

**Papastërti=Impurity, dirtiness**: Pluhura, baltë, lyrë ose mbeturina sendesh të ndryshme e të pavlefshme që mblidhen diku a mbi diçka; plehëra. Ose edhe lëndë e huaj dhe e panevojshme e përzier në një tjetër.

**Parametër=Rating/Parameter:** Një veti e ndryshueshme, e matshme, vlera e së cilës është një përcaktues i karakteristikave të një sistemi, p.sh. temperatura, trysnia dhe dendësia janë parametrat e atmosferës.

**Parandalimi i ndotjes=Pollution prevention**: Procesi aktiv i identifikimit të zonave, proceseve dhe aktiviteteve, të cilat krijojnë nënprodukte të shumta mbetjesh ose ndotësish, me qëllimin e zëvendësimit, ndryshimit ose eliminimit të procesit për të parandaluar krijimin e mbetjeve dhe ndotësve.

**Parandalimi i ndotjes industriale=Industrial pollution prevention**: Kombinimi i pakësimit të burimit industrial dhe zëvendësimit të përdorimit të kimikateve toksike.

**Park=Park/Garden**: Çdo tokë publike e lënë për përdorim estetik, edukues, çlodhës ose kulturor nga një banor ose vizitor i një qyteti.

**Park Kombëtar=National park**: Një zonë e shtrirë me karakter dallues dhe në kushte të tilla që janë ndikuar pak ose aspak nga aktiviteti i njeriut dhe që shërben në radhë të parë për të siguruar qëndrueshmërinë e florës e faunës së vendit në shumëllojshmërinë sa më të madhe që të jetë e mundur. Parqet Kombëtare mbrohen me ligj dhe shpesh pjesa më e madhe e kuotës së tyre është njëkohësisht edhe zonë e mbrojtur natyrore.

**Pastrim=Cleanup**: Veprime të ndërmarra për të përballuar shkarkimin ose rrezikun e shkarkimit të një substance të rrezikshme e cila do të kishte ndikime mbi njeriun, botën e gjallë dhe/ose mjedisin. Ky term ndonjëherë përdoret edhe në vend të termave të tilla si veprime përmirësimi, veprime për t'u përgjigjur ose veprime për të ndrequr.

**Pastrim i ajrit=Air cleaning:** Veprim me të cilin vetitë e ajrit ndryshohen në drejtimin e dobishëm për nevojat fiziologjike të njeriut. Nganjëherë për këtë qëllim është i mjaftueshëm ajrimi, i shoqëruar ose jo me kapjen e pluhurit, për dhoma të pajisura me aparate e filtra të sistemeve të ndryshme. Herë të tjera bëhet kondicionimi i ajrit me anën e një kompleksi aparatesh, të cilat sigurojnë furnizimin e ndërtesave me ajër të pastër, me një temperaturë e lagështi të caktuar. Me pastrim të ajrit kuptojmë edhe një varg masash që merren me qëllim që në vendet e banuara të pakësohet ndotja e ajrit me pluhur, tym e gaze të dëmshme.

**Pastrimi i gazeve=Gass cleaning:** Proces i veçimit të pluhurave dhe papastërtive të dëmshme të gazta prej gazeve të tymit, përpara se ato të shkarkohen në atmosferë, ose prej gazeve të dobishme industriale, përpara se ato të përdoren më tej si lëndë të para kimike a si lëndë të djegshme. Grimcat e ngurta ose të lëngëta veçohen prej gazeve me mënyra mekanike (ciklone, filtra, aparate të larjes me lëngje) dhe elektrike (elektrofiltra). Papastërtitë e gazta ose në trajtën e avullit largohen duke thithur me lëndë të ngurta (ndajthithës) ose të lëngëta (përthithës), ose duke shndërruar në lëndë të padëmshme në prani të katalizatorëve.

**Pastrimi i shkarkimeve në ajër=Cleaning of Air emission**: Pastrimi përfundimtar i gazeve të proceseve industriale për të parandaluar apo pakësuar shkarkimet ndotëse në mjedisin ajror.

**Pastrimi me drage=Dredging**: Haqja e baltës, e llumërave nga fundi i trupave ujorë; kjo mund të shqetësojë ekosiostemin dhe mund të shkaktojë mbathjen me lym dhe dëmtimin e jetës ujore. Pastrimi i llumërave të ndotura mund ta ekspozojë biotën ndaj metaleve të rendë dhe lendëve të tjera toksike.

**Pastrimi i ujërave të shkarkimeve=Cleaning sewerage (water (?)**: Përpunim i ujërave të ndotura industriale e komunale përpara se ato të shkarkohen në lumenj, liqene ose dete, me qëllim që të menjanohet ndotja e mjedisit, si dhe për të veçuar ato lëndë të dobishme që përmbajnë ujërat e shkarkuara. Lëndët e ngurta në gjendje të pezullt largohen me anën e proceseve të dekantimit, filtrimit ose centrifugimit. Lëndët e tretura largohen me anën e

trajtimeve kimike siç janë, p.sh. asnjanësimi, këmbimi jonik e procese të tjera. Një mënyrë e efektshme për largimin e lëndëve helmuese me natyrë organike, veçanërisht për ujërat e zeza të shkarkimeve komunale, është oksidimi biokimik i papastërtive. Disa baktere që kultivohen në një llum të posaçëm veprues, janë të afta që të oksidojnë papastërtitë organike të ujit deri në lëndë të padëmshme.

**Pastrimi i ujit=Water cleanup:** Proces i trajtimit të ujit që merret prej burimeve natyrore, me qëllim që të veçohen prej tij papastërtitë e dëmshme ose të ulet përmbajtja e tyre në të, në përputhje me kërkesat e prodhimit (ujë për kaldaja, ujë teknologjik), ose me kërkesat higjieno-sanitare (ujë i pijshëm). Mënyrat kryesore të pastrimit të ujit janë: 1) kullimi i lendëve të ngurta, të pezullta, që realizohet nën veprimin e forces së rëndesës në aparate ose rezervuarë të posaçëm; 2) mpiksja e lëndëve të ngurta koloidale me anën e tretësirave të elektroliteve, si p.sh. sulfat alumini, sulfat ferror e ferrik, aluminat natriumi etj., 3) filtrimi i ujit nëpër shtresa rëre të imët ose antracititë thërrmuar me qëllim që të largohen prej tij grimcat e ngurta të imëta; 4) filtrimi i ujit nëpër shtresa të lendëve jonokëmbyese me qëllim që të menjanohen prej tij jonet e kalciumit e të magnezit; 5) dezinfektimi i ujit me anën e procesit të klorimit që zbatohet për ujin e pijshëm, ujin e pishinave etj.; 6) ndajthithja me qymyr veprues e lëndëve organike që i japin ujit shije dhe erë të keqe.

**Pastrimi i ujit të pijshëm= Drinking water Cleanup:** Trajtim i ujit me qëllim që të menjanohen prej tij mikrobet dhe parazitët patogjenë si edhe lendët organike që i japin shije dhe erë të keqe. Për këtë qëllim përdoren mënyra mekanike (fundërrimi e filtrimi), kimike (klorimi e ozonimi) dhe fizike (nxehje, rrezatim ultravjollcë). Kur dezinfektimi bëhet me klor, përmbajtja e tij në ujin që del nga stacioni i ujësjellësit duhet të jetë rreth 0,3-0,5 mg/l. Për të hequr shijen dhe erën e keqe të klorit, para klorimit shtohet amoniak, i cili formon me klorin kloramina. Teprica e klorit largohet me gaz sulfuror. Në qoftë se cilësia e ujit natyror nuk i plotëson kërkesat higjieniko-sanitare për sa u takon lëndëve të pezullta, fortësisë etj., atëherë ai pastrohet më parë në mënyrat e zakonshme të pastrimit të ujit teknologjik.

**Pasurimi=Enrichment**: Shtimi i ushqyesve (p.sh. azotit, fosforit dhe përbërsit e karbonit prej shkarkimeve të ujërave të zeza ose atyre bujqësore në ujërat sipërfaqësore; shton mjaft potencialin e rritjes së algave dhe bimëve të tjera ujore.

**Patogjeni=Nosogenic:** Mikroorganizma që shkaktojnë dhimbje. Mund të gjenden në ajër, ujë dhe ushqime ndërsa barten nga njeriu në njeri dhe prej kafshëve te njeriu. Gjenden sidomos në ujërat e ndotura, si dhe në mbeturinat me origjinë njerëzore. Prania e bakterit **E. coli** është tregues i sigurt i ndotjes me patogjen.

**Peizazh=Landscape**: Karakteristikat dhe strukturat e një zone specifike gjeografike, përfshirë përbërjen e saj biologjike, mjedisin fizik dhe strukturat e saj njerëzore apo sociale. Një zonë në të cilën ekosistemet ndërvepruese grupohen dhe përsëriten në të njëjtën formë.

**Peizazh kulturor=Cultural landscape**: Peizazh i kriojuar nga aktiviteti i njeriut. Dallimi bëhet midis peizazheve kulturore gati natyrore (dmth ato me një përqindje të lartë ekosistemesh natyrore) dhe peizazheve kulturore jo natyrore ( peizazhet urbane dhe industriale, peizazhe bujqësore të përdorura intensivisht).

**Pellg=Dam, pond**: Gropë me ujë shiu a me ujë që është grumbulluar në një vend nga që s'rrjedh, nga që gjenë pengesë. Ose, sasi e madhe e një lënde të lëngët, që është derdhur a është grumbulluar mbi një sipërfaqe, si p.sh., pellg nafte etj.

**Pellg mbajtës=Holding pond**: Një pellg ose rezervuar i ndërtuar zakonisht prej dheu me qëllim që të mbushet e në te të ridepozitohen rrjedhjet ndotëse.

**Pellg ujëmbledhës=Watershed**: Një zonë tokësore nga e cila gjithë reshjet rrjedhin drejt një rryme ose dalje uji. Vija kufizuese e një ujëmbledhësi është një kreshtë natyrore që ndanë një zonë kullimi nga tjetra. Ujëmbledhësi i një lumi të madhë mund të përfshijë një numër ujëmbledhësish më të vegjël të cilët në fund kombinohen në një pikë të përbashkët.

**Periudha e komenteve nga publiku=Public comment period:** Koha e lejuar për publikun për të shprehur pikëpamjet dhe shqetësimet e tij, në lidhje me një veprim të institucionit të mbrojtjes së mjedisit.

**Pesticid=Pesticide:** Term i përgjithshëm që shënon çdo agjent kimik i cili përdoret për të luftuar bimë (barëra të këqia), insekte ose kërpudha që shkaktojnë sëmundje.

**Pendë=Dike, barrier**: Cfrat i ngritur me gardh e me dhe, me zhavorr ose me gurë anës lumenjëve a përrenjëve ose gjatë bregut të detit, të liqenit etj., për të penguar vërshimin e ujërave; digë.

**Përbërës organic=Organic compounds**: Substanca të prodhuara nga kafshët ose bimët, të cilat përmbajnë kryesisht karbon, hidrogjen, azot dhe oksigjen.

**Përbërës organik flurues=Volatile Organic compounds (VOC)**: Çdo përbërës organik që merr pjesë në reaksionet fotokimike të atmosferës.

**Përdorim i kufizuar=Restricted Use**: Një pesticid mund të klasifikohet për përdorim të kufizuar në qoftë se ai kërkon trajtim të veçantë si rezultat i toksicitetit dhe në këtë rast, ai duhet përdorur vetëm nga përdorues të aftësuar, certifikuar ose nga njerëz të tjerë nën mbikëqyrje direkte.

**Përdorim i qëndrueshëm=Sustainable utilization:** Mirëmbajtja, përjetësimi i burimeve jetësore përmes përdorimit dhe administrimit të mençur. Ai siguron përdorime, ndryshime dhe zhvillime të ndryshme aktuale të mjedisit dhe burimeve të tij jetësore, të cilat mund të vazhdojnë për brezat e tashëm e të ardhshëm. Ai mbron proceset ekologjike dhe llojshmërinë gjenetike thelbësore për mirëmbajtjen e burimeve të caktuara jetësore.

**Përdorimi i ujit për ujitje=Irrigation use of water:** Përdorimi artificial i ujit në toka për të ndihmuar rritjen e bimëve dhe livadheve. Mund të realizohet me ujitje në formë shiu ose me anë të pompimit të ujit nga toka.

**Përkrahja/mbështetja/ shëndetësore=Health promotion**: Aktivitetet multi-sektorale në bashkësinë e të mirë të përmirësimit të shëndetit të popullatës.

**Përshtatje=Adaption**: Ndryshime në strukturën apo zakonet e një organizmi që e ndihmon ate të përshtatet me mjedisin rrethues.

**Përqëndrim i decentralizuar=Decentralised concetration**: Është një parim i rëndësishëm për një strukturë të ekuilibruar dhe funksionale të banimit Brenda një territori gjeografik. Qëllimi i tij është forcimi dhe zhvillimi i një rrjeti të qendrave urbane dhe burimeve lokale në rajonet larg zonave metropolitane, duke mos inkurajuar në këtë mënyrë vënien e theksit mbi një grup të vogël rajonesh zhvillimi.

**Përqëndrimi maksimal i lejuar=Permitted maximum concentration:** Përqëndrimi i toksikantëve, të cilët nuk paraqesin efekte biologjike të dëmshme dhe të cilët nuk guxojnë të tejkalohen në çfarëdo rrethanash. Me ligje dhe rregullore të veçanta vërtetohen vlerat e PML-së për disa materie toksike në ajër, ujë dhe në ushqim.

**Përzierje historike=Historical mix**: Një district urban në të cilin aktivitetet banuese e tregëtare janë zhvilluar së bashku, ku vendbanimet vuajnë prej shkarkimeve e aktiviteteve industriale dhe kanë pak hapësirë për t'u zgjeruar.

**pH=pH:** Është masë a aciditetit a e asnjanësisë të një lënde. Logaritmi me shenjë negative i përqëndrimit të joneve hidrogjen. Për një tretësirë që përmban jone H+, me marrëveshje është vendosur që pH=-log[H+] është përqëndrimi i joneve hidrogjen në tretësirën e dhënë. Kështu, p.sh. në qoftë se [H+]=0,00001 ose $1/10^5$, atëherë pH=-log 0,00001=-log$10^{-5}$=5. Përqëndrimi i [$H^+$] në ujin e pastër është 0,000 0001 dhe pH i tij është 7 (ose më saktë 7,07). Dhe pH i tij është më i madh se $10^{-7,07}$ d.m.th. pH>7,07. Sa më i madh që të jetë përqëndrimi i joneve $H^+$ aq më i vogël është pH-i. Zakonisht përdoren dy mënyra për të përcaktuar pH-in: njëra prej tyre, që është më e tjeshta, mbështetet në ndryshimin e ngjyrës të disa lëndëve ngjyruese, të quajtura dëftues të ngjyrosur. Ky ndryshim i ngjyrës ndodh në një pH të caktuar, gjë që lejon të bëhet caktimi i tij me një saktësi _+ 0,1. Në metodën e dytë shfrytëzohen matjet elektrometrike. pH-i përdoret për të karakterizuar aciditetin dhe alkalinitetin e mjediseve dhe produkteve të ndryshme si në laboratorët ashtu në prodhim.

**Pika e thyerjes në procesin e klorimit=Breakpoint chlorination**: Shtimi i klorit në ujë, derisa të përmbushet nevoja/kërkesa për klor.

**Piramida ekologjike=Ecological pyramid**: Diagrami në formë piramide, që paraqet raportet numerike sasiore, relacionet energjetike dhe marrëdhëniet e biomasës prej unazës fillestare deri te hallka terminale në vargun e ushqimit; numrat janën më të mëdhenjë në shkallët më të ulta *trofike* (bimët) dhe gjithnjë duke u zvogluar në shkallët më të larta (*karnivoret)* të piramidës ekologjike.

**Pjesa e fundme= Dead End**: Fundi i një sistemi qendror, i cili nuk është i lidhur me pjesët e tjera të sistemit të shpërndarjes.

**Pjesëmarrja e publikut=Public participation**: Përfshirja, informimi dhe konsultimi i publikut në aktivitete të planifikimit, vendimarrjes dhe administrimit në problemet e mjedisit. Publiku që merr pjesë aktive në vendimet që merr qeveria në çështjet e mjedisit, duke marrë në konsideratë pikëpamje individuale ose kolektive, përmes masave të ndryshme të sigurimit të pjesëmarrjes publike. Pjesëmarrja e publikut kërkon kushte për inkurajimin dhe e shanseve të përshtatshme për të gjithë anëtarët e publikut.

**Plakja ekologjike=Ecological ageing**: Në stadiumin e hershëm (ri) bashkësitë ekologjike janë, sipas rregullit, të thjeshta, të përfaqësuara në numër të vogël, e pastaj numri i tyre rritet dhe ekosistemi bëhet më kompleks nga stadiumi më i lartë, i ngopjes (klimaksi). Ekosistemet e komplekse janë më stabile/të qëndrueshme se sa të thjeshtët. Rast i veçantë janë plakja e liqeneve nga gjendja e oligrafike përmes distrofisë deri te eutrofija. Ky është një proces i natyrshëm, por ndotësit, e veçanërisht ata që përmbajnë ujëra të zeza urbane (fosfate dhe nitrate), përshpejtojnë këtë proces.

**Plan emergjence=Emergency Plan**: Një dokument i cili përcakton veprime të organizuara, planifikuara e koordinuara për t'u ndjekur në rast zjarri, shpërthimi ose aksidenti i cili çliron kimikate toksike, mbetje të rrezikshme apo materiale radioaktive që kërcënojnë shëndetin e njeriut dhe mjedisin.

**Plan zonimi=Zoning plan**: Një plan përgatitor urban i përdorimit të tokës, i hartuar për të gjithë territorin nën juridiksionin e një autoriteti të caktuar lokal. Ai paraqet kuadrin e

përgjithshëm për përdorimet e synuara për token. Administrata e konsideron planin e zonimit si të detyrueshëm për qëllimet e saj dhe e përdor ate si bazë për zhvillimin urban.

**Planifikim fizik/hapësinor=Physical (spatial) planning**: Qëllimi i planifikimit fizik është të organizojë e zhvillojë zona (rajone) të caktuara, në përputhje me aspekte fillestare të ekzistencës së njeriut, të tilla si strehimi, punësimi, edukimi, furnizimi, çlodhja dhe transporti, me qëllim që të sigurohen kushte optimale shoqërore dhe ekonomike dhe të zhvillojë kushtet natyrore të jetës në mënyrë të qëndrueshme. Fokusi është një zonë e caktuar dhe përdorimet e saj sipas planeve strukturore dhe masave që lidhen me to.

**Planifikimi i mjedisit=Environmental Planning**: I gjithë kompleksi i planifikimt brenda strukturave specifike gjeografike për të cilat mbrojtja e mjedisit është një qëllim parësor ose ndihmës. Ai përfshinë, master planin e bujqësisë, planin e ajrit të pastër, strategjinë e energjisë, planin e përdorimit të pyjeve, planet e programet lokale, programet e planet e peizazhit, planin e pakësimit të zhurmave, planin e asgjësimit të transprotit, planet e përdorimit të tokës urbane, planin e burimeve ujore, planin e furnizimit me ujë, etj.

**Planifikim i peizazhit=Landscape Planning**: Aspekt i procesit të planifikimit të tokës, i cili ka të bëjë me vlerat fizike, biologjike, estetike, kulturore dhe historike, me lidhjet e planifikimit midis këtyre vlerave, përdorimit të tokës dhe të mjedisit.

**Plastmas/è=Plastic**: Lëndë plastike , që përftohet në mënyrë artificiale dhe që përdoret për të bërë sende të ndryshme të përdorimit të përditshëm; fletë e hollë nga kjo lëndë, që përdoret zakonisht në bujqësi për të mbuluar shtretërit e nxehtë, për të bërë sera etj.

**Pleh=Dung**: Bajga e kakërdhi kafshësh shtëpiake a glasa shpendësh, të mbledhura në një vend ose gjethe e barishte të tjera të kalbëzuara, që hidhen në tokat e punuara për t'u ushqyer; lëndë kimike e tretshme, që prodhohet nga përpunimi i mineraleve të ndryshme dhe përdoret për të rritur pjellorinë e tokës

**Plehëra=Garbage**: Mbetje kafshësh apo bimësh që rezultojnë prej trajtimit, depozitimit, shitjes, përgatitjes, gatimit dhe shërbimit të ushqimeve.

**Plehëra=Rubish**: Mbetje të ngurta, duke përjashtuar mbeturinat ushqimore dhe hirat, të shtëpive, institucioneve dhe vendeve të punës.

**Plehëra=Trash**: Materiale që konsiderohen të pavlera dhe hidhen poshtë. Në përgjithësi përkufizohet si materiale mbeturinash të thata, por në gjuhën e përditshme ka më tepër kuptimin e plehërave shtëpiake.

**Pleh organik=Manure**: Jashtëqitja e kafshëve. Mund të përmbaj edhe mbeturina nga ushqimet e strofkat e kafshëve. Mund të jetë i ngurtë ose i lëngët.

**Pluhuri=Dust:** Grimcat e forta formohen gjatë bluarjes dhe imtësimit të materialeve të ndryshme (joorganike dhe organike) ose mund të jenë me prejardhje natyrore. Në ajër shpërndahen në formë difuzive dhe në tokë bien nën ndikimin e gravitacionit ose nën ndikimin e të reshurave atmosferike (shtresimi i thatë dhe i njomë). Pluhurat janë të përbërë nga grimca shumë të imta (aerosolet) dhe në ajër qëndrojnë gjatë. Efekti i pluhurave në organizmin e njeriut varirojnë varësisht nga nga përbërja e tyre. Pluhurat organike mund të shkaktojnë astmën dhe alergjitë. Nëse pluhurat përmbajnë bashkime toksike organike dhe joorganike, kanë efekte toksike direkte. Pluhurat rrezikojnë rrugët e frymëmarrjes dhe mushkëritë. Grimcat më të imta depërtojnë thellë në mushkëri derisa ato më të mëdha mund të qëndrojnë në epitelin qepallor. Pluhurat e silicit shkaktojnë fibrozën (silikozën) dhe kancerin e mushkërive.

**Plumbi=Leaden:** Në organizëm depërton me inhalim (avullimi, pluhuri), gëlltitet bashk me ushqimin e helmuar dhe ujin si dhe nëpërmjet lëkurës (sidomos në bashkimet organike të plumbit). Në masë të madhe akumulohet në eshtra. Efektet e dëmshme të plumbit në organizmin e njeriut janë përshkruar qysh para 2000 vjetësh, ndërsa sëmundja është quajtur plumbizmi. Plumbi është protoplazmatik shumëvalent, helm kumulativ. Toksiciteti varet nga imtësia e grimcave, tretshmëria në lëngjet trupore dhe lloji i bashkimve të plumbit si dhe nga ndjeshmëria e indeve të lëkurës. Efektet më serioze të toksicitetit të plumbit në ndikimet në tru dhe në sistemin nervor periferik. Ekspozimi më i gjatë plumbit shkakton encofalopatinë si dhe në ngritjen e shtypjes cerebrale. Ndikon dëmshëm në veshkë, qelizat muskulore dhe në gjak. Treguesit e helmimit janë: dhimbjet në stomak dhe gërçet, humbje e apetitit, mundime, vjellje, kokëdhembje, humbje e peshës, anemi dhe paraqitje e paralizës. Plumbi shkakton edhe zvoglimin e eritrociteve (anemitë) dhe ndryshimet kualitative në përbërjen e gjakut siç është retikulocitoza etj. Efekti negativ i plumbit në bimët shfaqen qysh në fazat e hershme të morfogjenezës duke filluar qysh nga dalja e sythit nga fara, duke penguar birjen dhe funkcionimin e grupeve të enzimeve.

**Plutonium=Plutonium**: Metal që nxirret në mënyrë artificiale nga mineralet e uraniumit, ka veti radioaktive dhe përdoret për të përftuar energji bërthamore.

**Politika mjedisore=Environmental Policy**: Deklarime zyrtare të parimeve, qëllimeve, vlerave dhe objektivave të bazuara në legjislacion dhe në autoritetin përgjegjës të një vendi dhe që shërbejnë si udhërrëfyes për veprimtarinë e aktiviteteve shtetërore e private në çështjet e mjedisit.

**Popullsia=People, citizenary**: Numri i përgjithshëm i individëve ose specieve që jeton brenda një konteksti të përcaktuar ekologjik ose hapësinor. Çdo popullësi ka kërkesa minimale për habitatin e vet për sa i përket madhësisë dhe cilësisë.

**Popullim=Population**: Grup bimësh, drurësh a organizmash që i përkasin një lloji të caktuar dhe rriten, rrojnë a vendosen diku zakonisht bashkë (në grupe).

**Potas=Potash**: Lëndë e ngurtë kokrrizore, në ngjyrë të bardhë e me veti gërryese, që përftohet nga hiri i drurit ose nga kloruri i kaliumit, të sapunit etj.; secila nga kripërat e kaliumit që përdoret në industri për qëllime të ndryshme.

**Potasë kaustike=Caustic potass**: Pluhur në ngjyrë të bardhë ose të verdhë, shumë gërryes, që shkrihet me lehtësi në ujë dhe përdoret për prodhimin e sapunit.

**Praktika më e mirë e administrimit=Best Management Practice**: Metodat e përcaktuara si më efikaset; mjetet praktike për parandalimin apo pakësimin e ndotjes prej burimeve jo pikësore (difuze).

**Prag=Threshhold**: Doza më e ulët e një kimikati në të cilën vërehet një efekt specifikisht i matshëm, poshtë të cilit ai nuk vërehet.

**Prit/ë=Dam**: Ledh prej dheu, prej guri, prej betoni etj. që ngrihet në vende të pjerrëta, në shtratin e një lumi, të një përroi etj. për të ndaluar vërshimin e ujit ose për të mbrojtur tokën nga gërryerja; cfrat, pendë.

**Prodhim më i pastër=Cleaner production**: Zbatimi i vazhdueshëm i një strategjie të integruar e parandaluese mjedisore në proceset, prodhimet dhe shërbimet, për të rritur efikasitetin ekologjik dhe pakësuar rreziqet për shëndetin e njeriut dhe mjedisin.

**Prodhimi primar/parësor=Primary production**: Prodhimi i lendës organike nga lëndët inorganike, me anë të fotosintezës.

**Prodhime radioaktive të degraduara=Decay radioactiv products**: Materiale radioactive të degradueshme, shpesh të referuara si "bijat" apo "pasardhësit". Prodhimet e degraduara të radonit, tepër shqetësuese nga pikëpamja e shëndetit publik janë poloniumi 214 dhe 218.

**Prodhime të përshtatura=Adapted products**: Prodhime, të cilat nga njëra anë janë me pak ndotëse (në kohën e konsumimit të tyre apo kthimit në mbetje) se sa prodhime normale ekuivalente, dhe nga ana tjetër janë më të kushtueshme se sa prodhimet reference në stadin e prodhimit (dmth përpara subvencioneve për prodhuesit ose masave fiskale për konsumatorët).

**Prodhimi i mbetjeve=Generation of waste**: Për qëllim të këtij klasifikimi, krijimi i mbetjeve përfshinë mbetjet e rrezikshme si edhe mbetjet që riciklohen dhe ripërdoren në vende të tjera nga ato ku janë prodhuar. Nëse produktet primare nuk përfshihen (shih përkufizimin e mbetjeve), produktet përfundimtare mund të shndërrohen në mbetje, në rastin kur ato bëhen të pa tregëtueshme.

**Prodhues karakteristik=Characteristic producer**: Njësia që kryen një aktivitet për mbrojtjen e mjedisit. Mund të jetë prodhues i specializuar ose jo. Prodhuesit karakteristikë të specializuar kryejnë një aktivitet karakteristik si aktivitetin e tyre kryesor ose dytësor. Prodhuesit karakteristië jo të specializuar kryejnë një aktivitet karakteristik shtesë për aktivitetet kryesore e dytësore të pa lidhura me mbrojtjen e mjedisit.

**Projektimi/planifikimi urban=Urban design/planning**: Shprehja përmbledh të gjitha procedurat dhe masat e planifikimit të cilat lidhen me organizimin dhe zhvillimin e structures urbane. Ai përfshinë, p.sh. hartimin, përsosjen dhe zbatimin e planeve për caktimin e tokës, përshtatjen, zhvillimin dhe ligjet e planifikimit urban. Baza për planifikimin e një komuniteti të caktuar ofrohet nga kuadri i planifikimit të zhvillimit ose struktures së planifikimit të autoriteteve lokale. Për zonat rurale, në vend të kësaj shprehjeje përdoret "planifikimi i fshatit".

**Proteina=Protein**: Lëndë organike, që gjendet si pjesë përbërse themelore e qelizave në organizmat e gjalla e në bimët dhe është e domosdoshme për jetën e tyre.

**Publiku i ndikuar=Public influenced**: Njerëzit që banojnë apo punojnë pranë një vendi me mbetje të rrezikshme apo burimeve të tjera të shkarkimeve ndotëse në ajër, ujë e tokë.

**Pyje aluviale=Alluvial forests**: Zonë bimësie në fushën e përmbytur nga një lumë.

**Pyje tropikale=Tropical forests**: Komunitet pyjesh të cilat zhvillohen në klimë me shumë reshje dhe të lagësht në rajonet tropikale. Ato përmbajnë sasinë dhe llojshmërinë më të madhe të specieve bimore e shtazore dhe janë identifikuar si një prioritet për t'u mbrojtur nga Strategjia Botërore e Konservimit për shkak të shkallës së shpejtë të shfrytëzimit dhe zhdukjes.

**Pyll=Forest**: Në përgjithësi ai është një ekosistem i karakterizuar nga një mbulesë pak a shumë e dendur dhe e shtrirë bimësh. Në veçanti ai përbën një komunitet bimor të përbërë kryesisht prej pemëve ose bimësive të tjera drunore, të cilat pak a shumë rriten pranë njëra tjetrës. Pyjet halore ruajnë gjethet e tyre në të gjitha stinët, ndërsa gjethërënësit i lëshojnë gjethet e tyre në fund të periudhës së rritjes.

**Pylltar=Forester**: Një individ, profesionist, i cili është përgjegjës për aktivitete planifikuese ose ekzekutuese, të cilat lejojnë që vlerat e plota të burimeve pyjore të ripërdoren

përherë për përfitime të njerëzve. Ai e shikon pyllin si një komunitet të gjallë biologjik me ndërlidhjet e tij.

**Pylltaria=Forestry**: Administrimi i tokave bujqësore për përfitimin e mallërave e shërbimeve të ndryshme që pyjet mund të japin vazhdimisht, në mënyrë që produktet e tyre të jenë të qëndrueshme dhe baza e këtyre burimeve (proceset thelbësore ekologjike dhe llojllojshmëria gjenetike) të jetë e siguruar.

**Pus uji=Water well**: Një gërmim me synim përdorimin për vendndodhjen, njohjen, zhvillimin ose mbushjen artificiale të ujit nëntokësor.

# Q

**Qarkullimi i azotit=Cirkulation of the nitrogen:** Në sistemet biologjike azoti hynë nëpërmjet bimëve ndërsa ai elementar me ndihmën e azotofiksatorit. Lidhet në aminoacide gjegjësisht proteina dhe në bashkime të ndryshme (bashkimet organike të azotit). Mbetjet e bimeve të vdekura i nënshtrohen shpërbërjes biologjike dhe mineralizimit deri në format joorganike (nitratet, nitritet dhe $NH_4$). Bartësit e këtyre proceseve, në të shumtën e rasteve janë bakteret dhe kërpudhat. Janë të mundshme edhe transformimet në formë të oksiduara (nitratet) deri te reduktimet përfundimtare të amonjakut (amonjafikimi) dhe nëpërmjet nitrofikimit e transformimit të azotit të amonjakut deri në nitrate. Azoti atmosferik, përndryshe shumë inert, mund të aktivizohet në proceset natyrore (gjatë shkarkimeve elektrike në atmosferë) dhe gjatë djegies së derivateve të naftës në makinat me djegie të brendshme ku azoti i përzier me gaset atmosferik në temperatura të larta dhe shtypje të lartë oksidohet deri na oksidet e tij (NOx) si ndotë i ajrit.

**Qarkullimi i fosforit=Cirkulation of the phosphorous**: Ciklusi i qarkullimit të fosforit është i tipit të sedimentuar. Sasi të konsiderueshme të fosforit për kohë të shkurtër (shtresat e guanës /shtresa të grumbulluara nga mbetjet e kafshëve/gjallesave të ngordhura) dhe për kohë të gjatë (shtresat e detit dhe oqeaneve) përjashtohen nga rrethi i qarkullimit. Pjesë e fosforit nga deti kthehet në toka përmes fekaleve të zogjëve që ushqehen me peshqë. Ciklusi i qarkullimit të fosforit në parim përbëhet prej tri segmenteve: përthithja nga burimet joorganike dhe organike dhe kështu shndërrohet në tretës për bimët të përshtatshme për formën fosfate. Bimët e instalojnë në molekula organike, ndërsa heterotropet e marrin në formë organike. Fosfori organik i bimëve të vdekura dhe i gjallesave i nënshtrohet mineralizimit (nën aktivitetin e mikroorganizmave) deri në formën që bimët mund ta shfrytëzojnë dhe kështu përfundon cikli.

**Qarkullimi i karbonit=Cirkulation of tha carbon**: Elementi më i përhapur në sistemet e gjalla (49 % i materies së thatë). Karboni është element shumë mobil (i lëvizshëm) (çdo atom i karbonit për 250 vite kalon nëpër fotosintezë) prandaj edhe ciklusi i tij i qarkullimit është relativisht i shpejtë. Ciklusi natyror i qarkullimit të karbonit përbëhet nga absorbimi i $CO_2$ nga ana e e bimëve prandaj edhe në procesin e fotosintezës shndërrohet në molekula organike, para së gjithash në hidrate të karbonit. Këto substrate gjatë procesit të oksidimit biologjik zbërthehen në $CO_2$ dhe $H_2O$. Fotosinteza dhe frymëmarrja janë proceset kryesore metabolike i ruajtjes së baraspeshës natyrore $CO_2/O_2$. Burimet shtesë dhe të fortë /fuqishëm/ të dyoksid-karbonit janë të gjitha proceset e djegies, e veçanërisht djegia e karburanteve fosile, çka është shkaktar i përqëndrimit të përhershëm të tij në ajër.

**Qarkullimi i materies=Cirkulation of the matter:** Nënkupton transformimin e pandërprerë të materies nga një formë në tjetrën që ka karakter ciklik dhe se globalisht

zhvillohet midis jetës së gjallë dhe jo të gjallë (ciklusi gjeobiokimik). Bimët autotrofe nga dheu dhe atmosfera thithin elementet e domosdoshme dhe i shndërrojnë në molekula organike. Materiet organike gjatë frymëmarrjes zbërthejnë dyoksidin e karbonit dhe ujin. Pjesët e bimës që bien (fleta, fruti, fara) dhe mbetjet e bimëve dhe gjallesave gjithashtu i nënshtrohen zbërthimit biologjik (me ndihmën e zbërthyesve) dhe mineralizimit deri në format të cilat bimët mund t'i absorbojnë. Deri te pengesat në cikle vie për shkak të futjes së materieve të reja sintetike (të reja për natyrën) dhe mbingarkesa e ekosistemeve, ndryshe meteriet zbërthyese biologjike kur për nga vëllimi tejkalojnë kapacitetin e autopurifikimit.

**Qarkullimi i oksigjenit=Cirkulation of the oxygen:** Rrjedhat e ntyrshme të oksigjenit janë të lidhura me proceset fundamentale jetësore – fotosintezën dhe frymëmarrjen. Prodhuesit natyror kryesor të oksigjenit janë bimët e gjelbërta autotrofe që e lirojnë gjatë fotosintezës, ndërsa harxhuesit janë organizmat të cilët qojnë jetë aerobe. Mirëpo, përherë rritet shpenzimi i oksigjenit në komunikacion, në industri dhe në të gjitha proceset e djegies. Trendet e këtilla paralajmërojnë krizën në krijimin e oksigjenit.

**Qarkullimi i squfurit=Cirkulation of the sulphur**: Nga mjedisi i jashtëm në sistemet biologjike hynë nëpërmes bimëve autotrofe (në formë të sulfatit e pjesërisht edhe përmes $SO_2$), ndërsa organizmat heterotrofe nevojat e veta i plotësojnë nga materialet bimore. Squfurin e thithur bimët e vendosin në molekula të ndryshme organike të cilat kanë funksione specifike. Organet bimore të hedhura dhe mbetjet e bimëve e gjallesave të vdekura i nënshtrohen zbërthimit dhe mineralizimit. Rol të rëndësishëm në qarkullimin e squfurit luajnë mikroorganizmat (bakteriet squfurike). Ciklusi i qarkullimit të squfurit është i tipit të shtresuar pasi që pjesë të squfurit është i ngujuar në shtresat e qymyrit dhe të naftës (karburantet fosile) dhe kështu nxirret nga rrethi i qarkullimit. Me djegien e karburanteve fosile squfuri lirohet në formë të $SO_2$ i cili është ndotësi më i madhë i ajrit.

**Qekth=Rain mixed with dust**: Shi me pika të turbullta, që bie zakonisht kur ka shtrëngata me erë e me pluhur. Dhe pluhur i hollë që bie bashkë me vesën mbi fletët e pemëve; vesë e ëmbël.

**Qetësimi i trafikut=Traffic calming**: Një paketë masash (Organizimi, ndërtimi i instalimeve, miratimi i ligjeve për trafikun), i cili synon përballimin e problemeve të krijuara nga trafiku i motorizuar për transportin dhe lëvizjen si një e tërë, për situatën urbane dhe cilësinë mjedisore të komunitetit. Mbi të gjitha, ai synon zbutjen e disavantazheve që përjetojnë këmbësorët, biciklistët dhe transporti publik dhe të inkurajojë aktivisht këto forma të trafikut. Qëllimi është krijimi i zonave të gjëra, rajoneve të mëdha dhe madje edhe qyteteve të tëra, ku vëllimi i trafikut të jetë i kufizuar. Mjetet kryesore për arritjen e tij janë: zona me kufi shpejtësie 30km/orë, e drejta e kufizuar për të hyrë me makinë në një zonë, zona të sigurta për të luajtur dhe zona të caktuara vetëm për këmbësorë.

**Qymyr=Cobbles**: Lëndë djegëse e ngurtë, në trajtë copash të zeza, që del nga djegia e ngadaltë e me pak ajër e drurit në gropa ose në furra të veçanta. Dhe Gaz mbytës që del nga prushi i padjegur mirë.

**Qymyrguri=Coal**: Lëndë djegëse e ngurtë, me ngjyrë të zezë të shkëlqyeshme, që nxirret ngë nëntoka, ku ndodhet në trajtë shtresash të formuara nga karbonizimi i ngadalshëm i bimëve prej shumë kohësh.

# R

**Radoni=Radon**: Gaz natyror pa ngjyrë, radioaktiv, inert i formuar nga zbërthimi i atomeve të radiumit në tokë ose shkëmbinjë.

**Radium=Radium**: Metal shumë radioaktiv, me ngjyrë të bardhë të ndritshme, që nxirret nga disa minerale të uraniumit dhe që përdoret në mjekësi, për rrezatime etj. Ndotës i shpeshtë i ajrit. Shkakton kancerin e mushkërive dhe të eshtrave. Është për 25000 herë më helmues se sa arseniku i njohur.

**Raporti i hollimit=Dilution Ratio**: Lidhja midis vëllimit të ujit në një rrjedhë ujore dhe vëllimit të ujit që shkarkohet në të. Ai ndikon në aftësinë e rrjedhës për të asimiluar mbetjet.

**Reaktor=Reactor**: Pajisje në të cilën bëhet zbërthimi i bërthamave të atomit të një lënde në mënyrë të kontrolluar për të përdorur energjinë që çlirohet.

**Regjistri i shkarkimeve=Emission register**: Një dokument i cili regjistron shpërndarjen rajonale të substancave ndotëse të çliruara.

**Rezervate=Reserves**: Zona natyrore ose disi natyrore dhe burime gjenetike me interes (specie të kërcënuara ose të rrezikuara), përfshirë komunitete përfaqësuese ose unike ekologjike. Aktiviteti ekonomik dhe njerëzor është zakonisht i kontrolluar, i pajtueshëm ose i ndaluar për sa i përket gjendje natyrore të rezervatit dhe kategorisë së tij, p.sh. rezervat natyror strikt, rezervat natyror i administruar, vend i shënuar për kafshë të egra etj.

**Revizionim mjedisor=Environmental audit**: Një vlerësim i pavarur, i statusit aktual të pajtueshmërisë së një subjekti ekonomik të caktuar me kërkesat mjedisore ose politikat, praktikat e kontrollet për pajtueshmëri me ligjet mjedisore të një subjekti ekonomik.

**Rezervë e biosferës=Biosphere reserve**: Një zonë e madhe jashtë qendrave urbane, e cila si rezultat i pasurive të saj natyrore ose qenies së një shembulli për përdorimin e qëndrueshëm të tokës, gëzon status ndërkombëtar dhe plotëson kërkesat e formuluara nga UNESCO.

**Rezervuar artificial uji=Artificial Water Impondment**: Një trup ujorë mbi të cilin është ngritur një digë që përdoret për furnizim me ujë të pijshëm, prodhim energjie elektrike, ujitje dhe pirje të bagëtisë. Rrjedhat ujore që shërbejnë si pjesë e sistemit të rezervuareve janë të përfshira në këtë term.

**Riciklimi/ripërdorimi=Recycle/reuse**: Minimizimi i krijimit të mbetjeve duke i përpunuar produktet e përdorshme, të cilat ndryshe do të ishin mbetje (p.sh.riciklimi i kanaçeve të aluminit, letrës, shisheve etj.).

**Riciklimi i mbetjeve=Recycling of waste**: Përdorimi i materialeve të përftuara nga mbetjet si lëndë fillestare për proceset ekonomike. Këtu nuk përfshihet ripërtritja e energjisë së përftuar nga djegia e mbetjeve. Këtu mund të hyjnë edhe sistemet e mbyllura të qarkullimit të ujit në përdorim industrial, i cili ujë pasi të pastrohet kthehet sërish në përdorim. Riciklimi paraqet një mënyrë shumë efikase dhe racionale të shmangies së mbeturinave në mjedisin jetësor.

**Rigjenerim burimesh=Resource recovery**: Procesi i përfitimit të substancave ose energjisë prej materialeve që më parë hidheshin si të pavlefshme.

**Rigjenerim i energjisë=Energy Recovery**: Përfitim i energjisë nga mbetjet përmes një varg procesesh (p.sh.djegia).

**Rikultivimi=Recultivation**: Eleminimi i dëmtimeve të natyrës e peizazhit, të shkaktuara nga një aktivitet ekonomik. Nënkupton edhe pjesët e dëmtuara të tokës nga mihjet e ndryshme, mbulesat me hi etj., gjelbërimi i këtyre hapësirave me drunjë dhe bimë të tjera.

**Rinatyrizim=Renaturation**: Ripërtritja e formës dhe paraqitjes natyrore e origjinale të një objekti. Një përrua që, p.sh. është drenazhuar, mund të kthehet në gjendjen e mëparshme natyrore në qoftë se hiqet shtrati i tij i betonuar.

**Riparim/restaurim biologjik=Bioremediation**: Përdorim i organizmave të gjalla për të pastruar tokën nga nafta ose ndotës të tjerë, ujin ose ujërat e ndotura. Përdorimi i organizmave, si insektet e padëmshme për të hequr sëmundjet apo për të zhdukur insektet në pemë, bimë dhe dheun e kopshtit.

**Ripërtritje=Restoration**: Masa të marra për të kthyer një vend/zonë në kushtet e paradëmtimit.

**Ripërtëritja e specieve, e popullatave dhe peizazheve=Renovation of species, populations and landscapes**: Aktivitet që synon rifutjen e specieve të zhdukura të florës e faunës ose ripërtëritjen e specieve që rrezikohen të zhduken, si dhe riformimi i peizazheve të dëmtuara me qëllim forcimin e funksioneve të tyre natyrore ose rritjen e vlerës estetike. Këtu përfshihet edhe rimëkëmbja e minierave të braktisura dhe karierat.

**Risku=Risk**: Një normë e mundshmërisë që do të ndodhë një dëmtim i jetës, shëndetit, pronës dhe/ ose mjedisit, si rezultat i një rreziku të caktuar.

**Risku për shëndetin e njeriut=Human health risk**: Mundësia që një ekspozim i dhënë apo një sërë ekspozimesh mund të kenë dëmtuar shëndetin e individëve.

**Rizhvillimi=Redevelopment**: Një program veprimi i hartuar për të krijuar kushte të shëndetshme për jetën e njeriut dhe mjedisin në përgjithësi dhe për ta eliminuar ose pakësuar dëmtimet ekzistuese. Pastrime të këtij lloji mund të zbatohen, p.sh, në një zonë urbane, në zonat e ndotura, tokë ose ujëra nëntokësore. Rizhvillimi urban ndërthur ristrukturimin dhe rinovimin e një zone të caktuar urbane, me qëllim që të zgjidhen problemet e planifikimit urban dhe të përmirësohen kushtet e strehimit, jetesës dhe mjedisit.

**Ruajtje=Conservation**: Administrimi i biosferës në mënyrë që të realizohen përfitimet më të mëdha e të qëndrueshme për brezat e tanishëm duke ruajtur potencialin e vet për të plotësuar nevojat e aspiratat e brezave të ardhshëm.

**Ruajtja e jetës ujore=Conservation of aquatic life**: Mbrojtja e jetës ujore përmes ruajtjes së kushteve në trupat ujorë që mundësojnë komunitetet e specieve për të kryer proceset jetësore dhe për të ndjekur hallkat e zinxhirit natyror pa ndërprerje.

**Ruajtja e ujit=Water conservation**: Masa dhe metoda të ndryshme për të parandaluar ndotjen, shterrimin dhe shkatërrimin e burimeve të ujit të ëmbël dhe jetës së tyre ujore. Mbrojtja, përmirësimi dhe përdorimi (i mençur) i ujit për të siguruar përfitime më të mëdha sociale, ekonomike dhe mjedisore për brezat e tashëm e të ardhshëm.

# RR

**Rreg/ë=Formerly arable land ruined by erosion or flood**: Tokë e cila ka qenë punuar një herë dhe është prishur më vonë nga shirat e nga gurët që janë sjellë prej ujërave. Dhe, rrip i ngushtë toke midis shkëmbinjve në një faqe mali.

**Rrethimi i një toke ekologjike=Eco-land banking**: Kalimi në administrim publik i një prone të patundshme në rastet kur kjo i shërben qëllimeve të mbrojtjes së mjedisit dhe natyrës.

**Rrezatimi= Radiation**: Transmetimi i energjisë përmes hapësirës ose çdo mjedisi. E njohur gjithashtu si energji rrezatuese.

**Rrezatimi natyror=Natyral radiation:** Rrjedh nga burimet natyrore; mund të njihet si kozmik, tokësor dhe rrezatimi i brendshëm burim i të cilëve janë izotopet radioaktive të inkorporuara në indet e organizmave të gjallë. Intenziteti i rrezatimit kozmik rritet me rritjen e lartësisë mbidetare.

**Rrjedhojat ekologjike/suksesioni=Ecological consequence:** Rrjedhojat që dalin nga ndikimet e pakontrolluara të njeriut në mjedisin rrethues ose në njërin prej burimeve të tij, Psh. ndotja e ajrit, ujit, shpyllëzimi etj. kanë pasoja të drejtpërdrejta në jetën e njeriut.

**Rrjedhje=Run-off**: Ajo pjesë e reshjeve, borës së shkrirë ose ujit për vaditje që rrjedhë nga toka në përrenj ose ujëra të tjera sipërfaqësore. Ajo mund të transportojë ndotës nga ajri e toka në ujërat pritës.

**Rrjedhje, derdhje=Influent**: Ujë, uji i ndotur ose lëngje të tjera që rrjedhin në një rezervuar, basen apo impiant trajtimi.

**Rrjedhje e drejtpërdrejtë=Direct Run-off**: Ujëra sipërfaqësore rrjedhjet e të cilave përfundojnë në përrenjtë, lumenjtë dhe liqenet.

**Rrjedhje lumi=River flow**: Vëllimi i ujit për një njësi kohe, i cili kalon përmes një seksioni të kryqëzuar të një lumi.

**Rrjedhë uji artificiale=Artifical watercourse**: Rrjedhë uji e ndërtuar në mënyrë artificiale. Shërben për përdorime të ndryshme. Niveli mesatar i rrjedhjes përcakton vijën e kufizuese të një rrjedhe uji artificialë dhe të detit. Vijë bregore (e imagjinuar) e rrjedhave natyrore të ujit, e cila përcakton atje ku është e mundur vijën ndarëse midis një rrjedhe artificiale dhe natyrore.

**Rrjedhë uji të përdorur=Effluent of use water**: Ujë i përdorur, i trajtuar apo i pa trajtuar, i cili shkarkohet jashtë një impianti trajtimi, kanali të ujërave të zeza ose shkarkimeve industriale.

**Rrjeta e ushqimit=Food web/link/**: Hallkat komplekse e të ndërthurura të ushqimit. Një organizëm i caktuar mund të sigurojë ushqyerjen prej shumë lloj organizmash në një rrjetë ushqimi. Biomasa dhe rrjedha e energjisë së rrjetës së ushqimit janë në formë piramide.

# S

**Sakarinë=Saccharine**: Lëndë e bardhë në trajtë kristalesh, me shije shumë të ëmbël, që përdoret në sasi të vogël për të zëvendësuar sheqerin.

**Sapun=Soap**: Lëndë e prerë në kallëpe ose lëng i trashë a pluhur, që përftohet duke zier sodën me yndyrë, tretet lehtë në ujë dhe përdoret për të larë trupin, rrobat et.

**Sedimente/Prurje=Sediments**:Tokë, rërë dhe minerale të shpëlara nga toka në ujë, zakonisht mbas shiut. Ato grumbullohen në rezervuare, lumenj dhe porte, duke shkatërruar habitatet e peshqëve dhe faunës së egër dhe duke turbulluar ujin në mënyrë të tillë, që drita e diellit të mos arrijë te bimët ujore. Zhvillimi pa kujdes i bujqësisë, minierave dhe ndërtimit i ekspozon materialet sedimentare, duke lejuar ato që të rrjedhin, mbas rënies së shirave.

**Separea/endara ekologjike=Ecological separe:** Paraqet hapësirën ekologjike specifike dhe të definuar mirë të të cilës i është përshtatur lloji në të cilën është përshtatur edhe pozita funksionale (parasëgjithash në zingjirin e ushqimit) në biocenozë.

**Serë=Greenhaus**: Ngrehinë e lehtë, e mbuluar me xham ose me lëndë plastike të tejdukshme, në të cilën rritën në të ngrohtë bimë të ndryshme; perimore e mbuluar.

**Sëmundshmëria=Morbidity:** Shkalla e prekshmërisë nga një sëmundje.

**Sigurimi i cilësisë=Quality Assurance**: Një sistem procedurash, kontrollesh, revizionimsh dhe veprimesh përmirësuese, për të siguruar që të gjitha studimet kërkimore, monitorimi i mjedisit, marrja e kampioneve dhe aktivitetet e tjera teknike dhe përdorues të jenë të një cilësie të lartë e të arritshme.

**Simbiozë=Symbiosis**: Një shoqërim i dy ose më shumë organizmave të specieve të ndryshme në të cilin një ose më shumë mund të përfitojnë dhe asnjë nuk dëmtohet.

**Sinap=Mustard**: Bimë barishtore njëvjeçare me kërcell të gjatë, me gjethe të mëdha trekëndëshe dhe me lule të verdha në majë në trajtë vilesh, që bën fara të vogla, të ndritshme, me shije të athët e djegëse; farat e kësaj bime që përdoren në mjekësi dhe për të përgatitur mustardën.

**Sinergji=Synergism**: Një ndërveprim i dy ose më shumë kimikateve të cilat rezultojnë në një efekt më të madh se shuma e efekteve të veçanta.

**Sinoptikë=Synoptic**: Shërbim meteorologjik që merret me studimin e motit dhe me parashikimin e ndryshimeve të tij.

**Sipërfaqe e hapur=Open space**: Një sipërfaqe e hapur është kryesisht një zonë e pandërtuar, zakonisht me bimësi. Kryesisht, sipërfaqet e hapura gjenden në rrethinat e zonave të banimit, por janë gjithashtu pjesë integrale e strukturave të vendbanimeve, pasi ato janë thelbësore për funksionimin e duhur të ekuilibrit natyror, për përdorimin e pasurive natyrore dhe llojshmërisë, për karakterin e spikatur dhe bukurinë e peizazhit. Sipërfaqet e hapura mund të kryejnë funksione të ndryshme ekologjike si zbutja e klimës, higjiena e ajrit, pakësimi i zhurmës, mbrojtja e habitateve, ekuilibri ujor dhe çlodhja.

**Sistemi i administrimit mjedisor=Environmental management System, EMS:** Ajo pjesë e sistemit të përgjithshëm të administrimit e cila përfshinë strukturën organizative, aktivitetet e planifikuar, përgjegjësitë, praktikat, procedurat, proceset dhe burimet për zhvillimin, zbatimin, arritjen, shqyrtimin dhe konsolidimin e politikave mjedisore.

**Sistemi i furnizimit me ujë=Water Supply System**: Mbledhja, trajtimi, ruajtja dhe shpërndarja e ujit të pijshëm nga burimi te konsumatori.

**Sistemi i Informacionit Mjedisor=Environmental Information system**: Një sistem informacioni mjedisor, normalisht i kompjuterizuar është një proces kapje dhe përpunimi i cili përdoret për dhënien e informacionit më të fundit për punën administrative dhe

planifikimin. Të dhënat e mjediseve të veçanta zakonisht kanë sistemin e tyre të informacionit (p.sh. sistemi i informacionit për tokën, peizazhin). Sistemet e tjera të informacionit i kushtohen fushave ndërmjetëse (p.sh. vlerësimit të ndikimit në mjedis, planifikimit të mjedisit, punës kërkimore për ekosistemet). Sistemet e informacionit për mjedisin ofrojnë lëndën e parë për të raportuar, përgatitur harta për gjendjen e mjedisit dhe vlerësimin e tij (zonat që duhet mbrojtur, zonat e konfliktit etj.), si pjesë e procesit të planifikimit hapësinor.

**Sistem i informacionit Gjeografik=Geographic information system GIS**: Sisten kompjuteri i përgatitur për të ruajtur, manipuluar, analizuar, vlerësuar dhe treguar të dhëna në një kontekst gjeografik.

**Sistemi i monitorimit=Minitoring sistem:** Sistem për vëzhgimin dhe përcjelljen e burimeve, natyrës, kualitetit, kuantitetit dhe disperzionit të agjencave potencial të dëmshëm dhe i agjencave të identifikuar si të dëmshëm në mjedisin jetësor. Përfshinë *faktor* monitoringun dhe *target* monitoringun. *Faktor monitorimim* përcjell faktorët fizik, kimik dhe biologjik, të cilët mund të ndikojnë dëmshëm në caqet ose targetet (sitemet biologjike, atmosfera, materiale etj.). Me *target monitorimin* përcillen ndryshimet karakteristike të sitemeve biologjike dhe fizike. **Monitorimi biologjik nënkupton vlerësimin e kualitetit të mjedisit në bazë të efektit biologjik të ndotësit.** Në kuadër të faktorit të monitorimit përcillet ndotja në burimin e ndotjes (monitorimi i proceseve teknologjike), emisioni i ndotësve primar (monitroimi i emisionit) dhe ndotja në punktet e zgjedhura në largësi të ndryshme nga emituesi (monitorimi i emisionit).

**Sistemi nga prodhimi deri në asgjësim=Cradle to grave or manifest system**: Një procedurë në të cilën materialet e rrezikshme identifikohen, ndiqen që nga prodhimi, trajtimi, transporti, dhe asgjësimi në anë të një sërë dokumentash (manifeste) të përhershme dhe përshkrues.

**Sistemi septik=Septic system**: Një sistem për trajtimin dhe asgjësimin në vend të ujërave të zeza shtëpiake. Një sistem tipik septik i përbërë prej një rezervuari i cili pret mbetjet prej një shtëpie ose biznesi ose një sistem grope për asgjësimin e llumrave, të cilat mbeten mbas dekompozimit të mbetjeve të ngurta nga bakteriet në rezervuar. Sistemi duhet pompuar periodikisht.

**Situatë kritike=Emergency (Chemical)**: Një situatë e krijuar nga një çlirim apo derdhje aksidentale e rastësishme e kimikateve të cilat janë kërcënim për sigurinë e punëtorëve, banorët apo mjedisin.

**Skaji i sigurisë=Margin of safety**: Sasia maksimale e ekspozimit që nuk krijon efekte të pa matshme në kafshë ( ose njerëz që studiohen) pjesëtuar me sasinë aktuale të ekspozimit në një popullatë.

**Smog=Smog**: Bashkim i qëndrueshëm i tymit dhe i mjegullës, që ndodh në kushte meteorologjike të caktuara në qytete të mëdha ose zona me shumë industri. Shkakton ndotjen e ajrit. Rreziku që paraqet smogu shtohet si rezultat i veprimit të rrezeve të diellit mbi produktet e djegies së lëndëve të djegshme që ndodhen në ajër, sidomos mbi dyoksidin e squfurit, oksidin e azotit dhe mbi gazet e shkarkimit të automjeteve. Tym shqetësues dhe i dukshëm i shkaktuar nga efekti i diellit në ndotës të caktuar në ajër (fotokimik) dhe veçanërisht të ndotësve prej transportit (gazet e makinave) dhe industrisë. Gjithashtu mund të jetë një përzierje e mjegullës, tymit dhe mbetjeve të gazta.

**Smog Fotokimik=Photochimic smog:** Karakteristikë, kryesisht e atmosferës urbane e shoqëruar me shtimin e ndotësve parësorë dhe të oksiduesve fotokimikë, zakonisht në sisteme të ngrohta, me trysni të lartë e që lëvizin ngadalë.

**Solar=Fuel oil**: Lëng si vaj i zi që nxirret nga përpunimi i naftës dhe që përdoret si lëndë djegëse për motorët me djegie të brendshme, për vajim etj.

**Specie=Species**: Popullim ose grup popullimesh natyrore të bimëve dhe kafshëve të cilat transmetojnë karakteristikat specifike nga prindi te pasardhësit. Ato janë të izoluara për sa i përket riprodhimit prej popullimeve (specieve) të tjera.

**Specie të cenueshme/të cenuara=Vulnerable species**:Lloje që besohet se mund të hyjnë në kategorinë e "specieve të rrezikuara" në të ardhmen e afërt, në qoftë se faktorët shkaktarë, vazhdojnë të veprojnë. Këtu përfshihen lloje, shumica e popullimeve të të cilave po pakësohen si rezultat i mbi shfrytëzimit, shkatërrimeve të mëdha të habitateve, ose shqetësimeve të tjera mjedisore, lloje me popullime të pakësuara seriozisht dhe të pasiguruara përfundimisht dhe lloje të cilat janë akoma të shumta por që kërcënohen nga faktorë të egër e negativ gjatë gjithë zhvillimit të tyre.

**Specie ekzotike=Exotic species**: Specie që nuk janë vendase për një rajon të caktuar.

**Specie jashtë rrezikut=Species out of danger**: Lloje që më parë përfshiheshin në një nga kategoritë e Librit të kuq të IUCN, por të cilat tani konsiderohen relativisht të sigurta si rezultat i masave efektive të marra për ruajtjen e tyre ose zhdukjes së kërcënimeve për mbijetesën e tyre.

**Specie të papërcaktuara=Indeterminate species**: Lloje të njohura si "të rrezikuara", "të ndjeshme" ose "të rralla", por për të cilat nuk ka informacion të mjaftueshëm për të përcaktuar se cila nga të tre kategoritë është e përshtatshme.

**Specie të rralla=Rare species**: Popullime të cilat nuk janë aktualisht të rrezikuara por të kërcënuara. Ato zakonisht ndodhen brenda zonave e habitateve të kufizuara gjeografike ose shtrihen në sasi të vogël në një hapësirë më të gjërë.

**Specie të rrezikuara=Endangered species**: Lloje që rrezikohen të zhduken ose lloje mbijetesa e të cilave është e pamundur nëse faktorët shkaktarë vazhdojnë të veprojnë. Këtu përfshihen lloje, numri i të cilave është pakësuar në një nivel kritik ose habitatet e të cilave janë pakësuar aq shumë sa që konsiderohen të jenë në një rrezik të menjëhershëm për zhdukje. Gjithashtu, përfshihen lloje të cilat ndërkohë mund të jenë zhdukur, por të cilat janë parë në jetën e tyre të egër gjatë 50 vitet e fundit.

**Specie të zhdukura=Extinct species:** Specie përfundimisht të pa identifikuara në jetën e egër gjatë 50 viteve të fundit.

**Squfur=Sulphur**: Element kimik, jometal, shumë i përhapur në natyrë, me ngjyrë të verdhë si të limonit, i thërrmueshëm, që ndizet lehtë e kur digjet lëshon erë të rëndë dhe që përdoret gjerësisht në industrinë kimike, në mjekësi etj. Lulesqufuri përdoret, i bluar imët, për të luftuar sëmundjet e hardhive.

**Stabilizim, rregullime në regjimin hidrik=Water regulation**: Modifikime të bëra nga njeriu në vendndodhjen, gjerësinë ose thellësinë e shtratit të një trupi ujor, si edhe ndryshime të regjimit të tij ujor.

**Stacion bazë=Global background station (baseline station):** Një stacion për të marrë nivelet e përqëndrimit bazë të substancave të ndotësve të ajrit të cilat janë të

rëndësishme për globin në tërësi. Stacionet bazë masin ndotjen globale në distancë prej burimeve tokësore së paku 3000 km. Detyra kryesore e këtyre stacioneve është monitorimi i ndryshimeve të një shkalle të lartë në përbërësit atmosferik që ndikojnë motin dhe klimën.

**Stacion bazë për monitorimin e ndotjes së ajrit=Background station**: Një stacion për të monitoruar nivelet e përqëndrimit të substancave të rëndësishme ndotëse të ajrit për një rajon të dhënë. Stacionet rajonale duhet të lokalizohen në një vend të largët përtej zonave me aktivitete njerëzor dhe burimeve të rëndësishme të ndotjes. Detyra kryesore e këtyre stacioneve është monitorimi i ndryshimeve afatgjata në përbërjen e atmosferës në rajonin që merret në shqyrtim.

**Standarde=Standards**: Norma që vendosin kufinj për sasinë e ndotësve ose shkarkimeve të prodhuara.

**Standarde të cilësisë Mjedisore=Environmental quality standars:** Përqëndrimet e parametrave specifike në një medium mjedisor, të nevojshëm për të arritur a mbajtur një objektiv të caktuar të cilësisë mjedisore.

**Standardet e cilësisë së ajrit=Air quality standards**: Niveli i ndotësve të përshkruar në legjislacion, i cili nuk mund të tejkalohet gjatë një kohe të caktuar në një zonë të caktuar.

**Standardet e cilësisë së ujit=Water quality standards:** Karakteristikat dhe nivelet e cilësisë së ujit të krahasuara sipas burimeve dhe përdorimeve. Një plan administrimi që merr në konsideratë:

- ✓ Përdorimet e ujit,
- ✓ Caktimin e niveleve të kritereve të cilësisë për t'i mbrojtur këto përdorime,
- ✓ Zbatimi i planeve të trajtimit të ujërave
- ✓ Mbrojtja e ujërave ekzistues me cilësi të lartë
- ✓ Formulimi i standardeve për tipat e ndryshëm ujorë.

**Standardi i emisionit=Emission standards**: Sasia maksimale e lejuar e ndotjes që mund të shkarkohet nga burimet individual (stacionar ose lëvizës).

**Standardi i rrezatimit=Radiations standard:** Këto standarde janë të bazuara në sasinë maksimale të pranueshme, të cilën organizmi i njeriut mund ta absorboj pa pasoja të dëmshme. Kur bëhet fjalë për efektet gjenetike që shkakton rrezatimi jonizues çfarëdo standardesh qofshin është vështirë të aplikohen.

**Status ekologjik=Ecological status:** Roli, statusi dhe pozicioni i një specie në mjedis, aktiviteti dhe lidhjet e saj me mjedisin e gjallë e jo të gjallë. I referohet edhe vendeve të veçanta ku jetojnë organizma individuale (status ekologjik i veçantë).

**Stelë=Piece of old clothing/ in forest**: Shtresë e krijuar nga gjethet e rëna, gjallesat e ngordhura dhe degët e imta të thara, pemëve dhe pjesë të bimëve të ndryshme të këputura, që gjenden në proces të zbërthimit/kalbjes.

**Sterilizim=Sterilization:** Asgjësim i plotë i të gjitha mikrorganizmave dhe sporeve përkatëse në produktet ushqimore, përgatesat farmaceutike, instrumentet kirurgjike, materialet lidhëse etj. Sterilizimi përgjithësisht kryhet me mjete fizike, prej të cilave më shpesh përdoret nxehtësia (#120°C). Realizohet me anë të ujit të valuar, përpunimit me avuj uji nën trysni në autoklavë, me ajër të thatë në dollape tharëse (termostat) etj. Mjete të tjera fizike janë rrezet ultravjollcë, infrakuqe, filtrimi sterilizues etj.

**Strategjia Botërore e Ruajtjes=World Conservation Strategy**: Një dokument global mbi strategjitë dhe parimet për integrimin e ruajtjes dhe zhvillimit, në mënyrë të tillë që modifikimet në planet të sigurojnë me të vërtetë mbijetesën dhe mirëqenien e njerëzve. Strategjia trajton punën me natyrën dhe konservimin, si një nga aktivitetet bazë të përparimit njerëzor për të mbrojtur dhe zhvilluar në mënyrë të qëndrueshme sistemet që mbështesin jetën në planet.

**Strehë për faunën e egër=Wildlife refuge**: Një zonë e ndërtuar për mbrojtjen e kafshëve të egra, brenda së cilës, gjuetia dhe peshkimi janë të ndaluara ose kontrollohen rreptësisht.

**Stres=Stress**: Një gjendje stërmundimi apo tensioni i veçantë për një organizëm, nën ndikimin e faktorëve, efekteve ose situatave të pafavorshme të mjedisit. Ai përfshin reagimet fiziologjike mrojtëse.

**Struktura e banimit=Residencial structure**: Sistemi i përgjithshëm i tipareve që përcaktojnë projektimin, organizimin dhe përdorimin e një qyteti ose komuniteti të ngjashëm. Vetitë treguese mund të përfshijnë qendrën, periferitë ose nën-zonat.

**Struktura e industrisë=Structure of industry**: Aktivitetet prodhuese tradicionalisht grupohen në tre sektorë kryesor:

- ✓ Sektori parësor: lëndët e para, bujqësia dhe pylltaria.
- ✓ Sektori dytësor ose industrial: prodhimi, ndërtimi, gazi dhe energjia elektrike etj.
- ✓ Sektori i tretë ose i shërbimeve: tregëtimi me shumicë, bankat, turizmi etj.

**Struktura e përdorimit të tokës=Pattern of land use**: Toka përdoret për qëllime të ndryshme. Bëhet dallimi midis përdorimit të tokës, i cili përfshin zhvillimin me ndërtime (zona banimi, tregëtare, toka për transport dhe komunikim etj.) dhe përdorim toke, aty ku ndalohet ndërtimi (zonat e gjelbëra, pyje, bujqësi, etj.).

**Stuhi=Severe storm**: Erë e vrullshme dhe e shpejtë, që mund të shoqërohet me shi ose me borë dhe që merrë çdo gjë përpara; furtunë.

**Sulfamid=Sulfanilamide**: Lëndë si pluhur i bardhë, e përbërë kryesisht nga squfuri dhe azoti, që përdoret në mjekësi për të ndaluar zhvillimin e shumëzimin e mikrobeve si streptokokët, stafilokokët etj.

**Sugjerime të publikut=Public inputs**: Sugjerime, informacion, pyetje, pikëpamje, opinione, vlerësime dhe kritika të ndryshme të shprehura nga individët ose grupe të publikut, në përpjekjet për të ndikuar një politikë, plan dhe ose vendim qeveritar të caktuar në lidhje me një zhvillim ose çështje të mjedisit. Sugjerimet e publikut mund të bëhen edhe përmes proceseve të pjesëmarrjes formale e jo formale të publikut.

# SH

**Shakullinë=Whirlwind**: Erë e fortë që sillet rrotull e ngre pluhur përpjetë; dredhë; pluhur, dëborë etj., që ngrihet lart nga kjo erë duke u rrotulluar rreth vetes.

**Shapi, II=Foot-and-mouth disease**: Sëmundje e rëndë ngjitëse, që zë kryesisht gjedhin dhe që shfaqet me disa flluska në gojë, në gji e në thundër.

**Shenjë ekologjike=Ecologycal label**: Shenja që vehet në prodhimet dhe që tregon se prodhimi është nga procesi i riciklimit, përbërja ekologjike, përbërje kimike, mund të riciklohet etj.

**Shëndeti=Health**: Gjendja natyrore/normale e një organizmi, i karakterizuar nga ndërlidhje të harmonizuara me mjedisin dhe nga mungesa e ndryshimeve negative/ të dëmshme, të shkaktuara nga sëmundjet, ndotja dhe faktorë të tjerë negativ. Aftësia për të lejuar dhe për t'iu përshtatur kushteve të jetesës, si edhe aftësia e mjedisit për të patur një efekt të shëndetshëm mbi një organizëm. Shëndeti i njeriut varet jo vetëm nga faktorët biologjikë, por edhe nga aspektet sociale, kulturore dhe psikologjike, dhe përfshin masat parandaluese për të shmangur faktorët negativ në të ardhmen.

**Shëndeti publik=Public health**: Masat e kontrollet shoqërore, mjekësore dhe mjedisore të marra nga shteti për të parandaluar sëmundjet dhe për të përmirësuar shëndetin e publikut, përfshirë zonat e higjienës sanitare, që lidhen me planifikimin dhe zbatimin e një mjedisi të shëndetshëm për publikun. Shëndeti publik përfshin masa të ndryshme parandaluese p.sh. sigurimi i furnizimit me ujë të pastër, për të parandaluar sëmundjet e spikatura nga uji.

**Shiu=Rain**: Reshje që formohet nga kthimi i avujve të atmosferës në ujë gjatë ftohjes dhe që bie pika-pika nga retë në tokë.

**Shi acidik=Acid rain:** Uji i shiut, i cili ka përbërje acidike më të lartë se sa ajo që merret si pH natyral prej 5.6. Formohet nga dyoksidi i sulfurit dhe oksidi i azotit , që gjendet në gaze ose në grimcat e imta në atmosferë, i kombinuar me avullin e ujit i përcipituar në acid sulfurik ose nitrik në shi, borë ose mjegull. Forma e lëngët ka gaze acidike apo grimca-pikla.

**Shkallë e fortësisë së ujit=Degree of hardness water**: Shkalllë për shprehjen e fortësisë së ujit. Shprehet në milligram-ekuivalent Ca për 1 litër (mg-ek/l), duke bërë marrëveshjen që kripërat që shkaktojnë fortësinë e ujit janë kripëra kalciumi. Në vende të ndryshme përdoren shkallë të ndryshme të fortësisë së ujit; psh., 1° gjermane e fortësisë i përgjigjet përmbajtjes së kripërave prej 10 mg CaO në 100 l ujë, 1° franceze i përgjigjet 10 mg $CaCO_3$ në 100 l ujë, ndërsa 1° angleze shpreh përmbajtjen e 1 grami $CaCO_3$ në gallon (4,546 l) ujë. Uji me fortësi më të vogël se 4 mg-ek/l quhet i butë, me 4-8 mg-ek/ l pak i fortë, m 8-12 mg-ek/l quhet shumë i fortë.

**Shkalla e shmangieas=Rate of Deviation:** Përqindja e mbetjeve që shmangen që shmangen nga asgjesimi tradicional si depozitimi në fusha të sigurta dhe djegia për t'u ricikluar, kompostuar ose ripërdorur.

**Shkarkime=Discharge**: Rrjedhje e ujit sipërfaqësor në një përrua ose kanal ose rrjedhja e ujërave nëntokësore prej një pusi artisian, kanali ose burimi. Mund t'i referohet edhe shkarkimit të një rrjedhje të lëngët prej një impianti ose shkarkimeve kimike në ajër përmes mekanizmave të projektuar të ajrimit.

**Shkarkim/ lëshim/=Emission:** Ndotje e shkarkuar në atmosferë prej oxhaqeve të ventilimit dhe pjesëve sipërfaqësore të impianteve industriale e tregtare, prej oxhaqeve të ndërtesave dhe prej skapamenteve të automjeteve, lokomotivave ose avionëve.

**Shkarkim në ajër=Airborne release**: Shkarkimi i çdo kimikati në ajër.

**Shkarkime fluturuese=Fugitive emissions**: Çlirime të cilat nuk kapen nga sistemet e kapjes.

**Shkarkime jashtë rrugëve të transportit automobilistik=Non-road emissions**: Ndotësa të çliruar nga motorët me lëndë djegëse në një pajisje bujqësore ose ndërtimi, pajisje kopshtarie dhe barkave me motor.

**Shkarkim jo direkt=Indirect discharge**: Futja e ndotësve nga një burim jo shtëpiak në një sistem publik të trajtimit të ujërave të zeza. Këto shkarkime mund të jenë prej impianteve tregtare apo industriale, shkarkimet e të cilave hyjnë na kanalizimet lokale.

**Shkarkime komunale=Municipal discharge**: Shkarkimet prej impianteve të trajtimit të ujërave të ndotura të marra prej banesave, shërbimeve tregtare dhe industriale.

**Shkretëtira e likeneve=Lichen's wild:** Zonë industriale dhe urbane nga e cila janë eliminuar likenet si shumë të ndieshëm ndaj ndotjes. Kjo dukuri është shenjë e sigurt e shkallës së lartë të ndotjes, sidomos me dyoksid sulfuri.

**Shkretëterizim=Devastation**: Shkatërrimi ose pakësimi gradual i tokave të thata (të karakterizuara nga reshje të pakta dhe avullime të larta) për mbrojtjen e bimëve dhe kafshëve, si rezultat i ndjeshmërisë së vetë tokës dhe trysnisë së aktiviteteve të njeriut, p.sh. mbikullotja, shpyllëzimi, administrim jo i mirë i tokës, etj.

**Shkripëzimi=Desalination**: 1. Heqja e kripërave prej ujit të deteve/oqeaneve ose ujërave paksa të kripura, duke përdorur teknologji të ndryshme, 2. Heqja e kripërave nga toka me mjete artificiale, zakonisht përmes shplarjes.

**Shpenzime aktuale për mbrojtjen e mjedisit=Current environmental protection expenditure**: Përdorimet aktuale të mallrave dhe shërbimeve specifike për konsum përfundimtar apo të ndërmjetëm dhe transfera specifike nga njësitë e banuara.

**Shpëlarje=Emasculation**: Largimi i përbërsve të tretshëm të një shkëmbi a toke nga veprimi i ujërave përshkuese.

**Shpërndarja=Diffusion**: Lëvizja e grimcave pezull ose të tretura nga një zonë me e përqëndruar në një zonë më pak të përqëndruar. Procesi synon të shpërndajë grimcat në mënyrë më uniforme.

**Shpërthim i një epidemie që lidhet me ujin=Waterborne Disease Outbreak**: Ndodhja e një sëmundje infektive akute që lidhet me ujin e pijshëm që furnizohet nga një sistem ujësjellësi publik, në të cilën trajtimi është i pamjaftueshëm ose vjen nga burime uji të patrajtuara.

**Shqopishte=Heathland**: Tokë e hapur e pakultivuar, e mbuluar me bimësi e cila shpesh përbëhet, rreth 25 ose më shumë për qind prej bimëve të drunjta ose gjysëm të tilla (fieri, shqopa, furze) si edhe bimë barishtore me vlerë përgjithësisht të ulët për kullotje.

**Shtresëzim i anasjelltë=Inversion**: Një shtresë ajri e ngrohtë që pengon ngritjen e ajrit të ftohtë dhe ndotësve të zënë poshtë saj.

**Shtresë e ozonit=Ozone layer**: Shtresë mbrojtëse në atmosferë, rreth 15 milje mbi tokë, e cila thithë disa prej rrezeve ultraviolete, duke pakësuar në këtë mënyrë sasinë e rrezatimit shumë të dëmshëm, e cila arrin sipërfaqen e tokës. Shtresë e atmosferës, më lart se 20 km nga sipërfaqja e Tokës, në të cilën përqëndrimi i ozonit është më i madh se gjetiu në atmosferë për shkak të grumbullimit që shkaktohet nga lëvizja vertikale e ajrit që nga lartësi më të mëdha, ku ozoni formohet me anë të shpërbashkimit dhe të krijimit të molekulave të oksigjenit, nën veprimin e rrezatimit të dendur ultravjollcë.

**Shumëbazik=Polybasic**: Që ka shumë funksione acide,d.m.th. që ka molekulë të aftë të çlirojë shumë jone hidrogjeni në një tretësirë uji.

**Shumëllojshmëri Biologjike=Biodiversity**: Kompleksiteti biologjik i një numër speciesh të organizmave të një ekosistemi. Në shumë raste, ekosistemi bëhet më i qëndrueshëm me rritjen e llojlloshmërisë. Term që shënon të gjitha aspektet e shumëllojshmërisë biologjike, por sidomos pasurinë e llojeve, kompleksitetin e ekosistemeve dhe variacionin gjenetik.

**Shumëzim vegjetativ=Vegetative/Cloning**: Në bioteknologji, marrja e një grupi qelizash gjenetike identike nga një qelizë e vetme; bërja e kopjeve identike të një gjeni.

# T

**Takim publik/dëgjimi i publikut/=Public hearing**: Mbledhje zyrtare, në të cilën zyrtarët qeveritarë i dëgjojnë pikëpamjet dhe shqetësimet e publikut, rreth një veprimi ose një propozimi të institucionit të mbrojtjes së mjedisit, e cila është e detyruar që të marrë në konsideratë komente në lidhje me vlerësimin e veprimeve të saj. Dëgjimi i publikut duhet të organizohet gjatë periudhës së komentimit publik.

**Tallashi=Residue/scraps left from sawing/planing/ cutting a hard material**: Ashklat e vogla dhe pluhuri që dalin nga druri a nga lëndë tjetër kur e sharrojmë, kur e zdrugojmë etj., copërat që bien gjatë sharrimit, gjatë zdrugimit a gjatë prerjes së drurit a të një lënde tjetër. Këto mund të ripërdoren për prodhime të reja.

**Target monitorimi=Target monitoring:** Përfshinë detektimin e caqeve (targeteve) ose receptorve (bimët, gjallesat, njeriu,atmosfera, dheu, materiali) gjegjësisht në sistemet biologjike dhe fizike.

**Tavani i shkarkimeve= Ceiling/roof/ of Emission /**: Kufi i përcaktuar për të penguar rritjen mbi nivelin e projektuar të shkarkimeve prej burimeve stacionare ekzistuese dhe të ardhshme.

**Teknologji=Technology**: Tërësia e njohurive a e dijeve për mënyrat e përpunimit fizik, kimik, pjesërisht edhe mekanik të lëndëve të para, të materialeve të ndryshme, të mallërave etj. dhe për metodat që zbatohen në një lloj pune ose procese të caktuara të prodhimit; përshkrimi i këtyre mënyrave dhe metodave në udhëzues, grafikë etj. Dhe tërësia e proceseve që kryhen sipas disa mënyrave dhe metodave e sipas një radhe të caktuar për përpunimin e lëndëve të para, të materialeve të ndryshme, të mallërave etj.; zbatimi i këtyre mënyrave dhe metodave për përpunimin e diçkaje, në prodhim, në punë etj.

**Teknologji e përparuar trajtimi (e shkarkimeve industriale dhe urbane)=Advanced treatment technology (of waste water):** Proces i aftë për të pakësuar përbërës specifik në ujërat e ndotura, normalisht të pa arritura nga alternativa të tjera trajtimi. Mbulon të gjitha operacionet bazë, të cilat nuk konsiderohen si mekanike apo biologjike: përfshin p.sh. koagulimin kimik, flokulimin dhe fundërrimin (përciptimin), klorinimin deri në pikën e thyrjes, filtrimin në mjedise të përzierë, mikrositjen, shkëmbimin përzgjedhës të joneve, thithjen me karbon aktiv, osmozën e kundërt, ultra filtrimin, flotacionin elektrik. Proceset e trajtimit të përparuar mund të përdoren në kombinim apo në lidhje me operacionet mekanike dhe biologjike të impiantit të ujërave të ndotura.

**Teknologji trajtimi më e mira e disponueshme=Best Available Control Technology-BACT**: Siguron kufizimin e shkarkimeve, bazuar në shkallën maksimale të pakësimit të tyre (duke marrë në konsideratë ndikimet mbi energjinë, mjedisin dhe ekonominë). Kjo arrihet përmes aplikimit të proceseve të prodhimit, metodave, sistemeve e teknikave të disponueshme. BACT nuk lejon shkarkimet e lëndëve ndotëse në sasi më të madhe se të lejueshmet.

**Të asgjësueshme=The uncreated**: Prodhime konsumi e artikuj të tjerë, si edhe materiale paketimi të përdorur një apo disa herë të cilat nuk mund të përdoren më.

**Të përbashkëta globale=Global commons**: Hapësira toke (p.sh. Antarktika) ose uji, të cilat zotërohen apo përdoren nga të gjithë anëtarët e komunitetit të kombeve. Të përbashkëtat globale përfshijnë ato pjesë të sipërfaqes së tokës përtej juridiksionit kombëtar, përfshirë edhe atmosferën.

**Teknologjia e trajtimit mekanik=Mechanical treatmen technologu (waste water):** Procese të një natyre fizike dhe mekanike të cilat rezultojnë në rrjedhje të filtruara dhe llumra të veçanta. Proceset mekanike përdoren edhe në kombinim ose në lidhje me operacionet biologjike dhe të përparuara të një njësie. Trajtimi mekanik kuptohet si përfshirje të paktën e proceseve të tilla si sedimentimi dhe pluskimi.

**Tifo=Typhus**: Sëmundje ngjitëse, e cila shkaktohet nga një mikrob që hyn në organizëm me anë të ujit të papastër/ndotur, të ushqimeve etj. Tifoja e zorrëve, tifo që shkakton plagë në zorrë.

**Tokë bujqësore e pluguar=Fallow agricultural land**: Tokë e punueshme e cila ka rënë në qetësi për një periudhë kohe nga 1-5 vite përpara se të kultivohet përsëri, ose tokë që zakonisht është e mbjell me bimë të përhershme, livadhe ose kullota; tokë e papërdorur për këtë qëllim të paktën për një periudhë 1 vjeçare.

**Tokë e braktisur=Godforsaken lend/soil/:** Tokë e cila nuk e realizon më funksionin e saj të mëparshëm urban dhe akoma nuk është rizhvilluar.

**Tokë e ndotur=Contaminated soil**: Toka të cilat janë të përziera me substanca kimike ose biologjike që duhen trajtuar, me qëllim që të jenë të përshtatshme për përdorim normal.

**Tokë pyjore=Forest land**: Tokë pyjore ose tokë tjetër me drurë, funksioni mbizotrues i së cilës është që në mënyrë individuale ose në kombinim, të mbrojë tokën prej erozionit, të mbrojë ujëmbledhësit, të kontrollojë rrjedhën e ujit, të pastrojë ajrin, të mbrojë tokën nga era, të pakësojë zhurmat, të mbrojë habitatet, florën, faunën e egër, si dhe përdorimet e tjera biologjike.

**Tokë pyjore për argëtim=Forest land for recreation**: Tokë pyjore ose tokë tjetër me drurë, e cila përdoret kryesisht për aktivitete argëtuese nga publiku i gjërë.

**Tokë pyjore për prodhim druri=Forest land with wood production**: Tokë pyjore ose tokë tjetër me drurë e përdorur kryesisht për prodhimin e lëndës drusore ose produkteve të tjera pyjore.

**Tokë pyjore ose tokë tjetër me drurë=Forest and other wooded land**: Klasifikimi i pyjeve dhe i tokës tjetër me drurë duhet të bëhet pavarësisht nga karakteristikat e tokës (p.ash. pylli në një zonë të lagët duhet të klasifikohet te pyjet dhe jo te zonat e lagëta). Pyjet dhe tokat e tjera me drurë të përdorura kryesisht për qëllime bujqësore, të tilla si kullotja,

nuk duhen përfshirë në këtë kategori, por te toka bujqësore. Përjashtohen tokat pyjore për prodhim druri. Për këtë qëllim për këtë term jepen shpjegimet e mëposhtme.

**Pyll** – E gjithë toka me kurorë (dendësia e masivit), e cila zakonisht mbulon më shumë se 20% të zonës dhe në çdo rast më shumë se 10%. Këtu përfshihen:

a. të gjitha plantacionet, përfshirë plantacionet me një qarkullim byjqësor, e përdorur në radhë të parë për qëllime pyjore.
b. Zona të cilat normalisht formojnë një pjesë të zonës pyjore, të cilat nuk kanë trungje të prerë si rezultat i ndërhyrjes së njeriut apo shkaqeve natyrore, por të cilat priten që heret a vonë të kthehen në pyje.
c. Masive të rinj pyjore dhe të gjitha plantacionet e krijuara për qëllime pyjore të cilat nuk kanë arritur akoma një dendësi kurore më të madhe se 20%.
d. Rruga pyjore, shtigje të pastruara, rrip toke i zhveshur dhe zona të tjera të vogla e të hapura, si edhe fidanishte që përbëjnë një pjesë integrale të pyllit.
e. Pyll në parqet e rezervatet natyrore.
f. Zona me pemë për t'u mbrojtur nga era dhe në formë brezi të shtrira në një sipërfaqe më të madhe se 0.5 ha.

Nuk parashihen:

---

a. pemët në gërxhe dhe kufinj, pemët e shpërndara, pemë të tilla si drurët frutorë, pemët në parqet e lulishtet e qytetit.
b. Zonat që nuk plotësojnë kushtet e një pylli të përshkruar më lart, edhe në rastet kur ato administrohen nga një autoritet pyjor.

**Tokë tregtare=Commercial Land**: Tokë e cila përdoret kryesisht për tregti, tregtim dhe shërbime të lidhura me to, si qendra pazari, banka, garazhde, dyqane riparimi, ndërtesa për zyra e magazina etj. Ajo gjithashtu përfshin rrugët private dhe hapësira të tjera ndihmëse që ndodhen në këto zona.

**Tokë e thatë e hapur me mbulesë të veçantë bimore=Dry open land with special vegetation cover**: Tokë pa drurë e cila mbulohet nga një bimësi e ulët (më pak se dy metra).

**Toksicitet=Toxicity**: I referohet shkallës së rrezikut që shfaq një substance toksike për jetën njerëzore, shtazore dhe ose bimore.

**Toksicitet kronik=Chronic toxicity**: Përqëndrimi më i lartë i një lënde toksike, e pranishme në një vëllim të dhënë uji, ndaj të cilit janë të ekspozuar organizmat që testohen. Lëndë toksike e cila shkakton efekte negative jo të vëzhgueshme, mbi organizmin e testuar gjatë testeve të toksicitetit kronik.

**Toksinë=Toxin**: Lëndë e helmët, që prodhohet nga disa mikrobe parazite në trup të njeriut, të kafshës a te bimët.

**Tolerancë=Tolerance**: Aftësia relative e një ose më shumë organizmave për të qenë të sigurt ndaj një kimikati. Sasia apo niveli i sigurisë së një kimikati në ushqimin e konsumuar nga një organizëm.

**Topografi=Topography**: Relievi i një zone toke, psh. malore, e sheshtë, kodrinore, kënetore, luginore etj. Forma fizike e siparfaqes së tokës.

**Torfë=Peat, turf:** Lëndë me ngjyrë të murrme në të zezë, që formohet nga kalbëzimi i mbeturinave të bimëve e grumbullohet në shtresa të ngjeshura (zakonisht në këneta e në moçale) dhe që mund të përdoret si qymyr ose si pleh.

**Trajtimi=Treatment:** Mbledhja, transporti dhe asgjësimi i mbetjeve të rrezikshme dhe mbetjeve tjera, duke përfshirë këtu edhe kujdesin e mëvonshëm të vendeve të asgjësimit.

**Trajtim aerob=Aerobic treatment**: Proces me anë të cilit bakteriet dekompozojnë përbërës kompleks organikë në prani të oksigjenit dhe përdor energjinë e çliruar për riprodhim dhe rritje. (Procese të tilla përfshijnë ajrimin e zgjeruar, filtrimin gurgullues dhe kontaktorët rrotullues biologjikë).

**Trajtimi biologjik=Biological treatment:** Trajtimi i mbetjeve në impiante të specializuara trajtimi për heqjen e lëndës organike me ndihmën e mikro-organizmave të gjalla.

**Trajtimi dytësor i ujërave=Secondary treatment of waters:** Nënkupton pastrimin biologjik të ujërave të ndotur në bazë të shpërbërjes biologjke të mbetjeve të shpërbëra; bartës të këtij procesi janë bakteriet. Për funksionim të mirë, optimal të këtij sistemi është i domosdoshëm ajrimi i përhershëm.

**Trajtim kimik=Chemical Traetment**: Njëra prej serisë së teknologjive që përdorin kimikate ose disa procese kimike për të trajtuar mbetjet.

**Trajtim i mbetjeve=Treatment of waste:** Procesi i projektuar për të ndryshuar karakterin ose përbërjen fizike, kimike, biologjike të mbetjeve për t'i neutralizuar ato, për t'i shndërruar në jo të rrezikshme, të sigurta për t'u transportuar, rigjeneruar apo magazinuar ose për t'i pakësuar ato në vëllim. Një mbetje e veçantë mund t'i nënshtrohet më shumë se një trajtimi. Edhe aktivitetet e reciklimit për qëllimin e mbrojtjes së mjedisit përfshihen në këtë term.

1. Trajtimi i mbetjeve të rrezikshme – Përfshin proceset e trajtimit fizik/kimik, termik, biologjik, trajtimin e mbetjeve radioaktive në nivelin e standardeve dhe çdo metodë tjetër trajtimi.
2. Trajtimi i mbetjeve jo të rrezikshme – Përfshin proceset e trajtimit fizik/kimik, djegien, trajtimin biologjik ose çdo metode tjetër trajtimi.

**Trajtim paraprak=Pretreatment**: Procese të përdorura për të pakësuar, eliminuar ose ndryshuar natyrën e ndotësve të ujërave, që vijnë prej burimeve jo shtëpiake, përpara se ato të shkarkohen në një impiant trajtimi publik.

**Trajtim parësor i ujërave= Primary treatment water:** Përfshinë largimin e hedhurinave të ngurta dhe të vrazhdëta; kryhet përmes rrugës mekanike, më së shpeshti me anë të sistemit të rrjetave, prej më të vrëzhdëtave kah më të imtat. Në përpunimin parësor të ujërave shfrytëzohet edhe sedimentimi, koagulimi dhe flotacioni.

**Transporti publik=Public transport:** Pjesa e transportit të pasagjerëve që plotëson nevojat e publikut si i tërë (autobusë, trena etj. Ndryshe nga format private të transportit, administratorët e transportit publik kërkohet që të transportojnë të gjithë pasagjerët që dëshirojnë të përdorin këtë shërbim të rregullt sipas një orari të caktuar dhe të ruajnë një sistem të fiksuar tarifash. Termi mund t'i referohet edhe sistemeve lokale të transportit publik, i cili plotëson kërkesat e një qyteti të veçantë ose një sërë komunitetesh rurale.

**Tregues i habitatit=Habitat indicator**: Një atribut fizik i mjedisit i cili matet për të karakterizuar kushtet e nevojshme për të mbështetur një organizëm, popullin ose komunitet në mungesë të nditësve, p.sh. kripëzimi i ujërave të deltave ose nënshtresave në përrenj ose liqene.

**Tregues mjedisor=Environmental Indicators**: Treguesit e përdorur për të përcaktuar se si gjendja aktuale e mjedisit ndryshon prej standardeve të cilësisë së mjedisit. Ato ndihmojnë në nxjerrjen e përfundimeve prej të dhënave të mbledhura në sistemet e

informacionit, si një bazë për hartimin e politikave mjedisore. Treguesit mjedisor mund të përdoren për të:

- o Përshkruar gjendjen aktuale të mjedisit
- o Diagnostifikuar problemet ekzistuese mjedisore
- o Parashikuar problemet e ardhshme
- o Vendosur për kapacitetin mbajtës të ekosistemeve dhe rëndësinë e ruajtjes së tyre
- o Dhënë informacion për publikun dhe për të përmirësuar ndërgjegjësimin mjedisor
- o Vlerësuar masat e planifikimit dhe të politikave
- o Monitoruar suksesin e përpjekjeve për të zvogëluar ndotjen.

Disa tregues mund t'i referohen substancave (p.sh. potencialeve të shkarkimeve të oksideve të azotit) ndërsa të tjerët mund të japin informacion strukturor.

**Tregues i peizazhit=Landscape Indicator**: Vlerësim i peisazhit mbi bazën e të dhënave, të hartave apo imazheve satelitore, të cilat përdoren për të shpjeguar strukturat hapësinore të përdorimit dhe mbulesës së tokës, përmes një zone gjeografike. Treguesit e peizazhit mund të jenë të vlefshme për matjen e disa lloje degradimi të mjedisit, të tilla si fragmentimi i pyjeve.

**Tregues shoqëror=Social indicator**: Masë për të treguar mirëqenien e njeriut, në lidhje me mundësitë ose përshtatjen për një mall ose shërbim privat apo publik.

**Tretje=Digestion**: Dekompozimi biokimik i lëndës organike që rezulton në gazifikimin dhe mineralizimin e pjesshëm të ndotësve.

**Troposferë=Troposphere**: Shtresa e atmosferës më e afërta e sipërfaqes së tokës, me trashësi rreth 8 km ndërsa në Ekuator rreth 15 km. Kjo është shtresa me koncentrim më të lartë të ndotësve, laboratori i vërtetë i atmosferës në të cilin pandërprer zhvillohen reakcione kimike midis ndotësve dhe midis përbërsve normal të ajrit. Këto reakcione janë më intenzive në shtresën më afër tokës, disa qindra metra, me çrast mund të krijohen ndotës dytësor shpesh më helmues se sa ndotësit parësor. Kështu kjo shtresë e atmosferës, e cila për organizmat e gjallë është me rëndësi të veçantë, është me shkallën më të lartë të ndotjes.

**Trupa ujorë të një rëndësie ndërkombëtare=Water body of international importance**: Një trup ujor i cili plotëson një ose më shumë nga kriteret e mëposhtme:

. zona e basenit ujor është të paktën 30 000 km katror
. zona ndahet nga të paktën dy vende
. rrjedha e ujit ndikon ndjeshëm cilësinë e ujërave bregdetare dhe /ose detare në grykëderdhjen e saj.

**Tubacion kanalizimi=Sewerage**: Një kanal ose tubacion që transporton ujërat e ndotura dhe rrjedhjet e ujërave të shiut nga burimi në impiantin e trajtimit. Kanalizimet "sanitare" transportojnë mbetje shtëpiake, industriale dhe tregtare. Kanalizimet e "shiut" transportojnë rrjedhjet e shiut ose borës. Kanalizimet e "kombinuara" i trajtojnë të dyja llojet.

**Tundër=Tundra:** Zona/ekosisteme në lartësi të mëdha, arktike ose malore të cilat janë tepër të ftohta për të mbështetur zhvillimin e pemëve dhe ndodhen sipër vijës së tyre. Ato karakterizohen nga livadhe, bimë të vogla e delikate, përfshinë lulet, shkurret, barërat dhe myshqet, gjatë stinës së verës dhe nga një nëntokë përherë e ngrirë në rastin e tundrave arktike.

**Tundër e thatë=Dry tundra**: Rajone të thata të sheshta e pa pemë, me klimë dhe bimësi arktike. Në to mund të kullosin ose jo edhe kafshët shtëpiake.

**Tundër e lagët=Wet tundra**: Rajon përkohësisht i përmbytur pa pemë me klimë dhe bimësi arktike.

**Tym=Fume**: Grimca të vogla të zëna në avullin e një rrjedhje gazi. Pjesa e gaztë, e përzier me avuj, me thërrmija bloze, hiri etj., zakonisht me ngjyrë të zezë ose të hirtë, që del kur digjen drutë, letrat a ndonjë lendë tjetër dhe që ngrihet lart si re.

**Tymtajë=Cloud of thick smoke**: Tërësia e tymrave të oxhaqeve, tymrat, re tymi; tym i përzier me mjegull e me pluhur; masë e madhe tymi të zi.

**Tymthithës=Air purifier**: Aparat që thithë tymin e pluhurat.

# TH

**Tharmëz=Fermentig agent**: Tërësi organizmash a kërpudhash shumë të vogla, që shkaktojnë thartimin e një lënde, lëndë organike që bën të tharbëtohet diçka, tharm.

**Tharmëtim anaerob=Anaerob fermenting**: Procesi i tharmëtimit që kryhet në mungesë të oksigjenit të ajrit atmosferik. Disa tharmëtime anaerobe, si përsa i përket shumëzimit të mikroorganizmave, ashtu edhe vetë procesit të tharmëtimit, p.sh. tharmëtimin laktik, tharmëtimi acetonobutilik. Disa lloje të tjera të tharmëtimi janë pjesërisht anaerobe. Shumëzimi i mikroorganizmave kryhet në prani të ujit, ndërsa procesi i tharmëtimit në mungesë të oksigjenit atmosferik. Disa tharmëtime anaerobe janë shumë të rëndësishme nga ana teknike, si p.sh. tharmëtimi laktik, tharmëtimi acetonobutilik etj., të tjerë luajnë rol të rëndësishëm në mineralizimin e lëndëve organike si p.sh. kalbëzimi.

**Thatësirë=Drought; dry spell**: Mungesë reshjesh për një kohë pak a shumë të gjatë; kohë pa reshje.

**Thithës me karbon=Carbon absorber**: Pajisje e cila përdor karbon aktiv për të thithur përbërësit organikë fluturues të një rrjedhe gazi.

**Thithës=Absorbent:** 2. Pajisje në trajtë pompe, e cila përdoret për të tërhequr mbeturinat e papastërtitë që zënë gypat e ujit.

# U

**Ubël=Waterhole opened in the mountains for livestock pastured there**: Gropë e madhe, që e hapin në vendet malore ku s'ka kroje për të mbledhur ujin e shiut zakonisht për bagëtinë.

**Ufëm=Sultry weather**: Vapë e madhe mbytëse; kohë e nxehtë e me re që të zë frymën, zagushi, bulçimë.

**Ujë i butë=Fresh water; water without salt**: Ujë që përmban të tretura pak kripëra të kalciumit dhe të magnezit ose që nuk përmban aspak.

**Ujë ftohës=Coling water**: Ujë që përdoret për të thithur dhe për të larguar nxehtësinë.

**Ujë i ëmbël=Fresh water**: Ujë i cili, ndryshe prej ujit të kripur, nuk përmban në tretësirë klorure në sasi të atillë që e bëjnë të papërshtatshëm për t'u pirë (zakonisht përmban më pak se 1% kripëra të tretura). Nga pikëpamja e fortësisë ujë i ëmbël quhet uji me fortësi më të vogël se 2,8 mg-ek/l. Nganjëherë termi *ujë i ëmbël* përdoret si sinonim për termin ujë i

pijshëm. Uji i ëmbël gjendet si i tillë në natyrë, ose mund të përftohet prej ujit të kripur me anë procesesh të ndryshme përpunimi, p.sh. me shkripëzim.

**Ujë i fortë=Hard water**: Ujë alkaline i cili përmban kripëra të tretura që interferojnë me disa procese industriale dhe pengojnë sapunin për të formuar shkumë. Fortësia e ujit e shkaktuar kryesisht nga prania e $Ca(HCO_3)_2$ quhet fortësi e përkohshme ose e largueshme, mbasi me valimin e ujit kjo kripë shpërbëhet dhe shndërrohet në $CaSO_4$, që mund të veçohet, kështu që uji zbutet. Por në qoftë se uji përmban $CaSO_4$, $CaCl_2$ ose $MgSO_4$, atëherë fortësia e atij quhet e qëndrueshme dhe mund të largohet vetëm me distilimin e ujit ose me metoda kimike. Si fortësia e përkohshme ashtu edhe ajo e qëndrueshme shprehen zakonisht me shkallë konvencionale të fortësisë.

**Ujë i fundit të detit=Marine bottom water**: Shtresë e ujit të detit pranë shtratit të detit, e cila mund të jetë habitat për faunën e fundit të detit.

**Ujë gri=Gray water**: Ujërat e ndotura komunale, të përbëra ngë ujërat e bardha të kuzhinës, banjove dhe lavamaneve.

**Ujë i kthyer/ i papërdorur=Returned water**: Ujë i nxjerrë prej një burimi dhe i shkarkuar pa u përdorur. Kjo ndodh kryesisht gjatë aktiviteteve të minierave dhe të ndërtimit.

**Ujë i pastruar/trajtuar=Treatmen water**: Ujë që ka kaluar përmes të gjitha proceseve në një impiant trajtimi të ujërave dhe është gati për t'iu shpërndarë konsumatorëve.

**Ujë i pijshëm=Potable water**: Ujë i sigurt për t'u pirë dhe të gatuar. Ujë i mirë për t'u pirë nga njeriu. Ai duhet të jetë i qartë, pa ngjyrë, i freskët dhe pa erë, të ziejë perimet pa i forcuar ato dhe me sapunin të formojë një shkumë të qëndrueshme. Mbi të gjitha ai duhet të jetë i varfër në lëndë organike e në klorure dhe të mos përmbaj nitrate, nitrite, amoniak dhe mikrobe patogjene.

**Ujë i sipërfaqes së detit=Marine surface water**: Shtresë e sipërme e ujit të të detit e cila përdoret në prodhimin fillestar.

**Ujë i sigurtë=Safe water**: Ujë që nuk përmban bakterie të dëmshme, materiale ose kimikate toksike dhe konsoderohet si i ngurtë për t'u pirë, edhe në qoftë se mund të ketë shije, ngjyrë dhe probleme të caktuara me minerale.

**Ujë i shkarkimeve=Discharges water**: Ujë i ndotur me mbeturina e papastërti të ndryshme, që largohet me anën e sistemeve të kanalizimit prej qendrave të banuara (ujëra të eza), prej ndërmarrjeve industriale të prodhimit (ujëra të shkarkimeve industriale), ose edhe prej atmosferës (nga shiu dhe shkrirja e borës). Përpara se të derdhet në lumenj, pellgje, dete etj. ai duhet të pastrohet në përputhje me normat e ruajtjes së pastërtisë së mjedisit.

**Ujëra komunale=Urban water:** Ujërat efluente komunale përmbajnë numër të madhë të komponentave të ndryshme por që mund të radhiten në biodegradabile, të cilat nëpërmes rrugës biologjike mund të ndahen nëse masa e tyre nuk e kalon kapacitetin e lumit dhe komponentat e pandashme biologjike siç janë metarjet e ndryshme sintetike.

**Ujë mineral=Mineral water:** Ujë burimi i pijshëm, që përmban kripëra sulfurore të hekurit, të magnezit, kripëra të tjera minerale e mikroelemente dhe që përdoret për qëllime mjekuese (për t'u pirë), meqenëse është i dobishëm për procesin e këmbimit të lëndëve në organizëm. Në një kuptim më të gjërë, ujëra minerale quhen ato që përmbajnë më shumë se 1 g/l lëndë të tretura; kur kjo përmbajtje është më e lartë se 50 g/l, ujërat quhen shëllira. Ujërat minerale janë mjaft të përhapura. Ato mbyllen në shishe, zakonisht pasi u shtohet gaz karbonuik për t'u përmirësuar shijen dhe për t'u konservuar.

**Ujë nëntokësor=Groundwater**: Ujë i cili ndodhet ose mund të përftohet prej ose përmes një formacioni nëntokësor. Të gjitha dispozitat e përhershme dhe të përkohshme të ujit, të ngarkuara artificialisht dhe natyrshëm në nëntokë, duhet të jenë të një cilësie të mjaftueshme për të paktën një përdorim sezonal. Kjo kategori përfshin shtresat ujë mbajtëse freatike, si edhe shtresat e thella nën ose jo nën presion të cilat përmbahen në tokat poroze ose freatike. Për qëllimet e klasifikimit te burimet e injektuara, të përqëndruara dhe të shpërndara, të cilat mund të jetë nënujore.

**Ujë radioaktiv=Radiactive water**: Ujë natyror me përmbajtje të lartë elementesh radioaktive. Ujërat radioaktive klasifikohen sipas elementit radioaktiv mbizotërues, p.sh. ujëra me radium, me radon, me rado-radium, me uranium-radium etj. Përdoren për banja mjekuese.

**Ujë sanitarë (I njohur edhe si ujë gri)=Sanitary water**: Ujë i shkarkuar prej lavamaneve, dyshemeve, kuzhinave ose aktiviteteve të tjera jo industriale.,

**Ujë sipërfaqësor=Surface water:** Të gjitha ujërat natyrorë (lumenj, liqene, rezervuare, pellgje, përrenjë, dete etj.) dhe të gjitha burimet, puset ose ujëmbledhësit e tjerë që ndikohen direkt prej ujërave sipërfaqësorë.

**Ujësjellës=System of utilities for bringing and distributing water**: Tërësi gypash, kanalesh e pajisjesh të tjera që shërbejnë për të çuar ujin nga burimi deri në një qendër banimi ose prodhimi.

**Ujëra të ndotura=Waste water**: Ujëra të harxhuara ose të përdorura nga një shtëpi, komunitet, fermë ose industri, i cili përmban lëndë të tretura ose pezull.

**Ujëra të zeza=Sewage**: Mbetje e ujëra të ndotura, të prodhuara nga burime banimi dhe tregtimi, të cilat shkarkohen në kanalet e ujërave të zeza. Shkarkime të lëngëta nga bashkësi njerëzore, që rrjedhin në gypa. Ujërat e zeza mund të jenë një përzierje e ujërave të shkarkimeve nga zona të banuara me ujërat e shkarkimeve industriale.

**Ujëvarë=Waterfall**: Rrjedhë uji që bie me rrëmbim nga një lartësi e madhe dhe e thiktë.

**Ulmina=Mushy(?)**: Grup lëndësh amorfe, që formohen si rezultat i shpërbërjes së indeve të bimëve që përmbajnë celulozë ligninë. Ulminat përfaqësojnë një nga ndryshimet fillestare të shndërrimit të lëndës bimore në qymyr.

**Ultravjollcë/rreze=Ultraviolet**: Rreze të padukshme, që kanë gjatësi vale më të shkurtër se rrezet vjollcë dhe shtrihen përtej tyre në pjesën e padukshme të spektrit të dritës.

**Urbanistikë=Urbanology**: Teoria dhe praktika e ndërtimit dhe e rregullimit të qyteteve sipas një plani të caktuar, me synime të afërta e të largëta, për të krijuar kushte të përshtatshme për jetesë dhe për punë në përputhje me kërkesat e sistemit ekonomik e shoqëror. Dhe, sistemi i ndërtimit dhe i rregullimit të një qyteti.

**Ure=Urea:** Lëndë organike që përmban azot, e cila përftohet në lëngjat e organizmit të njeriut e të kafshëve dhe nxirret jashtë me ujët e hollë; një lëndë e tillë e prodhuar në mënyrë sintetike, që përdoret si pleh kimik dhe për përgatitjen e barnave e të lëndëve plastike.

**Urth /ıı/=Black rot**: Sëmundje, e cila shkatërron kallinjtë e të lashtave, duke bërë që kokrrat e tyre të zbuten e të mbushen me një pluhur të zi që mban erë të keqe.

**Ushqyes=Nutrient**: Çdo substance e asimiluar nga qenie të gjalla, e cila nxit rritjen. Termi përdoret zakonisht për azotin dhe fosforin në ujërat e ndotura, por edhe për elemente të tjerë të rëndësishëm.

**Uzinë=Factory, smelter**: Ndërmarrje e madhe industriale e mekanizuar, ku prodhohen mjete prodhimi a makineri ose ku përpunohet lendë e parë.

# V

**Vajgur=Kerosene:** Lëndë djegëse e lëngshme, nxirret nga përpunimi i naftës dhe që përdoret në industri e në teknikë, për ndriçim, për ngrohje etj.

**Valenca/lidhja ekologjike=Ecological valency:** Diapazoni i ndryshimit/ndërrimit të faktorëve ekologjik në të cilët është i mundshëm ekzistimi i llojit. Organizmat eurivalent kanë spektër të gjërë të adaptimit morfologjik dhe fiziologjik, ndërsa organizmat stenovalent kanë valencë ekologjike të ngushtë dhe zakonisht janë të aftësuar për kushte mjedisore në vende shumë specifike dhe sipas rregullt, në një areal të vogël. Organizmat kosmopolit vendosen në mjediset e ndryshme. Zakonisht kemi të bëjmë me organizmat që adaptohen lehtë në shoqëri të ulta biologjike.

**Vapë=Hottest time of the summer**: Koha më e nxehtë e vitit gjatë muajve të verës, të nxehtët e verës.

**Vapësirë=Sweltering heat:** Vapë e madhe që të zë frymën, vapë e padurueshme; zagushi.

**Vardar=Juncture of two streems of water, river junction:** Vend ku bashkohen dy përrenj a dy lumenj; uji i dy lumenjve a i dy përrenjve që bashkohen e rrjedhin më tej së bashku.

**Vendase=Indigenous**: I referohet një specie bimore apo shtazore, që kufizohet në apo është karakteristike për një zonë apo vendi. Specie vendase, jo e sjellë.

**Vend/truall i ndotur=Contaminated site:** Ky term mbulon dy kategori ndotjesh prej mbetjeve të rrezikshme. Një kategori lidhet me depozitimet: vendet e depozitimit të mbeturinave të cilat nuk përdoren më. Kategoria tjetër lidhet me vende industriale apo tregtare që nuk përdoren më. Të dyja këto kategori mund të shkaktojnë ndryshime të dëmshme në tokë ose mund të rrezikojnë individët apo shëndetin publik.

**Vend/truall për zhvillim=Development site**: Një copë toke, që është larg kufirit të rrugës, në të cilën do të kryhen ndërtime (ose e cila do të zhvillohet).

**Verdhëz=Epidemic hepatitis**: Sëmundje ngjitëse që dëmton sidomos mëlçinë e zezë dhe që i jep lëkurës e syve të të sëmurit ngjyrë të verdhë. Njihet zakonisht si sëmundje e papastërtisë.

**Vijë ndërtimi=Building line**: Vijë e vëllimeve të ndërtimit të cilat duhet respektuar sa herë që ndodhin ndërtime.

**Virus=Virus**: Faktor i infeksionit që përbëhet pothuajse krejtësisht prej proteinash dhe acidesh nukleike (nukleoproteina). Viruset mund të riprodhohen vetëm brenda qelizave të gjalla dhe janë kaq të vogla sa mund të shihen vetëm me mikroskop elektronik. Meqenëse ato i kalojnë filtrat që i mbajnë bakteret, shpeshherë quhen viruse filtruese. Virusi i mozaikut të duhanit është veçuar dhe kristalizuar i pari (1935); ai përmban 2000 molekula proteinash. Sinteza e parë e një virusi u realizua më 1967. Viruset ndryshojnë nga organizmat e tjerë sepse ato nuk bëjnë shkëmbim të lëndëve, nuk janë në gjendje të përdorin oksugjenin, të sintetizojnë makromolekula, të zhvillohen ose të ngordhin. Ato janë parazite që jetojnë në saje të qelizave

të gjalla. Viruset shkaktojnë shumë sëmundje, si fruthin, linë, gripin etj. Nga forma janë të ngjashme me bakteret. Ato janë antigjene dhe kështu shkaktojnë formimin e kundërtrupave. Disa prej tyre veprojnë si baktriofagë.

**Vitamina=Vitamin:** Lëndë organike komplekse natyrore ose sintetike, që janë të domosdoshme për veprimtarinë jetësore të njeriut e të kafshëve dhe që merret në sasi të vogla bashkë me ushqimin ose e përpunuar në mënyrë kimike. Kanë rëndësi shumë të madhe për shkëmbimin e lëndëve në organizëm, sepse luajnë rolin e katalizatorëve të reaksioneve biokimike. Përdorimi për një kohë të gjatë i ushqimeve që nuk përmbajnë vitamina, shkakton sëmundje që quhen avitaminoza (skorbut, rakit, beri-beri etj.). Disa vitamina si ato të kompleksit B janë bashkëtharme ose përbërës thelbësorë të bashkëtharmeve. Në përgjithësi vitaminat nuk mund të sintetizohen nga organizmat shtazore, por vetëm nga bimët dhe mikroorganizmat, prandaj lind nevoja e marrjes së tyre me ushqimin e përditshëm. Vitaminat emërtohen me shkronjat e alfabetit latin ose emërtimin kimik. Paraardhësit e tyre quhen provitamina. Ato klasifikohen në vitamina të tretshme në ujë (kompleksi B, vitamina C etj.) dhe vitamina të tretshme në yndyra (A, D, E, K). Më të pasura me vitamina të llojeve të ndryshme janë majatë, perimet (spinaqi, sallata e gjelbër, lakra etj.), frutat e disa bimëve, qumështi, vaji i peshkut etj. Produktet e freskëta ushqimore janë më të pasura në vitamina se ato të konservuarat.

**Vlera kufi të shkarkimit=Limited value of release:** Kufinj ligjërisht të detyrueshëm lidhur me karakteristikat fizike, kimike e biologjike të një burimi shkarkues në ujë a në ajër, zakonisht të shprehur si maksimum i përqendrimit të lejuar të një substance.

**Vlerësim i ndikimit në mjedis (VNM)=Environmental Impact assessment**: Një metodë e përdorur për të parashikuar dhe vlerësuar efektet mbi mjedis të aktiviteteve specifike (p.sh. një projekt ndërtimi apo një plan zhvillues). Vlerësimet e ndikimit në mjedis përdoren nga autoritetet e planifikimit të territorit si bazë për miratimin e vendimeve. Procedurat marrin para sysh gjithashtu edhe pikëpamjet e autoriteteve të tjera të publikut të gjërë.

**Vlerësim paraprak=Preliminary assessment**: Procesi i mbledhjes dhe rishikimit të informacionit të disponueshëm rreth një vendi ose shkarkimi mbetjesh të njohura ose të dyshuara.

**Vlerësimi i Prodhimit të Pastër=Cleaner production assessment**: Procedura e përdorur për të shqyrtuar industritë, proceset prodhuese, lëndët e prodhimet e para, me qëllim që të vlerësojë përmirësimet mjedisore që duhen kryer dhe kostot e tyre.

**Vlerësimi i riskut=Risk assessment**: Vlerësimi sasior e cilësor i riskut të paraqitur ndaj shëndetit të njeriut dhe/ose mjedisit prej pranisë aktuale ose potenciale dhe/ose mjedisit prej pranisë aktuale ose potenciale dhe/ose përdorimit të ndotësve specifikë.

**Vlerësimi i rrezikut=Hazard Evaluation**: Një komponent i vlerësimit të riskut, i cili përfshin mbledhjen e vlerësimeve e të dhënave mbi llojet e sëmundjeve apo dëmtimeve në shëndet, të cilat mund të jenë rezultat i një kimikati dhe mbi kushtet e ekspozimit nën të cilat shkaktohen këto efekte në shëndet.

**Vlerësimi i rrezikut ekologjik=Ecological risk assessment**: Aplikimi i një kuadri formal, procesi analitik ose e një modeli për të vlerësuar efektet e veprimeve njerëzore, mbi një burim natyror dhe interpretimi i rëndësisë së këtyre efekteve në dritën e pasigurive të përcaktuar në secilin komponent të procesit të vlerësimit. Analiza të tilla përfshijnë

identifikimin fillestar të rrezikut, ekspozimin dhe vlerësimet e reagimit ndaj shkallës së rrezikut dhe karakterizimi i tij.

**Vlerësim i teknologjisë= Assessment of Technology**: Metoda dhe procese të projektimit, vlerësimit dhe parashikimit të përfitimeve e kostove afatshukrtëra e afat gjata fizike, sociale, ekonomike dhe ekologjike, përfshirë efektet dhe ndikimet negative, për të prezentuar një teknologji të veçantë në përgjithësi ose për një fushë të veçantë mjedisore.

**Vrima Antarktike e ozonit=Antarctic Ozone Hole**: I referohet hollimit sezonal të ozonit në një zonë të madhe mbi Antarktik.

**Vrima e ozonit=Ozone hole**: Hollimi i madh i shtresës stratosferike të ozonit. Përcaktimi i sasisë së këtij hollimi si "vrima e ozonit" bëhet kur sasia e hollimit i kalon 50%. Vrimat sezonale të ozonit janë vëzhguar mbi rajonin e Antarktikës dhe arktikut, në një pjesë të Kanadasë dhe në pjesën më verilindore të SHBA.

# XH

**Xhelatinë=Gelatine**: Përzierje lëndësh proteinore me origjinë shtazore, produkt i përpunimit të kalogjenit. Për shkak të pranisë së grupeve karboksilike e aminike xhelatina ka karakter amfoter. Xhelatina mbufatet në ujë dhe me ngrohje tretet; gjatë ftohjes tretësira e xhelatinës shndërrohet në tretësirë (sol). Përftohet nga kockat, kërcet dhe luspat e peshqve. Përdoret në industrinë ushqimore për prodhimin e ëmbëlsirave, për qartësimin e verës, në bakteriologji për përgatitjen e terreneve ushqyese, në fotografi për përgatitjen e emulsioneve, në industrinë farmaceutike, industrinë e letrës etj.

# Z

**Zbërthyesit=The knockdown:** Kërpudhat, bakteriet dhe organizma tjerë, të cilët janë të kyqur në procesin e zbërthimit aktiv të materieve organike në natyrë dhe kështu mundësojnë mbajtjen e ciklusit qarkullues. Deri te ndërprerja e ciklit të qarkullimit vie për shkak të ngarkesës së ekosistemeve me mbeturina ose nga efektet e dëmshme të ndotësve në vetë zbërthyesit (dekompozuesit).

**Zbrazje=Decant**: Heqja e shtresës së sipërme të lëngut mbas rënies së materialit të randë ( i ngurtë apo i lëngët).

**Zbutje=Softening**: Masa të marra për të pakësuar ndikimet negative në mjedis.

**Zezelinë=Place in the shade, shady spot**: Vend që nuk e zë dielli, vend me hije; hijesirë.

**Zgaq=Leftover waste:** Llum, fundërri; mbeturina.

**Zgjebe=Scabies, itch:** Sëmundje ngjitëse e lëkurës te kafshët dhe te njerëzit, që shkaktohet nga një parazit dhe shfaqet zakonisht midis gishtave, në bark, kurriz, në kofshë etj. me puçrra me ujë e me kore, të cilat kruhen shumë. Zakonisht shfaqet nga papastërtia.

**Zgjyrë=Slag, scoria:** Mbeturinë e ngurtë, që del gjatë shkrirjes së metaleve a kur punohen metalet e nxehura, bramcë. Ose mbeturina që formohet nga djegia jo e plotë e qymyrit a e diçkaje tjetër; blozë. Dhe, papastërti që krijohet në rroba, sidomos në jakë, nga të palarët, zhul.

**Zinxhiri i ushqimit=Food links:** Zinxhirët e ushqimit në ekosisteme janë të rregulluar ashtu që përbëhen nga seri hallkash, ku secila hallkë më e lartë në zinxhir, grabitësi, varet nga ajo që ka pozitë më të ulët (viktima, gjahu) prandaj edhe kështu vendosen marrëdhëniet midis grabitësit e gjahut. Në piramidën e këtillë trofike të formuar, secila hallkë paraprake ka bazë më të gjërë (numër më të madhë). Hallkat fillestare në ekosistemet tokësore dhe ujore janë bimët për të cilat lidhen bimëngrënësit, ndërsa në to, në zinxhirin e ushqimit, mbështeten mishëngrënësit e rendit të parë, pastaj mishëngrënësit e rendit të dytë dhe n-rendit. Ndotësit e mjedisit jetësor mund të barten me zinxhirët e ushqimit, ndërsa në princip koncentrimi i tyre rritet për çdo shkallë trofike më të lartë.

**Zona të mbrojtura natyrore=Nature protection area**: Zona me pasuri ose llojshmëri të rrallë natyrore të cilat vihen nën mbrojtje për të siguruar ruajtje të qëndrueshme dhe për të penguar ndonjë përçarje. Në këto zona nuk lejohet zhvillimi i asnjë aktiviteti ekonomik, dëmtim ose ndryshim. Janë pjesë të ruajtura të natyrës, me veçori dhe vlera të veçanta natyrore, të cilat kanë rëndësi të përhershme ekologjike, shkencore, kulurore-arsimore, rekreative dhe turistike dhe si vlera me interes të përgjithshëm gëzojnë mbrojtje të veçantë.

**Zonë delikate e cenuar=Vulnerable/delcate/ zone**: Një zonë mbi të cilën përqëndrimi në ajër i një kimikati të çliruar aksidentalisht, mund të arrijë nivelin e shqetësimit.

**Zonë e lagët=Weping zone**: Një zonë e cila është rregullisht e lagësht ose e përmbytur nëtë cilën niveli i sipërm i ujërave nëntokësorë qëndron mbi sipërfaqen e tokës të paktën gjatë një stine të vitit. Zonë që zhvillon bimësi të përshtatur për të jetuar në këto kushte toke, të tilla si moçalet, kënetat dhe ligatinat.

**Zonë litorale/bregdetare/=Littoral zone**: Një rrip toke përgjatë vijës së bregut, midis niveleve të larta e të ulëta të ujit.

**Zonë mbrojtëse=Buffer zone**: Një zonë e caktuar tokësore ose ujore përgjatë anës së një rezervati natyror, përdorimi i së cilës është rregulluar në mënyrë të tillë që të thithë ose ndryshe të pengojë zhvillimet e padëshirueshme ose ndërhyrjet e tjera në zonë përtej brezit.

**Zonë e mbrojtur/rezervat=Guarded zone/**: Një zonë, zakonisht në kushte natyrore, e cila është e rezervuar nga një institucion shtetëror apo privat për mbrojtjen e specieve shtazore, gjatë një periudhe të caktuar ose gjatë gjithë vitit.

**Zonë natyrore=Natural area**: Një njësi fizike dhe biologjike në kushte sa më të afërta natyrore që të jetë e mundur, e cila përfaqëson shembullin e një bimësie tipike ose unike dhe vetive të tjera biologjike, gjelogjike dhe /ose ujore.

**Zonë e pronave të banimit=Housing estate zone**: Një zonë me përdorim ndërtimi e cila i kushtohet kryesisht ndërtimit të pronave të vogla të banimit në formën e shtëpive dhe kopshteve të cilat përdoren për qëllime hortikulture. Kjo zakonisht nënkupton një zonë banimi në një vend rural, e cila i mundëson banorët që të shtojnë të ardhurat e tyre, duke rritur e siguruar për konsumim vetiak.

**Zonë rurale=Rural areas**: Ato dallohen prej strukturave të vendbanimevetë tyre dhe kryesisht prej popullsisë së rrallë. Ato përfaqësojnë një kategori të strukturës së banimit e cila mbulohet as nga nyjet urbane (dendësi e vendbanime të shumta) dhe as nga karakteristikat që përcaktojnë strukturat e banimit. Zonat rurale që janë veçanërisht larg prej nyjeve urbane njihen si periferike.

**Zonë shërbimesh komunale=Utility area**: Çdo zonë toke e cila përdoret vetëm për një shërbim komunal ose e cila është caktuar si zonë për planifikim urban.

**Zonë transporti dhe komunikacioni=Transport and communication zone**: Tokë e përdorur për trafikun e lëvizshëm ose stacionar (rrugët, shtigjet, parkimet e makinave, trasetë dhe stacionet hekurudhore, aeroportet etj.).
**Zonë ujëmbledhëse=Catchment area**: Zonë tokësore kufizuese që rrethon një trup të dhënë ujor, nga e cila si rrjedhja sipërfaqësore dhe uji nëntokësor kullojnë në këtë trup ujor.
**Zvogëlim=Diminution**: Procesi me anë të të cillit një lëndë pakësohet në përqëndrim me kohë, përmes thithjes, ndajthithjes, degradimit, hollimit dhe/ose transformimit.

# ZH

**Zharginë=Soggy ground subject to sinking or sliding**: Vend që shembet nga lagështira, tokë që rrëshqet.
**Zhgazim=Degasify**: Largim ose shpërbërje e lëndëve helmuese (të gazta, të lëngëta etj.) prej objekteve dhe prej vendeve të infektuara. Kryhet me mënyra fizike (larje me tretës ose avullim), mekanike dhe kimike (reaksione kimike me lëndët helmuese), duke përdorur mjete dhe makina të posaçme. Ndër lëndët kimike që përdoren më shpesh për zhgazim janë: gëlqerja klorike, hipokloritet e kalciumit, kloraminat, soda dhe uji amoniakor. Zhgazimi si nocion ka lindur në kohën e Luftës së Parë Botërore, kur lëndët helmuese u përdorën gjerësisht në fushën e luftës.
**Zhurmë=Noise:** Zëra e tinguj të çrregullt e të përzier, zakonisht kur përplasen a fërkohen sende me njëri tjetrin, kur punon një makinë ose një mjet tjetër, kur pëlcet diçka, kur lëvizë, shtypet a thyhet ndonjë gjë; krismë, trapëllimë. Sot kjo konsiderohet si ndotje e mjedisit. Problem mjedisor.
**Zhvillim=Development**: Modifikimi i biosferës përmes përdorimit të burimeve njerëzore, financiare, jetësore dhe jo jetësore për të përmbushur nevojat e njeriut dhe për të përmirësuar cilësinë e jetës.
**Zhvillimi i brendshëm=Inner development**: Mundësimi i realizimit sa më të arsyeshëm të planifikimit dhe procedurave të tjera për organizimin e funksioneve urbane të strehimit, punësimit, tregjeve të shitjes dhe kohës së lirë. Qëllim është shmangia e trysnisë mbi peizazhin e një zone të jashtme dhe mbajtja e një vëllimi të caktuar trafiku. Në qoftë se pranohet nga ana mjedisore, ky zhvillim synon ndërthurjen e një sistemi të brezave të gjelbër në zonën e banimit dhe zhvillimin e transportit publik të udhëtarëve për të lidhur qendra të ndryshme së bashku.
**Zhvillim i qëndrueshëm=Sustainable development**: Integron zhvillimin dhe ruajtjen e burimeve natyrore. Zhvillimi i qëndrueshëm merr në konsideratë faktorët socialë, ekologjike dhe ekonomike, bazën e burimeve jetësore e jo jetësore, si edhe avantazhet e disavantazhet e veprimeve alternative. Zhvillim që plotëson nevojat e së tashmes, pa rrezikuar aftësinë e brezave të ardhshëm për të plotësuar nevojat e tyre; krijimi i pasurisë pa shkatërruar planetin për brezat e ardhshëm. Zhvillim i Qëndrueshëm është, sipas përkufizimit të Komisionit Bruntland (1987), “zhvillim që plotëson nevojat e së tashmes pa rrezikuar aftësinë e brezave të ardhshëm për të plotësuar nevojat e tyre.”

# Burimet




1. ***Akte Ndërkombëtare mjedisore, Volumi I, REC, Tiranë, 2000
2. Abercrombie, M. etj:Dictionary of Biology, bot. I VIII, Penguin books, 1990, USA
3. Andoni, Robert, Fjalor i mikrobiologjisë, Tiranë, 1980
4. Jablanovic, Miodrag, Ekotoksikoloski recnik, Prishtinë, 1993
5. ***Environmental Glossary, Environmental Health Center, A Division of the Safety Council, Washington, Prill, 1999
6. ***Environmental Science A Global Concern, University of Minesota, 1997, USA
7. ***Fjalor i Gjuhës së Sotme Shqipe A-M dhe N-Zh, Prishtinë 1981
8. xxx Fjalor i kimisë, Tiranë, 1984.
9. *** Fjalor fjalësh e shprehjesh të huaja, Instituti Alabanologjik, Prishitnë, 1987?
10. *** Fjalorth i terminologjisë mjedisore, Përgatitur nga Drita Dade, REC. Tiranë, 1998
11. ***Glossary, www.etd.ameslab.gov/etd/library/glossary/glossary
12. ***Glossary of Important Terms, www.chesapeakebay.net/info/glossary.html
13. ***Glossary, Kids Site, EPA, www.epa.gov/globalwarminng/kids/glossary/index.html
14. Michael Allaby, Dictinery of ecology, botimi i dytë, Univerziteti i Oksfordit, 1998.
15. ***Mixed Waste Glossary, EPA, www.epa.gov/radiation/mixed-waste/mw_pg5.htm
16. Ndreca, Mikel, Fjalor fjalësh dhe shprehjesh të huaja, Prishtinë, 1986.
17. ***Ozone Depletion Glossary, EPA, www.epa.gov/ozone/defns.html
18. ***Për Pastërtinë e Gjuhës Shqipe, Fjalor, Akademia e Shkencave e RSH, Instifurt i Gjuhësisë dhe i Letërsisë, Tiranë, 1998.
19. Saraqini, Eshref-Starova, Luan: Biologji 6, /sh.f./ , Libri shkollor, Prishtinë, 1999
20. ***Terms of Environment, EPA, www.epa.gov/OCEPAterms/eterms.html
21. Vujakljia, Milan: Leksikon stranih reci i izraza, Prosveta, Beograd, 1985
22. *** Water Science Glossary of Terms, www.ga.water.usgs.gov/edu/dictionary.html

MINISTRIA E MJEDISIT DHE PLANIFIKIMIT HAPËSINOR

# FJALOR

## fjalësh dhe shprehjesh mjedisore

/Përgatitur nga Ismet POTERA/





Prishtinë, 2002

Mendimi I Marcos për Fjalorin

As result of years of neglect, political and social conflict, and the enormous violence to persons and property that occurred during the last conflict, the environment in Kosovo is abused. Even though the situation of public utilities has substantially improved in the recent times, trash, debris and garbage are often dumped indiscriminately in important natural resources such as rivers and streams or green areas.
In this context not only the adults but also particularly teen agers and school children are in the most exposed group to increasing public and environmental health risks. They frequently lack basic knowledge about the risks of communicable diseases associated with accumulated rubbish and bad hygiene.
The porpouse of this work is to provide everybody, which is interested in protecting nature, environment and natural resources with a general guide to environmental terms that are currently in use.
The Dictionary is particularly addressed to teachers, NGO's and women. The teachers as responsible for the education of children, and also as professional guides for the young, te are in the position to build up social and cultural attitudes and to shape the environmental consciousness of children and adolescents; NGO's are considered as adequate implementing partners to raise environmental consciousness and awareness throughout the kosovar society. Having strong connections with the local population they are in the position to manage more effectively the necessary instruments that will address the problems and needs related to environment awareness. Women also play a major role in this aspect, especially with the children, as they are dealing with day to day with hygienic and health issues related to their well being.
Kosovo has beautiful natural resources and area such as Sharr Park, Rugova Canyon, Mirusha waterfalls that are not easy to find anywhere's in Europe…if we respect them and protected from pollution and contamination we will give to our children a wonderful and clean place where to live in peace and prosperity.

Pristina, January 2003

Marco Lembo
Advisor for Education
Ministry of Environment and Spatial Planning